# *Parathënie e përkthyesve*
# *në gjuhën angleze*

Duke e ofruar këtë përkthim të freskët të njërës ndër veprat kryesore të Rene Genonit (René Guénon), duam t'ua përkujtojmë lexuesve se ky libër, i cili ende duket aq bashkëkohës, së pari u botua më l927. Vërtet, prirjet që tregoi Genoni atëherë me një mprehtësi të tillë vijuan të shfaqeshin në botë me forcë të pazvogëluar. Në mendjen e njerëzve frika nga katastrofa ndryshon me atë optimizmin patetik i cili aq shpesh shkon bashkë me besimin për fatalizëm të përparimit, në një mënyrë e cila, kur shikohet prapa, i bën qortimet e Genonit të duken gati profetike, sidomos kur disa nga faktorët që tani krijojnë alarmin më të madh, ishin fare të dukshëm në kohën kur ai shkroi.

Po në këtë drejtim duhet të tërhiqet vëmendja në një vepër tjetër të po këtij autori, gjithashtu e përkthyer në këtë vistër "The Reign of Quantity" (Sundimi i sasisë) ku këto dy vëllime formojnë një çift. Kjo e dyta është zhvillim i po atyre temave si në këtë që e kemi në dorë, "Kriza", por të trajtuara në raport më të ngushtë me shkaqet kozmologjike. Këto dy vepra lypset të studiohen së bashku, nëse do njeriu të kapë këtë temë si një tërësi, një detyrë e cila, sidoqoftë, kërkon njëfarë aftësie për t'u shkëputur nga rastësitë në të cilat njeriu sot ka gisht, edhe përkundër faktit se janë rastësi; vetëm kështu mund të shpresojë njeriu të arrijë lirimin e shpirtit nga tirania e ngjarjeve, mu ashtu siç ekziston mundësia e vetme të merret me mend çdo lloj veprimi shërues, në ballë të vetë ngjarjeve, në bazë të një diagnoze të drejtë të shkaqeve të tyre të ngulura thellë: sa përpjekje të sinqerta janë bërë më kot nga pamundësia për të vepruar kështu!

Në fund, do të donim të zinim ngoje se ky tekst përfshin disa përmirësime të futura nga udhëzimet e dhëna nga autori gjatë jetës së tij: këto ndikojnë në disa referenca ndaj budizmit, për të cilat pikëpamja e autorit kohëve të vona kishte pësuar disa ndryshime. Megjithatë, për t'i zbatuar ato udhëzime u desht të pritej rasti deri në ditën e sotme.

Londër, 8 tetor 1961

Marco Pollis
Richard Nicholson

# *Parathënie*

Para disa vjetësh, kur shkruanim librin “Lindja dhe Perëndimi”, mendonim se ishte thënë mjaft, së paku për atë kohë, për çështjet që përbënin temën e librit. Që nga atëherë, megjithatë, ngjarjet pasonin njëra pas tjetrës, gjithnjë duke u shtuar dhe pa na shtytur të dëshironim atë që kishim shkruar më, ato megjithatë japin disa vështrime plotësuese të duhura dhe na nxisin të zhvillojmë pikëpamje të cilat duket se më parë nuk tërhiqnin vëmendje të posaçme. Nevoja për shpjegime të mëtejme në kohë të fundit po bëhet gjithnjë e më e ngutshme për shkak të riafirmimit dukshëm agresiv të një numri të atyre koncepteve shumë të gabuara për të cilat ishim posaçërisht kureshtarë t’i largonim; për këtë arsye, gjersa kishim dhembje për t’i mënjanuar ngecjet në çështjet polemike, dukej e dëshirueshme të nxirreshin këto gjëra edhe një herë në letër në perspektivën e tyre të duhur. Duke u marrë me çështje të këtij lloji, ka shqyrtime të nduarnduarshme, ndonjë të llojit fare elementar, të cilat megjithatë janë aq tërësisht të panjohura për shumicën dërrmuese të bashkëkohësve tanë, saqë lypset t’u kthehemi vazhdimisht, nëse duhet të kuptohen në mënyrë të përgjithshme, duke i paraqitur përsëri nga aspekte të ndryshme dhe duke shpjeguar në mënyrë më të plotë, ashtu siç diktojnë rrethanat, çdo çështje të rëndësishme që krijon vështirësi e cila nuk mund të parashikohet gjithmonë që nga fillimi.

Vetë titulli i këtij vëllimi kërkon disa shpjegime në të cilat duhet të futemi, para së gjithash, në mënyrë që lexuesi të mund të dijë cili është qëllimi, për të mos u rrezikuar nga ndonjë dykuptimësi. Se njeriu mund të flasë me të drejtë për krizën e botës moderne, duke e marrë fjalën “krizë” në kuptimin e saj më të rëndomtë, është diçka e cila nuk është më e kapur seriozisht për të polemizuar shumë njerëz, dhe në këtë kuptim po ndodh së paku një ndryshim i dukshëm i kësaj pikëpamjeje; disa iluzione po fillojnë të mënjanohen nën ndikimin e vetë ngjarjeve, kurse nga pikëvështrimi që kemi ne kjo nuk mund të jetë tjetër pos shkak i kënaqësisë, përkundër çdo gjëje tjetër, kjo së paku përbën një simptom të parapëlqyer dhe një shenjë se ende ka mundësi për një ripërshtatje të mentalitetit të sotëm, kurse kjo është diç që duket si shkëlqim i dritës midis kaosit të tashëm. Për shembull, besimi në “përparimin” e vazhdueshëm deri në pafund, i cili deri para do kohësh mbahej si një lloj dogme e paprekshme dhe për të cilën nuk bëhet pyetje, nuk mbështetet më aq shumë njëzërit; ka asish që marrin vesh në një mënyrë pak a shumë të paqartë dhe konfuze se qytetërimi perëndimor, në vend që të vazhdojë të zhvillohet gjithmonë në drejtim të njëjtë, mundet fare mirë një ditë të arrijë një pikë të ndalimit, ose madje edhe të gllabërohet krejtësisht nga ndonjë kataklizëm. Njerëzit e tillë, me gjasë, nuk shohin saktësisht ku qëndron rreziku, kurse frika e imagjinuar dhe shpesh si e fëmijës për të cilën ata flasin, mjafton të tregojë se në mendjen e tyre ende qëndrojnë shumë koncepte të gabuara. Megjithatë, tashmë ka diçka që duhet t’i bëjë ata të vetëdijshëm se ekziston një rrezik i tillë, qoftë ai më shumë me të kuptuar sesa me të marrurit vesh të vërtetë, dhe se ata duhet të kishin arritur pikën ku të kuptonin se ky qytetërim i cili ua ka marrë mendjen modernistëve nuk zë vend të privilegjuar në histori të botës dhe lehtë mund të pësojë të njëjtin fat siç u ka ndodhur shumë qytetërimeve të

cilat tashmë janë zhdukur në periudha pak a shumë të hershme, në disa raste duke lënë prapa asgjë më shumë se gjurmë të zbehta, pikërisht rudimente rrallë të kuptueshme ose madje as fare të njohura më.

Kur thuhet, pra, se bota bashkëkohore po pëson krizë, zakonisht mendohet se është arritur shkallë kritike, ose me fjalë të tjera, se është eminent një shndërrim pak a shumë rrënjësor dhe se duhet patjetër të paraqitet një ndryshim i orientimit brenda një kohe të shkurtër, qoftë i drejtuar me vetëdije ose nën shtrëngimin e ngjarjeve, duke u paraqitur pak a shumë në mënyrë të papritur, me katastrofë ose pa të. Ky përdorim i fjalës "krizë" është plotësisht i vlefshëm dhe i përgjigjet pjesërisht asaj që mendojmë ne, por vetëm pjesërisht, meqenëse pikëpamja nga e cila po shkruajmë është pikëpamje e përgjithshme e cila vështron kohën bashkëkohore në tërësinë e saj si periudhë kritike: për më tepër, duket sikur kriza po i afrohet kulmit të saj, kurse efekti i kësaj është të bie më shumë në sy anormaliteti i gjendjes e cila ka tani disa shekuj që po zgjat, ndonëse pasojat e saj kurrë më parë nuk kanë qenë më të dukshme se sot. Është pikërisht kjo arsyeja pse ngjarjet shpalosen me atë shpejtësi të rritur të cilën e zumë ngoje më lart; pa dyshim gjërat mund të vijojnë më tutje në këtë mënyrë edhe për një kohë, por jo deri në pafund, kështu që madje edhe pa qenë në gjendje të caktojmë një kohë të kufizuar, përfitohet përshtypja se gjendja e tashme nuk mund të zgjasë për një kohë shumë të gjatë.

Mirëpo, fjala "krizë" përmban disa kuptime tjera që e bëjnë edhe më të gatshme për të shprehur atë që dëshirojmë të shfaqim; etimologjia e saj, në të vërtetë, së cilës shpesh i humbet pamja në përdorimin vijues, por së cilës duhet doemos t'i referohet, ashtu siç është gjithmonë rasti kur dikush tenton të përkrahë me një fjalë rëndësinë e plotë dhe vlerën origjinale - e bën posaçërisht sinonime me "gjykimin" dhe "diskriminimin". Faza që me të drejtë mund të përshkruhet si "kritike", pa marrë fare parasysh rendin e ndodhive, është ajo fazë e cila i paraprin drejtpërsëdrejti një zgjidhjeje, të parapëlqyeshme ose të paparapëlqyeshme, dhe e cila në një mënyrë a në një tjetër do të jetë vendimtare; ajo është, pra, në atë çast kur bëhet e mundshme të formohet një gjykim i rezultateve të arritura, për t'i vlerësuar ata që janë për dhe kundër me klasifikimin e atyre rezultateve deri në një shkallë, qoftë si pozitive ose negative, dhe kështu për të marrë vesh në cilën anë më në fund do të anojnë ato shkallë. Natyrisht, nuk bëjmë kurrfarë pohimi për të bërë diskriminim të këtij lloji në mënyrë të plotë, i cili për më tepër do të ishte i parakohshëm, meqenëse kriza ende nuk është zgjidhur dhe meqenëse ndoshta as që ka mundësi të thuhet saktësisht kur dhe si do të zgjidhet, përveç faktit se gjithmonë është e parapëlqyeshme të frenohet njeriu nga parashikimet që nuk mund të mbështeten në të dhëna të kuptueshme lehtë për gjithsecilin dhe të cilat, prandaj, ka rrezik të shpjegohen gabimisht dhe kështu të shtohet hutia në vend se të pakësohet ajo. Gjithë çka mund të propozojë dikush për të bërë është të kontribuojë, deri në një shkallë dhe për aq sa lejojnë mjetet që janë në dispozicion, drejt asaj që ata që kanë parakushte për mendjemprehtësi të bëhen të vetëdijshëm për disa nga rezultatet që duket se janë themeluar mirë, dhe kështu të përgatitet terreni, ndonëse në mënyrë të pjesërishme dhe krahasimisht të tërthortë, që elementet e paracaktuara të luajnë rol në "gjykimin" e ardhshëm. Duke i vijuar ato, në historinë e njerëzimit do të hapet një kaptinë e re.

Disa nga termat që posa i përdorëm pa dyshim do të evokojnë në mendjen e njerëzve të ndyshëm idenë e asaj që zakonisht quhet "Gjykimi i fundit", dhe me të drejtë ashtu; qoftë të merret kjo shprehje fjalë për fjalë ose simbolikisht, ose njëherit në të dyja kuptimet - meqenëse këto dy koncepte kurrsesi nuk mund të përjashtohen

ndërsjellazi - nuk ka kurrfarë pasoje në rastin e tashëm, as që është ky vendi apo çasti për ekspozim më të plotë të kësaj teme. Sido që të jetë, ky ekuilibrim midis alternativave pozitive dhe negative të cilave po u referohemi, është sigurisht sugjestiv për ndarjen në dy grupe, të "zgjedhur" dhe të "dënuar", që të fiksohen në mënyrë të qëndrueshme që nga atëherë; madje edhe po qe se kjo është vetëm analogji, duhet të pranohet se është analogji e vlefshme dhe e mbështetur mirë në pajtim me natyrën e gjërave.

Sigurisht nuk është e rastit që në kohën e sotme duket se aq shumë njerëzve u është ngulur në mendje ideja për "fundin e botës"; mund t'i vijë keq njeriut në një mënyrë, sepse ekstravaganca që del nga ky nocion i kuptuar jo përsosurisht dhe nga teket mesiane që janë fryrë në disa lagje, të gjitha nga ato shfaqje të mungesës së ekuilibrit mendor të kohës, vetëm sa e keqësojnë po këtë çekuilibrim deri në shkallën e cila kurrsesi nuk është e parëndësishme: por megjithatë është e sigurt se ai ankth tani është e dhënë që nuk mund të mohohet tërësisht. Nuk ka dyshim se qëndrimi më i pëlqyer që duhet përvetësuar, kur ballafaqohemi me çështje të këtij lloji, është që ato të hidhen plotësisht dhe thjesht si gabime të fantazive të pa kurrfarë rëndësie: ndonëse, na e merr mendja se edhe pse ato mund të jenë në të vërtet gabime, është më mirë, gjersa të njihen si të tilla, të hulumtohen arsyet e tyre dhe të kërkohet elementi i së vërtetës pak a shumë të shtrembëruar, të cilin, përkundër së gjithash, mund ta përmbajnë ato; gabimi, fundja, është diç që gëzon formë fare mohuese të ekzistencës; gabimi, në mënyrë absolute nuk gjendet askund dhe nuk arrin në asgjë, pos në shprehje të pakuptimtë. Duke i vështruar çështjet në këtë dritë, është lehtë të merret vesh se ky preokupim me "fundin e botës" lidhet ngusht me gjendjen e trazimit të përgjithshëm të mendjes me të cilën ne jetojmë sot: nëse një kuptim i zbehtë i diçkasë që vërtet i afrohet fundit të vet lejohet të veprojë në mënyrë të pakontrolluar mbi disa lloje të imagjinatës, ai në mënyrë shumë të natyrshme i çrregullon dhe në pjesën më të madhe i materializon shumë përfytyrimet, të cilat pastaj përjashtohen në formë ekstravagante, ashtu siç kemi vënë në dukje. Ky shpjegim, megjithatë, nuk ofron asnjë arsyetim të parapëlqimit të asaj ekstravagance; ose jo së paku, nëse ata njerëz mund të falen për arsye se futen në gabim pa vullnetin e tyre, duke qenë të paradisponuar për diçka të tillë nga gjendja mendore për të cilën ata nuk janë përgjegjës, gjë që mund të jetë arsye për ta falur vetë gabimin. Për më tepër, sa na përket neve, vështirë se mund të akuzohemi për lëshim të tepërt ndaj shfaqjeve pseudo-fetare të botës bashkëkohore më shumë se ndaj gabimeve të sotme në përgjithësi; disa njerëz, në të vërtetë, mund të jenë edhe të prirur të na qortojnë për gabime në drejtimin e kundërt, dhe ndoshta ajo që posa e thamë do t'u ndihmojë atyre të kuptojnë më qartë se që i përfytyrojmë këto çështje, duke u përpjekur, si zakonisht, për ta ruajtur të vetmin pikëvështrim që ka rëndësi, atë të së vërtetës së paanshme dhe me interes.

Në lidhje me këtë, megjithatë, duket diçka më shumë, sepse shpjegimi i thjeshtë "psikologjik" i idesë së "fundit të botës" dhe i shfaqjes së saj të tashme, ndonëse niveli i saj mund të jetë i saktë, nuk mund të konsiderohet si tërësisht joadekuat; të vendosej e kundërta do të shpiente në atë që të lejohej të ndikohej njeriu nga njëri prej atyre iluzioneve bashkëkohore kundër të cilit nuk humbin rastin për të protestuar. Siç kemi thënë, ka njerëz të cilët në mënyrë të zbehtë e kuptojnë fundin e pashmangshëm të diçkasë, pa qenë në gjendje të përshkruajnë as natyrën ose shkallën e asaj që po merr fund; duhet të pranohet se mbresa e tyre mbështetet në realitet, edhe pse ai mund të jetë i zbehtë dhe objekt i shpjegimeve të rrejshme dhe i shtrembërimeve të imagjinatës, sepse çfarëdo qoftë natyra e këtij fundi që po afrohet, kriza që duhet patjetër të arrijë

kulmin duket mjaft qartë, kurse nuk mungojnë shenjat jodykuptimshe dhe lehtë të vështruara, të gjitha duke vënë në dukje përfundimin e njëjtë. Ky fund është pa dyshim jo "fundi i botës" në kuptimin absolut të fjalës, siç janë disa njerëz të gatshëm ta interpretojnë këtë shprehje, por së paku është fundi i një bote: dhe nëse po merr fund pikërisht qytetërimi perëndimor në formën e tij të tashme, mund të kuptojë njeriu lehtë si ata që janë mësuar të mos përfytyrojnë asgjë tjetër jashtë atij qytetërimi dhe për të cilët ai paraqet "qytetërimin" e pakualifikuar, duhet të shpjerë në besimin se çdo gjëje do t'i vijë fundi me të dhe se zhdukja e tij do të thotë, në të vërtetë, "fundi i botës".

Për ta zvogëluar këtë çështje në përpjesëtimin e saj të duhur, mund të thuhet atëherë se ne vërtet duket se po i afrohemi fundit të një bote, ose me fjalë të tjera, fundit të një epoke ose të një cikli historik, i cili për më tepër mund t'i përgjigjet fundit të një cikli kozmik, në pajtim me mësimin e gjithë doktrinës tradicionale mbi këtë temë. Tashmë ka pasur shumë paraqitje të të njëjtit lloj në të kaluarën, dhe pa dyshim, do të ketë edhe më shumë në të ardhmen; rëndësia e tyre ndryshon, për më tepër, varësisht nga ajo nëse ata u japin fund periudhave më të gjata ose më të shkurtra dhe nëse ndikojnë në tërë njerëzimin, ose vetëm në njërën apo në tjetrën pjesë përbërëse të tij, në ndonjë racë ose popullatë të posaçme. Ka arsye të pritet që në gjendjen e tashme të botës ndryshimi kanosës do të jetë shumë i përgjithshëm në kornizat e tij dhe se çdo gjë që mund të merret me mend prej tij - ndërsa kjo çështje është diç që nuk do të përpiqemi ta përcaktojmë - do të ndikojë pak a shumë në gjithë botën. Në çdo rast, ligjet që kanë të bëjnë me paraqitje të tilla zbatohen në mënyrë analogjike në nivele të ndryshme; ajo që vlen, pra, për "fundin e botës" në kuptimin më të plotë të kapshëm, dhe e cila për më tepër zakonisht merret sikur t'i referohet vetëm botës tokësore, mbetet po ashtu të vlejë, ndonëse në shkallë proporcionalisht të zvogëluar, edhe për fundin e njëfarë bote të posaçme, të kuptuar në mënyrë shumë më të kufizuar.

Këto vërejtje paraprake duhet të bëjnë që shumë më lehtë të kuptohet natyra e çështjeve me të cilat do të merremi. Tashmë në kontekste tjera kemi pasur bukur shpesh rast të zëmë ngoje "ligjet ciklike"; megjithatë, do të ishte ndoshta vështirë të jepnim një parashtrim të plotë mbi këtë temë në një formë që do të kuptohej lehtë nga mendja e Perëndimit, ndonëse çdokush që dëshiron të cilësojë karakterin e vërtetë të periudhës së tashme dhe të çmojë pozitën e saj të saktë në historinë e botës, duhet të posedojë së paku një sasi të dhënash mbi këtë temë. Do të fillojmë, pra, duke treguar se tiparet karakteristike të kësaj epoke shumë përcaktueshëm përputhen me treguesit që dalin prej kohëve të lashta nga doktrinat tradicionale, kur përshkruhet periudha ciklike pjesë të së cilës janë ato; dhe kjo njëherit do të shërbejë për të treguar se ajo që duket jonormale dhe e çrregullt nga një pikëpamje është megjithatë element i domosdoshëm në rrafshin më të gjerë dhe pasojë e pashmangshme e ligjeve që drejtojnë zhvillimin e gjithë shfaqjes. Megjithatë, le të themi menjëherë, kjo nuk është arsye që të pajtohemi t'u nënshtrohemi në mënyrë pasive hutisë dhe errësirës, të cilat në këtë çast duket se triumfojnë, sepse në rast të tillë nuk do të kishte asgjë tjetër çka të bëhej pos të mbeteshim të qetë; përkundrazi, ka arsye për t'u përpjekur deri në fund për ta përgatitur rrugëdaljen nga kjo "periudhë e errët", sepse ka shumë shenja se po i afrohet fundi, po qe se nuk e kemi në dorë që menjëherë. Kjo gjasë po ashtu është në përputhje me rendin, meqenëse ekuilibri është rezultat i veprimit të përnjëhershëm i të dy tendencave të kundërta; po qe se njëra apo tjetra do të pushonte plotësisht funksionin, ekuilibri nuk do të arrihej kurrë, kurse bota do të zhdukej; por një supozim i tillë nuk mund sigurisht të realizohet, sepse që të dy termat e kundërshtimit nuk kanë kurrfarë kuptimi të veçuar njëri nga tjetri, kurse çfarëdo që të jenë gjasat, mund të pushojmë të sigurt se të gjitha çekuilibrimet e

pjesërishme dhe kalimtare më në fund do të ndihmojnë për realizimin e vet ekuilibrimit të gjithmbarshëm.

# Kreu i parë

# KOHA E ERRËT

Doktrina hinduse na mëson se cikli njerëzor, të cilit ia jep emrin *Manvantara*, ndahet në katër periudha, duke shënuar aq shumë shkallë, gjatë së cilës spiritualiteti i qëmotshëm bëhet gjithnjë e më i paqartë; këto periudha përputhen me periudhën e arit, të argjendit, të bronzit dhe të hekurit të traditave të lashta perëndimore. Tani jemi në fazën e katërt, në *Kali-Juga*, ose në "kohën e errët", dhe tashmë jemi në të, thuhet qysh më shumë se gjashtëqind vjet, që nga një epokë, do të thotë, shumë më e hershme se që ka shënuar historia klasike. Që nga ajo kohë, të vërtetat të cilat më herët ishin të arritshme për gjithë njerëzimin janë bërë gjithnjë e më të fshehura dhe të vështira për t'i arritur; qasjet në to bëhen gjithnjë e më të vogla dhe nëse thesari i mençurisë "jonjerëzore" që i paraprin gjithë kohëve kurrë nuk mund të humbet, ai mbështillet megjithatë në vela gjithnjë e më të padepërtueshme, të cilat e fshehin nga pamja dhe nën të cilat është jashtëzakonisht vështirë të zbulohet. Kjo shpjegon pse ai duhet të ndeshet gjithkund, nën simbole të ndryshme, nën të njëjtën temë të diçkasë që është humbur, së paku sipas gjithë asaj që duket edhe sa i përket botës së jashtme deri tani dhe të cilën duhet ta rizbulojnë ata që përpiqen për dije të vërtetë; por thuhet gjithashtu se ajo që fshihet kështu do të bëhet përsëri e dukshme në fund të ciklit tonë, i cili me arsyen e vazhdimësisë që i lidh të gjitha gjërat së bashku, do të puqet me fillimin e ciklit të ri.

Por, do të shtrohet pa dyshim pyetja, pse duhet të vijojë kështu zhvillimi ciklik në drejtim teposhtë, nga e larta drejt teposhtës, një drejtim i cili menjëherë do të merret si antitezë e plotë e idesë së përparimit ashtu siç kuptohet nga modernistët? Arsyeja është se zhvillimi i çdo gjëje që shfaqet do të nënkuptojë një largim të shpejtuar gradualisht drejt aty prej nga zë fill; duke filluar nga pika më e lartë anon pashmangshëm drejt më të ultës, dhe ashtu si me trupat me peshë, shpejtësia e lëvizjes rritet vazhdimisht derisa më në fund të arrijë pikën ku duhet të ndalet. Kjo rënie mund të përshkruhet si materializim progresiv, sepse shprehja e parimit është thjesht spiritualitet; themi shprehja dhe jo vetë parimi, sepse ky i dyti, duke qenë përtej gjithë të kundërtës, nuk mund të përshkruhet me asnjë term që duhet të sugjerojë kundërshtim. Pastaj fjalët si "shpirt" dhe "çështje", të cilat detyrohemi t'i marrim nga terminologjia perëndimore dhe t'i shfrytëzojmë këtu për arsye të kollajllëkut, mund të kenë nga pikëpamja jonë pak më shumë se vlerë simbolike; ato mund vetëm të detyrohen t'i shërbejnë qëllimit të tyre për aq sa përjashtohen interpetimet e posaçme që u përshkruhen nga filozofët bashkëkohorë, ku "spiritualizmi" dhe "materializmi" janë thjesht dy terma plotësuese që nënkuptojnë njëri-tjetrin, që të dytë njësoj pa rëndësi për këdo që dëshiron të ngrihet mbi pikëpamjet e rastësishme. Mirëpo, nuk jemi nisur të trajtojmë në këtë rast metafizikën e pastër; prandaj, në qoftë se merren të gjitha masat parandaluese për të mënjanuar dykuptimësinë dhe që parimet qenësore kurrë të mos humben nga sytë, mund të pranohet përdorimi i termave, të cilët, ndonëse jo adekuatë, do të shërbejnë

megjithatë për t'i bërë çështjet të kuptohen më lehtë, domethënë përderisa kjo mund të bëhet pa shtrembëruar atë që duhet të kuptohet.

Përshkrimi më lart i zhvillimit të këtij manifestimi jep një pasqyrë e cila është e saktë kur të shikohet në tërësi, por e cila megjithatë është tepër e thjeshtë dhe skematike, sepse ajo është e vlefshme për t'u shfaqur përshtypja se zhvillimi po bëhet gjatë një vije të drejtë, vetëm në një drejtim dhe pa luhatje të çfarëdo lloji; e vërteta, në të vërtetë, është shumë më e ndërliqshme. Siç kemi vrojtuar tashmë, në të vërtetë, në çdo gjë mund të hetohen dy tendenca të kundërta, njëra për zbritje e tjetra për hipje, ose të përdorim formë tjetër të shprehjes, njëra centrifugale e tjetra centripetale; kurse nga mbizotërimi i njërës tendencë ose i tjetrës rrjedhin dy faza plotësuese të kësaj shfaqjeje, njëra lëvizje tutje prej parimit kurse tjetra në kthim ndaj parimit, të dy fazat shpesh krahasohen simbolikisht me lëvizjen e zemrës ose me veprimin e dyfishtë të frymëmarrjes. Ndonëse këto faza zakonisht përshkruhen si sukcesive, dy tendencat me të cilat përputhen ato duhet, të shikohen si diçka që gjithmonë veprojnë në mënyrë simultane, ndonëse në përpjesëtime të ndryshme; për më tepër, ndodh ndonjëherë, në çastet kur tendenca për teposht duket të jetë në pikën mbisunduese përfundimisht në ecurinë e zhvillimit botëror, se ndonjë veprim i posaçëm do të ndërhyjë për të forcuar tendencën kundërshtare që ashtu të rivendoset njëfarë ekuilibri, së paku deri në një shkallë relative dhe ashtu si lejojnë kushtet e këtij çasti, duke shkaktuar kështu ripër-shtatje të pjesërishme, kurse mund të duket se është ndalur rënia ose se është përkufizuar përkohësisht.

Është lehtë të shihet se të dhënat tradicionale të këtij lloji, nga të cilat nuk mund të japim më shumë se vetëm një kornizë këtu, u hapin derën koncepteve që janë më të thella dhe më të gjera dhe që në përgjithësi dallojnë nga çdo gjë që gjendet në përpjekjet e ndryshme në "filozofinë e historisë" shumë të popullarizuar ndër shkrimtarët bashkëkohorë. Megjithatë, ne nuk propozojmë që në gjendjen e tashme të kthehemi prapa në zanafillën e ciklit, as të shkojmë aq larg sa në hapjen e *Kali-Jugas*; ne vetëm do të merremi drejtpërsëdrejti me një fushë shumë më të kufizuar, gjegjësisht me *Kali-Jugan* te fazave të fundit. Në të vërtetë, brenda secilës nga periudhat e mëdha që kemi zënë ngoje, ka mundësi të dallohen faza të dorës së dytë që përbëjnë aq shumë nëndarje; dhe meqenëse çdo pjesë është në mënyrën e vet të posaçme analoge me tërësinë, këto nëndarje riprodhojnë, në një shkallë të zvogëluar, si të thuash, vijën e përgjithshme të ciklit më të madh në të cilin janë përfshirë; por përsëri një hulumtim i plotë i mënyrave në të cilat zbatohet ky ligj në raste të ndryshme të veçanta do të shpiente larg përtej kufizimeve që i kemi vënë për këtë studim të tashëm. Për t'i plotësuar këto vërejtje paraprake do të zëmë ngoje një apo dy faza posaçërisht kritike që në kohë fare të fundit i përjetoi njerëzimi, ato që bien në periudhën zakonisht të njohur si "historike", meqë siç në të vërtetë është e vetmja periudhë e arritshme për historinë e rëndomtë ose "profane"; ndërsa kjo, natyrisht, do të shpiente në temën e vërtetë të studimit tonë, sepse e fundit nga këto periudha kritike nuk është asnjë tjetër pos asaj që përbën atë që zakonisht quhet "kohë moderne".

Është e dhënë e dukshme dhe një që duket se kurrë nuk i është kushtuar vëmendje e duhur, ajo se periudha që saktësisht quhet "historike" në kuptimin që i referohet së pari, shtrihet prapa pikërisht rreth shekullit VI para e.r., sikur të ekzistonte në atë kohë pengesë e kohës e cila ishte e pamundshme të kapërcehej me anë të metodave të hulumtimit në dispozicion të studimeve të rëndomta. Në të vërtetë, që nga ai çast e tutje gjithkund është e mundshme të bëhet një kronologji bukur e saktë dhe me bazë të fortë, kurse në çdo gjë që ka ndodhur para saj, si rregull, arrihet vetëm me njëfarë hamendje,

kurse datat e dhëna për të njëjtat ngjarje ndryshojnë me nga disa shekuj. Kjo bie shumë në sy madje edhe në rastin e vendeve ku kemi pak më shumë gjurmë, si për shembull në Egjipt; por ajo që ndoshta është edhe më mahnitëse është se në një rast të pranueshëm dhe me përparësi si ai i Kinës, i cili posedon anale që lidhen me periudha shumë më të largëta dhe të datuara me anë të vështrimeve astronomike që nuk do të duhej të linin vend për dyshim, shkrimtarët bashkëkohorë, megjithatë, flasin edhe për këto periudha si "legjendare", sikur të gjendeshin në një fushë ku ata hezitojnë të pranojnë mundësinë për të arritur në çfarëdo sigurie dhe sikur kështu të shmangeshin me qëllim për të mos ia dalur në krye. E ashtuquajtura lashtësi "klasike" është pra një lashtësi vetëm relative dhe, thënë drejt, qëndron shumë më afër kohëve moderne sesa lashtësisë së vërtetë, meqenëse ajo as që shkon prapa deri në mes të *Kali-Jugas*, gjatësia e së cilës, sipas doktrinës hinduse, është pjesa e dhjetë e gjithë *Manvantaras*. Nga këto vrojtime mund të gjykojë njeriu sa kanë të drejtë modernistët kur krenohen për shkallën sa e dinë historinë. Ata pa dyshim do të përgjigjeshin për t'u arsyetuar se e gjithë kjo u referohet vetëm kohëve "legjendare" dhe prandaj nuk vlen të merret parasysh; por kjo përgjigje është në vete pranim i padijes dhe mungesë e të kuptuarit me çka mund të shpjegohet mospërfillja e traditës nga ana e atyre autorëve; pikëpamja moderne si e tillë, në të vërtetë, është, siç do ta shpjegojmë më tutje, identike me vetë botëkuptimin kundërtradicional.

Në shekullin VI para e.r. u bënë ndryshime të konsiderueshme, për një arsye a për një tjetër, ndër një numër të madh popujsh; ato ndryshime, për më tepër, dallonin për nga karakteri prej një vendi në tjetrin. Në disa kishte ripërshtatje të traditës ndaj kushteve që dallonin nga ato që kishin mbizotëruar më parë, një ripërshtatje e cila përmbushej në kuptimin e plotë dogmatik; kjo është ajo që ndoshi, për shembull, në Kinë, ku doktrina e themeluar që në kohët e lashta si një tërësi e vetme, u nda në atë moment në dy pjesë qartë të dalluara, gjegjësisht në taoizëm, i rezervuar për elitën dhe i cili përmbante shkencat e pastra metafizike dhe tradicionale të një natyre plotësisht spekulative, dhe në konfuçianizëm, i cili ishte i përbashkët për të gjithë njerëzit pa dallim dhe mbulonte kryesisht fushën e zbatimeve praktike dhe shoqërore. Ndër persianët duhet gjithashtu të jetë bërë një ripërshtatje e mazdeizmit, sepse kjo ishte koha e zoroasterit të fundit: në Indi kjo periudhë e pa lindjen e Budizmit.

Duke shkuar nga Perëndimi shohim se për çifutët kjo ishte koha e robërisë babilonase; dhe ndoshta njëra nga të gjitha ngjarjet më mahnitëse ishte fakti se një periudhë e shkurtër shtatëdhjetëvjeçare do t'u ketë mjaftuar izraelitëve të harronin madje edhe alfabetin e tyre, kështu që pastaj librat e shenjtë u desht të rindërtoheshin me shenja krejtësisht tjera nga ato që përdoreshin deri në atë kohë. Do të kishte mundësi të ziheshin ngoje shumë ngjarje të tjera që pak a shumë i përkitnin datës së njëjtë: do të zëmë ngoje vetëm se për Romën ky ishte fillimi i periudhës "historike" e cila e pasoi tutje periudhën "legjendare" të mbretërve, dhe gjithashtu dihet, ndonëse në mënyrë disi të zbehtë, se kishte shpërngulje të dukshme të popujve keltë në atë kohë; por pa i përpunuar këto çështje duhet të kalojmë tutje dhe të shqyrtojmë çka ndodhi në Greqi. Edhe aty shekulli i gjashtë ishte pikënisja e të ashtuquajturit qytetërim "klasik", të cilit i jepet e drejta, sipas modernistëve, vetëm ai të konsiderohet "historik", ndërsa çdo gjë para asaj kohe është aq pak e njohur sa të trajtohet si "legjendare", ndonëse zbulimet arkeologjike të kohës së fundit nuk lënë më vend për dyshim se kishte ekzistuar ndonjë qytetërim i vërtetë në atë kohë; ndërsa ka arsye të supozohet se ai qytetërim i parë helenik ishte shumë më i rëndësishëm intelektualisht sesa ai që vijoi pas tij dhe se marrëdhënia që ekzistonte midis atyre dy periudhave nuk është pa ndonjë analogji me

atë midis kohës mesjetare dhe kohës së sotme në Evropë. Duhet të vihet re, megjithatë, se ndërprerja në rastin e dytë ishte më pak radikale, sepse ishte së paku një ripërshtatje e pjesërishme në rendin tradicional, duke ndikuar parimisht në sferën e "mistereve"; me këtë duhet të lidhet tradita pitagoriane, e cila ishte në vend të parë përtëritje në formë të re të traditës së mëhershme jetime, ku lidhja me kultin delfik të Apollos së banorit të Veriut të largët sjell dëshmi për një linjë të paképutur dhe të rregullt të prejardhjes prej njërës nga traditat më të lashta të njerëzimit. Por, nga ana tjetër, së shpejti u duk diçka nga e cila nuk kishte pasur shembull të njohur më herët, dhe së cilës i ishte caktuar fati në të ardhmen për të ushtruar ndikim të dëmshëm në tërësinë e botës perëndimore: i referohemi asaj forme të posaçme të mendimit që ishte fituar atëherë dhe ka ngelur që atëherë me emrin "filozofi"; kurse kjo është temë mjaft e rëndësishme dhe meriton trajtim diç më të madh.

Është e vërtetë se fjala filozofi mundet vete të merret në kuptim fare legjitim, në atë që pa dyshim e kishte në fillim, sidomos nëse është e dhënë, siç besohej zakonisht, se Pitagora ishte i pari që e përdori këtë shprehje. Etimologjikisht ajo thjesht do të thotë "dashuri e mençurisë"; në radhë të parë, pra, ajo nënkupton rregull paraprak për arritjen e mençurisë dhe me zgjerimin e natyrshëm ajo do të thotë edhe kërkim që del nga kjo rregull dhe i cili do të shpjerë tani në dije. Ajo, pra, shënon një etapë paraprake dhe parapërgatitëse, një hap, si të thuash, në drejtim të mençurisë ose të shkallës së përputhjes me një gjendje inferiore ndaj asaj të mençurisë; prishja e kuptimit që u bë më vonë qëndronte në ngatërrimin e kësaj etape kalimtare me fundin në vete dhe duke u përpjekur për të zëvendësuar filozofinë me mençurinë, një proces që nënkuptonte të harrosh ose të mos ia dalësh të njohësh natyrën e vërtetë të kësaj të fundit. Pikërisht në këtë mënyrë u paraqit ajo që mund të përshkruhet si filozofi "profane", një mençuri e qartë, domethënë thjesht njerëzore në karakter, prandaj anon kryesisht ndaj rregullit racional dhe e cila u zëvendësua me mençurinë tradicionale vërtet mbiracionale dhe jonjerëzore. Mirëpo, diçka nga kjo mençuri e vërtetë ngulte këmbë gjatë gjithë lashtësi-së; prova duhet të shihet në vazhdimësinë e "mistereve" me karakterin e tyre të pamohueshëm nismëtar, po edhe në faktin se mësimet e vetë filozofëve zakonisht kishin një anë të "jashtme" dhe një anë të "brendshme", kjo e fundit jepte mundësinë që të bë-hej lidhja me pikëpamjet e larta, siç shohim të dilte në shesh shumë qartë, edhe nëse në disa aspekte jo plotësisht, disa shekuj më vonë ndër aleksandrianët. Që filozofia "profane" të përbëhej përfundimisht si e tillë ishte e domosdoshme që vetëm e jashtmja të mbetej gjallë kurse nga e brendshmja duhet të hiqej dorë plotësisht; lëvizja që filloi nga grekët duhej të shpiente pikërisht në botën e sotme; tendencat që tashmë kishin hasur në shprehje ndër grekët ishin paracaktuar të silleshin në përfundimin e tyre logjik, kurse rëndësia e tepërt që ia kishin dhënë mendimit racional ishte që të përgatitej rruga për zhvillimin e "racionalizimit", një qëndrim posaçërisht modern, i cili nuk konsiston më vetëm në mospërfilljen e çdo gjëje që i përket rrafshit mbiracional, por që me qëllim e mohon atë. Megjithatë, të mos bëjmë parashikime të mëtejme, meqenëse do të jetë e domosdoshme të mbahen parasysh pasojat e kësaj lëvizjeje dhe të gjurmohet zhvillimi i tyre në një pjesë tjetër të këtij libri.

Në lidhje me këtë është një çështje që duhet posaçërisht mbajtur parasysh përkitazi me temën e këtij studimi; bëjmë fjalë për të dhënën se diçka nga origjina e botës së sotme duhet të kërkohet në lashtësinë "klasike"; prandaj bota moderne nuk është krejt gabim kur pohon se mbështetet në qytetërimin greko-latin dhe se është vazhdimësi e tij. Duhet të thuhet, megjithatë, se ajo është vazhdimësi e largët dhe disi jobesnike, sepse lashtësia klasike ende përmban shumë gjëra që i përkasin rrafshit

intelektual dhe shpirtëror ekuivalenti i të cilit nuk mund të gjendet në botën e sotme; sido që të jetë, këto dy qytetërime shënojnë dy etapa shumë të ndryshme në errësimin gjithnjë e më të madh të dijes së vërtetë. Njeriu mundet vërtet të konceptojë dekadencën e qytetërimit të lashtësisë që shpie gradualisht dhe pa kurrfarë prishjeje të vazhdimësisë në një gjendje të ngjashme me atë që e shohim sot rreth nesh; por kjo nuk ndodhi në të vërtetë, kurse në ndërkohë ndërhyri një periudhë tjetër kritike për Perëndimin, e cila njëherit ishte njëra nga ato fazat e rindërtimit të cilën tashmë e kemi zënë ngoje.

Faza në fjalë ishte ajo e ngritjes dhe e përhapjes së Krishterimit, duke u përputhur, nga një anë, me shpërndarjen e çifutëve dhe, nga ana tjetër, me etapat e fundit të qytetërimit greko-latin; ndërsa mund t'i kapërcejmë këto ngjarje më shpejt, përkundër rëndësisë së tyre, sepse këto janë të njohura më gjerësisht sesa ato për të cilat bënim fjalë më parë, dhe po ashtu për shkak se përputhja e tyre është shënuar në mënyrë më të zakonshme, madje edhe nga historianët këndvështrimi i të cilëve mbetet bukur shumë sipërfaqësor. Po ashtu shpesh është tërhequr vëmendja për ekzistimin e disa tipareve të përbashkëta të dekadencës së botës "klasike" dhe të kohës së sotme; kurse pa dashur të tërheqim paralelen shumë larg, duhet të pranohet se vërtet ka disa ngjashmëri bukur të dukshme. Filozofia thjesht "profane" kishte gjetur mbështetje: paraqitja e skepticizmit, nga një anë, dhe e moralizmit stoik dhe epikurian, nga ana tjetër, tregojnë mjaftueshëm deri në çfarë shkalle ishte shmangur intelektualiteti. Njëherit, doktrinat e shenjta, që sot vështirë i kupton më kushdo qoftë, janë degjeneruar, si pasojë e këssaj mungese të të kuptuarit, në "paganizëm" në kuptimin e plotë të fjalës, duke u bërë, si të thuash, jo më shumë se "besëtytni", gjëra të cilat pasi kishin humbur kuptimin e tyre të brendshëm kishin mbajtur gjallë vetveten e vërtetë në trajtë të shfaqjeve thjesht të jashtme. Ishin bërë vërtet disa përpjekje për të reaguar kundër kësaj dekadence: vetë helenizmi u përpoq për të përfituar fuqi të re me ndihmën e elementeve të huazuara nga ato doktrina të Lindjes me të cilat ajo ishte në gjendje të merrte kontakt; por mjetet e tilla nuk ishin adekuate më sepse vetë qëllimi i qytetërimit greko-latin tashmë ishte dënuar të mos përkujtohej, kështu që ishte e domosdoshme që nga diku tjetër të vinte ndikimi për ta sjellë në vete dhe për të vepruar në formë plotësisht tjetër. Ishte Krishterimi ai që e solli këtë shndërrim; dhe mund të vërejmë, në kalim e sipër, se krahasimi i cili mund të bëhet në njëfarë mënyre të arsyeshme midis atyre ditëve dhe kohës sonë është ndoshta një ndër faktorët përgjegjës në "mesianizmin" konfuz i cili aq shumë merret parasysh në kohën e sotme. Pas periudhës shqetësuese të pushtimeve barbare, nga domosdoja për të rregulluar shthurjen e rendit të prishur, u kthye një gjendje normale dhe zgjati disa shekuj; kjo ishte periudha mesjetare, aq shumë e keqkuptuar nga modernistët, të cilët nuk janë në gjendje të çmojnë intelektualitetin e saj dhe të cilëve ajo vërtet u duket shumë më e huaj dhe e largët sesa lashtësia "klasike".

Për ne, koha e Mesjetës së vërtetë shtrihet që nga sundimi i Sharlemanjit (Charlemagne) deri në fillimin e shekullit XIV; kjo datë e fundit shënon fillimin e shmangies së sërishme, e cila ka vazhduar nëpër faza të nduarnduarshme dhe duke mbledhur fuqi shtytëse gjithë deri në ditën e sotme. Pika e vërtetë fillestare e krizës së sotme daton që nga ai moment: ajo ka dëshmuar shenjat e para të përçarjes së Krishterimit, me të cilin qytetërimi perëndimor i Mesjetës ishte lidhur në mënyrë të pandashme: po në atë kohë, derisa ajo shënonte shkëputjen e sistemit feudal, aq ngusht të lidhur me po atë Krishterim, ajo po ashtu përkon me zanafillën e formimit të "kombeve". Prandaj koha e sotme duhet të konsiderohet se shkon prapa gati dy shekuj më larg sesa që zakonisht merret me mend të jetë ajo; Renesanca dhe Reformacioni ishin të dyjat të dorës së parë për nga natyra e rezultateve dhe atyre vetëm ju dha

mundësia nga dekadenca paraprake; por larg asaj që të krijohej rival, ato shënuan një rënie edhe më serioze sepse ato përmbushën atë shkëputje nga shpirti tradicional, ajo e para në sferën e shkencave kurse e fundit në sferën e vetë religjionit, dhe kjo përkundër të dhënës se është fushë në të cilën do të ishte dukur më së vështiri për konceptimin e mundësisë që të ndodhte fare një prishje e tillë.

Siç kemi vënë në dukje tashmë në rastet e tjera, ajo që njerëzit e quajnë Renesancë ishte vërtet vdekje e shumë gjërave; me pretekst për t'u kthyer në qytetërimin greko-romak ajo e mori mbi vete pjesën më të jashtme të atij qytetërimi, sepse ajo që ishte relativisht e jashtme ishte e vetmja në gjendje që të shprehej në tekste të shkruara; për më tepër, rivendosja jo e plotë e këtij lloji duhet të kishte karakter shumë artificial, sepse ajo nënkuptonte përdorim të formave jeta reale e të cilave kishte dalur nga ato para disa shekujsh. Sa u përket shkencave tradicionale të Mesjetës, pasi kishin prodhuar disa manifestime të fundit mbi atë kohë, ato u zhdukën plotësisht si ato të qytetërimeve të shkuara shumë më parë qysh se ishin zhdukur nga ndonjë kataklizëm: dhe në këtë kohë asgjë nuk u ngrit për të zënë vendin e tyre.Prandaj duhej të mbetej vetëm filozofia dhe shkenca "profane", si të thuash, negacioni i intelektualitetit të vërtetë, kuptimi i dijes deri në nivelin e saj më të ulët, një studim empirik dhe analitik i fakteve të shkëputura nga parimet, përhapja në gjerësi të pafund te hollësive të parëndësishme dhe grumbullimi i hipotezave të pambështetje, duke shkatërruar vazhdimisht njëra-tjetrën dhe i pamjeve fragmentare të paafta pë rtë shpënë në çkado qoftë tjetër pos në zbatime praktike të atij lloji i cili përbën të vetmën epërsi reale të qytetërimit bashkëkohor - vështirë se mund të jetë epërsi e lakmueshme - për më tepër, qytetërimi i cili me zhvillimin e vet deri në pikën që zë frymën çdo preokupimi tjetër ka pasur sukses vetëm duke u pajisur me karakter thjesht material që nga ai krijon një llahtar të plotë.

Një e dhënë krejt e jashtëzakonshme është shpejtësia me të cilën qytetërimi mesjetar erdh e u harrua aq tërësisht; qysh në shekullin XVII njeriu kishte humbur gjithë kontaktin me kuptimin e atij qytetërimi, kurse monumentet e tij të mbetura gjallë nuk shfaqnin më asgjë, as intelektualisht e madje as estetikisht: nga mund të gjykohet për shkallën deri në të cilën kishte ndryshuar në ndërkohë mentaliteti i rëndomtë. Këtu nuk do të angazhohemi të hulumtojmë faktorët - dhe ata janë vërtet shumë të ndërliqshëm - të cilët bashkëvepronin për të shkaktuar një ndryshim aq rrënjësor saqë duket e vështirë të pranohet ardhja e tij në mënyrë spontane dhe pa ndërhyrjen e një vullneti drejtues natyra e saktë e të cilit duhet doemos të mbetet disi enigmatike: lidhur me këtë mund të shënohen disa të dhëna interesante siç është popullarizimi, në një çast të caktuar, në formën e zbulimeve të reja, i gjërave mbi të cilat diçka kishte qenë vërtet e njohur një kohë të gjatë por zakonisht nuk ishte nxjerrë në dritë për arsye të të metave të nduarnduarshme të saj, që do të mund t'ua kalonin atyre grimcave të mundshme, po të nxirrej ajo në dritë. Po ashtu është shumë e pasigurt që legjenda e cila Mesjetën e ktheu në periudhë errësire, i lindi dhe u dha pëlqimin padijes dhe barbarizmit, ose që ky klasifikim i plotë i historisë, për të cilin modernistët janë fajtorë, mund të jetë bërë në mungesë të çfarëdo paragjykimi; por nuk duhet të bisedohet për këtë çështje më tutje, meqenëse, pa marrë parasysh me çfarë mjetesh mund të jetë kryer ai veprim, tash për tash neve më së shumti na interesojnë rezultatet e tij.

Ishte një fjalë që u bë e njohur në kohë të Renesancës dhe e cila që përpara përmblidhte gjithë programin e qytetërimit bashkëkohor: kjo fjalë ishte "Humanizmi". Ajo, në të vërtet, u bë çështje që zvogëlonte çdo gjë thjesht deri në përmasa njerëzore, që mënjanonte çdo parim që i përkiste rendit më të lartë, dhe thënë figurativisht, që

largonte nga bota hyjnore me pretekst që të fitonte pasuri në tokë; grekët, shembullin e të cilëve thoshin njerëzit se e vijonin, kurrë nuk kishin shkuar aq larg në këtë drejtim, madje as në kohën e dekadencës së tyre më të ulët, konsideratat utilitare së paku kurrë nuk e kishin zënë vendin e parë tek ata sepse së shpejti kishin të bënin me modernistët. “Humanizmi” ishte tashmë një formë e hershme nga e cila më vonë u bë “laicizmi” bashkëkohor; ndërsa duke u përpjekur për të zvogëluar çdo gjë deri në shtatin e njeriut marrë si fund të vetes, qytetërimi bashkëkohor u zhyt fazë pas faze deri në nivelin e elementeve të tij më të ulëta dhe që ka qëllim vetëm pak më shumë sesa të kënaqë nevojat e qenësishme nga ana materiale e natyrës së tij, një qëllim i cili, sido që të jetë, është fare mashtrim, sepse ai vazhdimisht i krijon njeriut nevoja artificiale më shumë se që mund të shpresojë t’i plotësojë ndonjëherë.

A do të vazhdojë bota bashkëkohore rrugën e saj pikërisht deri në fund të kësaj rrëpije fatale ose ashtu siç ka vijuar mbi dekadencën greko-latine do të shfaqet një ringjallje në rastin para se të arrihet në fundin e humnerës? Do të dukej sikur nuk është më shumë i mundshëm një vendqëndrim në gjysëm të rrugës dhe se, në përputhje me çdo tregues të doktrinës tradicionale, në të vërtet, kemi hyrë në fazën e fundit të *Kali-Jugas*, në periudhën më të errët të kësaj “kohe të errët”, në gjendje të shthurjes nga e cila nuk mund të ketë dalje përveç përmes kataklizmës, meqenëse ajo që kërkohet nuk është më ringjallje e thjeshtë, por përtëritje e plotë. Çrregullimi dhe konfuzioni mbisundojnë mbi çdo sferë dhe janë bartur në një shkallë që tejkalon shumë çdo gjë që është parë deri tani, kështu që pasi kanë rrjedhur nga Perëndimi tani kërcënojnë të përfshijnë gjithë botën; ne dimë fare mirë se fitorja e tyre kurrë nuk mund të jetë gjë tjetër pos mashtruese dhe efemere, por vetëm paraqitet në shkallë të tillë, kjo do të dukej sikur të ishte shenja më e keqe nga të gjitha krizat nëpër të cilat ka kaluar njerëzimi në rrugën e ciklit të tij të tashëm. A nuk kemi parë atë çast të tmerrshëm të parashikuar nga librat e shenjtë të Indisë, kur “kastat do të përzihen e madje as familjet nuk do të ekzistojnë më”? Është e domosdoshme vetëm të shikohet përreth për t’u bindur se kjo është në të vërtetë gjendja e botës së sotme dhe të merret vesh nga të gjitha anët ajo gjendje e thellë e degjenerimit që zihet ngoje në ungjij si “neveri e shkretimit”. Nuk duhet të fshehet serioziteti i gjendjes; gjendja duhet të shikohet ashtu si është, jo vetëm pa optimizëm por edhe pa pesimizëm, sepse, siç u vërejt tashmë, fundi i botës së vjetër do të jetë edhe fillim i një bote të re.

Një pyetje, megjithatë, natyrisht do t’i shkojë njeriut në mendje: cila është arsyeja për ekzistimin e një periudhe si ajo në të cilën po jetojmë? Vërtet, sado anormale që mund të jenë kushtet e tashme kur të vështrohen si të tilla, ato duhet megjithatë të hyjnë në rendin e zakonshëm të gjërave, në atë rend i cili, sipas një formule të Lindjes së Largët, përbëhet nga shuma e gjithë çrregullimeve; faza e tashme, sado e dhembshme dhe e dyshimtë që të jetë, duhet ta ketë vendin e vet të caktuar, si çdo fazë tjetër, në rrjedhën e plotë të zhvillimit njerëzor dhe, për më tepër, vetë fati që ia kanë caktuar doktrinat tradicionale është tregues i mjaftueshëm në këtë aspekt. Vërejtjet tona të dhëna në fillim për rrjedhën e përgjithshme të një cikli shfaqjeje në drejtim të materializimit progresiv jep shpjegimin e menjëhershëm të një gjendjeje të tillë dhe tregon qartë se ajo që është anormale dhe e shthurur nga një pikëpamje e posaçme është megjithatë vetëm një pasojë e ligjit që lidhet me një pikëvështrim më të lartë dhe më të kuptueshëm. Mund të shtojmë se, si me çdo ndryshim të gjendjes, kalimi nga një cikël në tjetrin mund të kryhet vetëm në errësirë; ky është një ligj tjetër me rëndësi të madhe që ka zbatime të shumëfishta por, pikërisht për atë arsye, nuk mund t’i lejojmë vetes t’i hyjmë një shtjellimi të kësaj çështjeje në çastin e tashëm.

As që është kjo e tëra gjithë çka mund të thuhet për këtë temë: meqenëse është po ashtu e vërtetë se periudha bashkëkohore duhet doemos të përkojë me zhvillimin e disa mundësive që ishin përfshirë në potencialitetin e ciklit të tashëm që nga fillimi; dhe sado qoftë e vogël shkalla e përfshirjes nga ato mundësi në hierarkinë e tërë ciklit, ato janë njësoj të sigurta, jo më pak se gjithë të tjerat, të shfaqen sipas rregullit të caktuar për to. Sipas traditës, mund të thuhet lidhur me këtë se ajo që karakterizon fazën e fundit të ciklit është shfrytëzimi i çdo gjëje që është lënë pas dore ose që është refuzuar gjatë rrjedhës së fazës paraprake; dhe vërtet kjo është pikërisht ajo që duhet të vështrohet në qytetërimin bashkëkohor, i cili, si të thuash, jeton vetëm me gjërat të cilat qytetërimi i përparëm i konsideronte të padobishme. Për ta vërtetuar këtë të dhënë njeriu lypset vetëm të vështrojë si i vlerësojnë përfaqësuesit e vërtetë të qytetërimeve të tilla, siç kanë mbetur gjallë deri në ditën e sotme në Lindje, shkencat perëndimore dhe zbatimet e tyre industriale. Këto forma të ulëta të njohurisë, aq të parëndësishme për secilin që ka njohuri të një rrafshi tjetër, është dashur megjithatë të kuptoheshin dhe kjo ka pasur mundësi të paraqitej vetëm në fazën kur u zhduk intelektualiteti i vërtetë; të themi se ky studim, aq ekskluzivisht praktik në kuptimin më të ngushtë të fjalës, duhej të kryhej, ai do të mund të bëhej në atë kohë vetëm në polin e kundërt të spiritualitetit të qëmotshëm nga njerëzit aq thellë të përfshirë në atë çështje sa të mos ishin në gjendje të kapnin asgjë jashtë tij, duke u bërë si zakonisht sa më të robëruar nga ai aq më shumë të etshëm për ta shfrytëzuar, duke dënuar kështu veten me një agjitim gjithnjë e më të madh, të pasistemuar dhe të kotë, me një depresion fare të shumëfishtë që tenton të shkojë drejt shthurjes përfundimtare.

I tillë është shpjegimi i vërtetë i botës bashkëkohore i paraqitur në vija të trasha vetëm me çështjet qenësore; por të themi që menjëherë, se ai shpjegim nuk duhet kurrsesi të merret si arsyetim. Sëmundja e pashmangshme është megjithatë sëmundje, dhe madje edhe nëse nga e keqja del e mira, kjo nuk e ndryshon karakterin e vetë së keqes: për më tepër, ne vetëm i kemi përdorur fjalët “i mirë” dhe “i keq” në këtë kontekst në mënyrë që të kuptohet më mirë dhe pa ndonjë qëllim të posaçëm moral. Çrregullime të pjesërishme nuk mund të mos ketë sepse ato janë elemente të domosdoshme të rendit të gjithmbarshëm; por megjithatë, periudha e çrregullimit është në vete diçka që krahasohet me rritjen e tmerrshme e cila, derisa është pasojë e disa ligjeve natyrore, është njëherit shmangie dhe një lloj gabimi; ose mund të krahasohet me kataklizmën e cila, ndonëse del nga rrjedha normale e ngjarjeve, megjithatë është përmbysje dhe anomali kur vështrohet në mënyrë të veçuar. Qytetërimi bashkëkohor, si çdo gjë tjetër, ka arsye për të ekzistuar, dhe nëse vërtet paraqet gjendjen ekzistuese e cila i jep fund një cikli, mund të thuhet se është ai që duhet të jetë dhe se vjen në kohën dhe në vendin e caktuar; por megjithatë, duhet të gjykohet sipas fjalëve të Ungjillit, të cilat shumë shpesh nuk janë kuptuar në mënyrë të përsosur: “shkelje rregullash do të bëhen patjetër, por keqardhje për atë që bën ato shkelje”.

# Kreu i dytë

## KUNDËRSHTIMI MIDIS LINDJES DHE PERËNDIMIT

Një ndër tiparet më të dukshme të botës bashkëkohore është grindja që ndan Lindjen nga Perëndimi; ndonëse tashmë i kemi kushtuar vëmendje të posaçme kësaj çështjeje gjetiu, duhet t'i kthehemi për të sqaruar disa çështje dhe për të mënjanuar një numër keqkuptimesh. E vërteta e kësaj çështjeje është se gjithmonë kanë ekzistuar shumë qytetërime të ndryshme, secili nga ta është zhvilluar në mënyrën e vet të veçantë dhe në përputhje me prirjet e një populli apo të një tjetri; por dallimi nuk nënkupton doemos kundërshtimin, kurse mund të ekzistojë fare mirë një lloj ekuivalence midis qytetërimeve që dallojnë bukur shumë sa u përket formave të tyre, nëse mbështeten në parime të njëjta themelore, nga të cilat ato thjesht paraqesin aq shumë zbatime që ndryshojnë sipas rrethanave. I tillë është rasti me të gjitha ato qytetërime që mund të përshkruhen si normale, ose me fjalë të tjera, tradicionale; nuk ka kundërshtim qenësor midis tyre, dhe çdo dallim i tillë që mund të ekzistojë do të jetë vetëm i jashtëm dhe sipërfaqësor. Nga ana tjetër, një qytetërim që nuk njeh kurrfarë parimi sipëror dhe vërtet nuk mbështetet në asgjë tjetër pos në mohim të atyre parimeve, e gjen veten pikërisht në pozitë të privuar nga mjetet për të arritur mirëkuptim me qytetërimet e tjera; sepse për të shkuar një mirëkuptim i tillë gjithnjë e më thellë dhe për të vepruar me efikasitet, ai duhet para së gjithash të vendoset në maje, domethënë në vetë ato parime të cilat i mungojnë këtij qytetërimi anormal shkarës. Në gjendjen e sotme të botës, pra, nga një anë, kemi të gjitha ato qytetërime që u kanë mbetur besnike pikëpamjeve tradicionale, gjegjësisht ato të Lindjes, kurse nga ana tjetër, një qytetërim posaçërisht kundër-tradicional, atë të botës bashkëkohore[1].

Disa njerëz, megjithatë, shkojnë aq larg sa të dyshojnë nëse ndarja e njerëzimit në Lindje dhe në Perëndim përkon fare me ndonjë realitet: por së paku sa i përket kohës së sotme, duket se kjo çështje as që është e hapur për bisedë. Në radhë të parë, ekzistimi i qytetërimit të Perëndimit, i përbashkët për Evropën dhe Amerikën, është e dhënë që çdokund duhet të jetë e gatshme të pranojë, pa marrë parasysh çfarë mendimesh mund të ketë për vlerën e tij. Në rastin e Lindjes, çështja është shumë më e thjeshtë sepse ekzistojnë disa qytetërime lindore e jo vetëm një; por mjafton që ato të kenë disa tipare të përbashkëta; gjegjësisht ato që janë karakteristike për atë që e kemi quajtur qytetërim

---

1 Ky pohim sigurisht nuk duhet të kuptohet se do të thotë që autori kërkon që lexuesit e tij të lënë pas dore zhvendosjen e përhapur që ndodh në jetën tradicionale të të gjithë popujve të Lindjes, si pasojë e cenimit të Perëndimit tani dhe në të kaluarën; kreu i tetë i këtij libri si edhe shumë referenca gjetiu, janë për të provuar të kundërtën. Po edhe në bazë të të dhënave, ende vlen të flitet për traditat e Lindjes që funksionojnë dukshëm, si për arsye të popullatës së madhe jeta e të cilëve ende rregullohet në mënyrë pak a shumë normale, dhe sidomos për arsye se njohuria qenësore e parimeve ende nuk është mjegulluar deri në pikën që të bëhet gati e paarritshme, siç ka ndodhur në mënyrë aq të zakonshme në Perëndim. Megjithatë, përmbysja e Lindjes po vazhdon aq shpejt saqë pasojat mund shpejt të bëhen katastrofike. - Përkthyesit në anglishte.

tradicional dhe se po këto tipare të njëjta duhet të mungojnë në qytetërimin perëndimor në mënyrë që të arsyetohet plotësisht dallimi madje edhe kundërshtimi midis Lindjes dhe Perëndimit. Në të vërtetë, ashtu edhe është rasti, sepse karakteri tradicional u nevojitet njësoj të gjitha qytetërimeve orientale; duke i marrë parasysh këto, për hir të qartësisë, do të përkujtojmë këtu klasifikimin e përgjithshëm që tashmë e kemi përvetësuar gjetiu dhe i cili, ndonëse ndoshta disi tepër i thjeshtuar nëse duhet të shkohet në pika të vogla hollësish, megjithatë mbetet i drejtë në vijat kryesore: Lindja e Largët, e përfaqësuar qenësisht nga qytetërimi kinez, Lindja e Mesme nga hinduizmi, Lindja e Afërt nga qytetërimi islam. Duhet të shtohet se në shumë aspekte ky qytetërimi i fundit duhet më shumë të konsiderohet se zë një pozitë ndërmjetësore midis Lindjes dhe Perëndimit dhe kjo në shumë karakteristika të përkujton sidomos qytetërimin perëndimor ashtu si ishte në Mesjetë; nëse shikohet Islami në raport me Perëndimin bashkëkohor, pra, duhet të pranohet se ai e kundërshton atë në po ato baza si edhe qytetërimet e pastra orientale, me të cilat, pra, nga ai pikëvështrim duhet të lidhet.

Kjo është çështje e rëndësishme: kurrfarë baze për kundërshtim rrënjësor midis Lindjes dhe Perëndimit nuk ka ekzistuar deri tani sepse në Perëndim kishte qytetërime tradicionale ashtu si edhe në Lindje; kundërshtimi mund të viëhet në dukje vetëm me paraqitjen e Perëndimit posaçërisht modern, sepse ai është shumë më tepër kundërshtim i dy mentaliteteve sesa i dy njësive gjeografike të përcaktuara në mënyrë pak a shumë të qartë. Gjatë disa periudhave, midis të cilave më e afërt me kohën tonë është periudha e Mesjetës, mentaliteti perëndimor si një ndër tiparet më të rëndësishme, ishte shumë më i afërt me mentalitetin lindor ashtu siç ka mbetur deri në ditën e sotme sesa që vetë është bërë në kohën moderne: qytetërimi perëndimor në atë kohë mund të krahasohej me qytetërimet e Lindjes në po atë mënyrë siç janë ato qytetërime ende të krahasueshme midis tyre. Gjatë disa shekujve të fundit, megjithatë, është dukur një ndryshim i shënuar, shumë më serioz sesa çdo njëra nga shmangiet të cilat kishin mundur të bëheshin përpara në kohën e dekadencës, sepse ai në të vërtetë nuk përmban asgjë më shumë as më pak sesa një ndërrim të drejtimit të dhënë veprimtarisë njerëzore; ndërsa ky ndryshim e ka zanafillën ekskluzivisht në botën perëndimore. Rrjedhimisht, kur flasim për mentalitetin perëndimor, duke u referuar kushteve të sotme, ai nuk është gjë tjetër pos vetë mentaliteti modern për të cilin po aludojmë; ndërsa meqenëse mentaliteti i kundërt është ruajtur vetëm në Lindje, mund të flitet për të në kushtet e sotme, si për mentalitet të Lindjes. Këta dy terma, pra, thjesht i referohen gjendjes ekzistuese; dhe, nëse është mjaft lehtë për të treguar se njëri nga këto dy mentalitete të kundërta është, në të vërtetë, ai perëndimori, duke qenë paraqitja e tij si ngjarje e historisë së kohës së fundit, nuk dëshirojmë të aludojmë në asgjë sa i përket burimit të mentalitetit të kundërt, i cili më herët ishte i përbashkët si për Lindjen ashtu edhe për Perëndimin; vërtet, zanafilla e tij duhet të lidhet me zanafillën e vetë njerëzimit, sepse është pikërisht ky mentalitet ai që mund të përshkruhet si normal, qoftë edhe vetëm për shkak se ka frymëzuar gjithë qytetërimet që i njohim pjesërisht ose tërësisht, me përjashtim vetëm të njërit, do të thotë të qytetërimit modern perëndimor.

Shumë njerëz, të cilët rrallë kanë lexuar atë që kemi shkruar me kujdes, e kanë marrë mbi vete të na akuzojnë se pohojmë që të gjitha doktrinat kombëtare kanë qenë fillimisht lindore dhe se vetë lashtësia perëndimore, gjatë shekujsh, gjithmonë i ka marrë traditat nga Lindja; mirëpo, librat tanë kurrë nuk kanë përmbajtur asgjë të këtij lloji, madje as diçka që do të kishte mundur të sugjeronte një mendim të tillë, për arsyen e thjeshtë që ne e dimë se ajo është e pavërtetë. Është e vërtetë se janë pikërisht vetë të dhënat tradicionale ato që përfundimisht kundërshtojnë një pohim të tillë: pohimi i qartë

duhet të gjendet nga të gjitha anët që tradita e qëmotshme e ciklit të tashëm buron nga regjionet e Veriut të largët; në kohët e mëvonshme kanë qenë disa rrjedha të dorës së dytë që u përgjigjen periudhave të ndryshme, dhe njëra nga më të rëndësishmet, së paku ndër ato nga të cilat ende ekzistojnë gjurmë të dallueshme, pa dyshim ka shkuar nga Perëndimi në Lindje. E gjithë kjo, megjithatë, ka të bëjë me kohë shumë të largëta, ashtu siç zakonisht quhen "parahistorike", dhe nuk merren në konsideratat tona të sotme: ajo që themi është, në radhë të parë, se depoziti i traditës së lashtë u transferua para shumë kohësh në Lindje dhe pikërisht aty duhet të gjenden format doktrinare që kanë dalur në mënyrën më të drejtpërdrejtë nga ajo; prandaj në gjendjen e tashme të botës, fryma e vërtetë tradicionale, me gjithë atë që ajo nënkupton, vështirë mund të thuhet se mbetet gjallë tërësisht përveç në Lindje.

Për ta plotësuar këtë analizë të shkurtër duhet t'u bëjmë së paku një referencë në kalim e sipër disa propozimeve për rivendosjen e "traditës perëndimore" që janë dhënë në qarqe të ndryshme bashkëkohore; këto propozime në vete janë me interes të vogël, por ato shërbejnë për të treguar se ka njerëz që nuk janë të kënaqur më me frymën moderne mohuese; duke ndjerë nevojën për diçka pos asaj që mund t'u sigurojë periudha jonë, ata kanë filluar të kërkojnë mundësinë për t'iu kthyer traditës, në një formë a në një tjetër, si mjeti i vetëm që kanë për të ikur nga kriza e tashme. Për fat të keq, "tradicionalizmi" nuk është e njëjta gjë si pikëpamja e vërtetë tradicionale; siç është shpesh rasti, nuk mund të arrijë më shumë se një tendencë, një frymëzim pak a shumë i përcaktuar keq duke mos nënkuptuar patjetër posedimin e çfarëdo njohurie të vërtetë; kurse në konfuzionin mendor të sotëm duhet të pranohet se një frymëzim i tillë shpesh u jep udhë koncepteve imagjinare dhe iluzore pa mbështetje serioze. Kur nuk ia dalin të gjejnë mundësi në traditën autentike për të siguruar përkrahjen e nevojshme, këta persona shkojnë aq larg sa t'i marrin me mend traditat e rrejshme që kurrë nuk kanë ekzistuar dhe të cilat kanë mungesa nga aspekti i parimeve aq sa ata tentojnë t'i zvetënojnë ato; i gjithë konfuzioni bashkëkohor pasqyrohet në këto fabrikime, ndërsa çfarëdo qofshin qëllimet e autorëve të tyre, rezultati i vetëm i tyre është të japin kontribut më tutje për jostabilitetin e përgjithshëm. Në lidhje me këtë do të zëmë ngoje vetëm të ashtuquajturën "traditë perëndimore" të montuar nga disa okulistë nga elementet më të nduarnduarshme dhe të kuptuar në radhë të parë si një lloj rivali me imagjinatë jo më të vogël se "traditë lindore", gjegjësisht, teozofizëm; duke u pasë marrë me këtë çështje të posaçme gjetiu, parapëlqejmë të kalojmë pa u vonuar më në shqyrtimin e disa teorive të tjera të cilat meritojnë bukur më shumë vëmendje serioze, sepse së paku ato zbulojnë njëfarë dëshire për të tërhequr traditat që kanë gëzuar ekzistencë të vërtetë.

Posa u zu ngoje një rrymë tradicionale që rrjedh nga regjionet perëndimore; llogaritë që i referohen Atlantidës të marra nga burimet e vjetra tregojnë vendin e zanafillës së saj; pas zhdukjes së atij kontinenti, në më të fundit nga kataklizmat që janë paraqitur në të kaluarën duket se ka pak dyshim se mbeturinat e traditës së saj u bartën në rajone të ndryshme ku janë përzier me tradita të tjera që tashmë ekzistonin, në të shumtën degë të traditës hiperboriane (popull i Veriut të largët,v.p.); është fare e mundshme që posaçërisht doktrinat e keltëve të kenë qenë ndër prodhimet e kësaj përzierjeje. Jemi larg asaj që të vëmë në dyshim cilëndo nga këto gjëra; megjithatë, është një faktor qenësor i cili nuk mund të mos përfillet në asnjë mënyrë: forma e vërtetë e Atlantidës së zhdukur para mijëra vjetësh së bashku me qytetërimin që i përkiste dhe i cili ka mundur të ketë qenë shthurur pas një çoroditjeje që ndoshta mund të krahasohet me atë që shohim sot rreth nesh, ndonëse me dallim të rëndësishëm, se nje-

rëzimi në atë kohë ende nuk kishte hyrë në *Kali-Juga*. Duhet po ashtu të mos harrohet se ajo traditë i përgjigjej një periudhe të dorës së dytë të ciklit tonë dhe se do të jetë fare gabim të provohet për ta identifikuar atë me traditën e lashtë, nga e cila ka dalur çdo traditë tjetër dhe e cila e vetmja vazhdon që nga fillimi deri në fund. Ky nuk është rast të shënohen të gjitha të dhënat që arsyetojnë këto pohime; neve na intereson vetëm përfundimi që del prej tyre, gjegjësisht se është e pamundshme të kthehet sot një traditë "atlantidiane" ose madje të lidhet me të në mënyrë të drejtpërdrejtë ose të tërthortë; për më tepër, zakonisht ekziston një shkallë e lartë e fantazisë në të gjitha projektet e këtij lloji. Megjithatë, mund të jetë me interes bukur të madh të hulumtohet zanafilla e disa elementeve që janë gjetur në traditat e mëvonshme, nëse merren masa paraprake të domosdoshme për t'u mbrojtur nga disa mashtrime; por hulumtimet e tilla nuk duhet në asnjë mënyrë të bëhen për ringjalljen e një tradite, gjë që do të ishte e papërputhshme me kushtet e botës sonë të sotme.

Megjithatë, ka disa që do të donin të lidhnin veten me traditën kelte, dhe derisa t'i afroheshin një burimi jo shumë të largët do të dukej sikur propozimi i tyre është paksa më praktik; megjithatë, ku mund të gjendet sot një doktrinë kelte në gjendje të pastër dhe që ende ka gjallëri të mjaftueshme për të lejuar të ndërtohet seriozisht mbi atë bazë? Nuk po u referohemi rikonstruksioneve arkeologjike ose thjesht "letrare", ashtu siç janë paraqitur kohë pas kohe, por diçkasë që i përket një rrafshi fare tjetër. Është e vërtetë se disa elemente kelte të njohura në mënyrë të qartë e të cilat ka mundësi ende të përdoren kanë arritur deri te ne përmes kanaleve të ndryshme; por këto elemente janë shumë larg asaj që të përbëjnë një traditë të plotë, kurse fakti që befason është ai se pikërisht në ato vende ku lulëzonte ajo më parë tashmë është harruar më tërësisht sesa traditat e shumë qytetërimeve që kurrë nuk kanë pasur fare vendin aty; ka sigurisht arsye që ato të pasqyrohen në këto të dhëna, së paku për secilin që nuk është nën ndikimin e ideve të cilat formohen që përpara. Mund të shkojë njeriu më tutje dhe të thotë se në të gjitha rastet e këtilla, ku ekziston çështja e mbeturinave të lëna nga qytetërimet që janë zhdukur, është e mundshme të kuptohen drejt ato që kanë mbetur duke i krahasuar me elementet gjegjëse që ende jetojnë në qytetërimet tradicionale; dhe mund të thuhet po kështu edhe për Mesjetën, ku duhet të gjendet shumë nga ajo që ka humbur kuptimin në Perëndimin bashkëkohor. Ka mundësi vetëm duke marrë kontakt me traditat që ende gjallërojnë që ajo e cila mund të përtërihet të bëhet të jetojë përsëri; kurse kjo, siç kemi vënë në dukje aq shpesh, është një ndër shërbimet më të mëdha që Lindja mund t'ia ofrojë Perëndimit. Ne nuk e vëmë në dyshim gjallërimin e njëfarë "fryme keltike" e cila ka ende mundësi të shfaqetë në trajta të ndryshme, siç ka ndodhur në të vërtet kohë pas kohe; por njerëzit përpiqen të na bindin se ende ekzistojnë qendra shpirtërore ku është ruajtur e paprekur tradita druide; ne nuk mund të bëjmë tjetër pos të kërkojmë provë për një pohim i cili në ndërkohë vërtet duket jashtëzakonisht i dyshimtë, nëse jo edhe të mos mund të bëhet fjalë për gjithë këtë.

E vërteta e kësaj çështjeje është se elementet kelte të mbetura gjallë në të shumtën janë asimiluar nga Krishterimi në kohën e Mesjetës; legjenda e Grejlit të shenjtë dhe e çdo gjëje që shkon me të është një shembull posaçërisht i rëndësishëm dhe i qartë në këtë aspekt. Më tutje, ne jemi të mendimit që po qe se një traditë perëndimore duhet të ripërtërihet, ajo do të duhej të merrte një formë të jashtme që do të ishte fetare në kuptimin më të ngushtë të fjalës, dhe ajo formë nuk do të mund të ishte tjetër pos e krishterë, sepse nga një anë, format tjera të mundshme kanë qenë një kohë tepër të gjatë të huaja për mentalitetin perëndimor, kurse nga ana tjetër, sepse vetëm në Krishterim, për të qenë më i saktë në Katolicizëm, mund të gjendet sasi aq e madhe që ka mbetur

gjallë deri sot nga fryma tradicionale në Perëndim[1]. Çdo ndërrmarrje "tradicionaliste", e cila pranon se merr parasysh këtë të dhënë, është pashmangshëm e dënuar të dështojë, sepse asaj me siguri do t'i mungojë baza e duhur; kuptohet vetvetiu se njeriu mundet të ndërtojë vetëm mbi diçka që efektivisht ekziston dhe se aty ku mungon vazhdimësia mund të ketë vetëm rikonstruksion artificial të paaftë për jetë; nëse kundërshtohet se vetë Krishterimi në kohën tonë vështirë kuptohet tashmë në mënyrën e tij më të thellë dhe të vërtetë, ne do të përgjigjeshim se ai së paku ka ruajtur në formën e vet të vërtetë çdo gjë të domosdoshme për të siguruar një bazë të tillë. Ndërmarrja më e mundshme, e vetmja që në të vërtetë do të mund të ikte të mos ndeshej me pamundësitë e menjëhershme do të ishte pra t'i mësyhej përtëritjes së diçkasë që mund të krahasohet me atë që ekzistonte në Mesjetë, duke lejuar dallimet që kërkohen me ndryshimet e rrethanave; kurse në rastin e elementeve të cilat i kanë humbur plotësisht Perëndimit, do të ishte e domosdoshme të tërhiqeshin ato tradita që janë ruajtur në tërësinë e tyre, siç kemi vënë tashmë në dukje, që të përcillen me një proces të përshtatjes që do të ishte vetëm punë e një elite intelektuale të themeluar fort. Tashmë u kemi hyrë këtyre çështjeve të nduarnduarshme gjetiu; por është e këshillueshme të tërhiqet vëmendja edhe një herë për shkak të tendencës së përhapur gjerë e gjatë në kohën e sotme për t'i kënaqur qejfet më inkonsistente; për më tepër, duhet të kuptohet plotësisht se po qe se traditat e Lindjes, në format e tyre specifike, vërtet mund të përvetësohen nga një elitë, e cila në një kuptim qëndron përtej të gjitha formave me qartësi, ato vërtet nuk mund të përvetësohen shumë nga masa e njerëzve të Perëndimit, për të cilët ato kurrë nuk qenë të parashikuara, përveç nëse nuk ndodh ndonjë shndërrim fare i papritur. Në qoftë se ndodh të krijohet një elitë intelektuale e Perëndimit, do të jetë qenësore njohja e doktrinave të Lindjes për përmbushjen e funksioneve të saj, për arsyet që posa u dhanë më lart; por ata të cilëve do t'u bie fati të korrin të mirat e punës së saj dhe të cilët do të jenë në shumicë, mund të mbeten fare lehtë të pavetëdijshëm për këto gjëra, kurse ndikimi që do ta marrin ata, si të thuash, në mënyrë të padyshimtë dhe në çdo rast përmes agjencive që do të mbeten fare jashtë perceptimit të tyre, do të jetë për këtë arsye fare i vërtetë dhe efikas. Kurrë nuk kemi mbrojtur asgjë tjetër; por na është dukur e dëshirueshme të përsëritet ajo që kishim thënë në mënyrën më të qartë të mundshme sepse, po qe se jemi të gatshëm të presim që njerëzit ndonjëherë të mos na kuptojnë plotësisht, ne megjithatë jemi kureshtarë të pengojmë njerëzit të mos na i mveshin qëllimet të cilat janë larg mendjes sonë.

Por t'i lëmë tani parashikimet e së ardhmes, sepse brenga jonë e ngutshme ka të bëjë me gjendjen e vërtetë të gjërave ashtu siç janë sot, dhe t'u kthehemi shkurt sugjerimeve të ndryshme për rivendosjen e një "tradite perëndimore" ashtu siç duhet të jetë në botë në kohën e sotme. Do të mjaftonte vetëm një vështrim për të treguar se këto mendime janë, si të thuash, "jashtë përdorimit"; ne i referohemi faktit se ato praktikisht gjithmonë arrihen në një frymë pak a shumë të armiqësisë së hapur ndaj Lindjes. Duhet të pranohet se madje edhe ata që kërkojnë të mbështeten në Krishterimin ndonjëherë gjallërohen nga kjo frymë dhe vërtet ata duket se janë syhapur për çështjet e kundërshtimit të cilat vërtet janë imagjinare; pikërisht si pasojë e kësaj shprehie të

[1] Me të drejtë do të duhej të zihej ngoje në këtë kontekst edhe dega tjetër e Krishterimit tradicional, kisha ortodokse, sepse koka e saj në pjesë të madhe i përket Evropës; por meqenëse ky libër ishte hartuar në radhë të parë për ta përdorur lexuesit e Evropës Perëndimore, autori nuk ka gjetur rast t'i referohet një forme tjetër tradicionale pos asaj e cila është specifike për Perëndimin, në kuptimin më të ngushtë të fjalës. - *Përkthyesit në anglishte*.

mendjes dëgjohet mendimi i pakuptimtë i parashtruar se edhe nëse gjenden të njëjtat gjëra në Krishterim dhe në doktrinat lindore, madje ndonjëherë edhe të veshura në trajtë gati të njëjtë, megjithatë ato nuk mund të kenë kuptim të njëjtë në të dyja rastet, dhe mund madje të thuhet se kanë edhe kuptime të kundërta! Ata që janë të aftë për pohime të tilla, pra, provojnë se nuk kanë përparuar shumë larg drejt të kuptuarit të doktrinave tradicionale, pa marrë parasysh çfarë mund të jenë pretendimet e tyre, sepse ata kanë dështuar të shquajnë identitetin themelor që nënkuptojnë të gjitha dallimet e formës së jashtme dhe ende ngulin këmbë për të refuzuar të njohin atë edhe në rastet kur ai identitet është bërë plotësisht i dukshëm. Për më tepër, koncepti i tyre i vetë Krishterimit duhet të mbetet shumë i jashtëm, jo fare i krahasueshëm me idenë e doktrinës vërtet tradicionale që ofron sintezë të plotë që përfshin çdo domen; është pikërisht parimi themelor ai që u mungon atyre dhe kjo ndikon në ta shumë më tepër se që do të mund të merrnin me mend, me atë pikëpamje bashkëkohore kundër së cilës ata, megjithatë, do të dëshironin të reagonin; ndërsa kur e përdorin fjalën “traditë” ata nuk i japin kuptimin e njëjtë me atë që i kemi dhënë këtu.

Si pasojë e konfuzionit mendor, i cili është karakteristik për kohën tonë, vetë kjo fjalë “traditë” po zbatohet në mënyrë indiskriminuese në të gjitha llojet e gjërave të ndryshme dhe shpesh fare triviale, siç janë shprehitë e thjeshta pa kurrfarë rëndësie reale dhe shpesh me zanafillë fare të re; kemi tërhequr vëmendjen gjetiu për një keqpërdorim të ngjashëm të fjalës “religjion”. Këtyre çoroditjeve të gjuhës nuk duhet t’u besohet sepse pasqyrojnë një lloj degjenerimi në mendimet gjegjëse; pos kësaj, e dhëna se dikush e quan veten tradicionalist nuk nënkupton doemos se ai di madje edhe në mënyrë të zbehtë çka shënon tradita në kuptimin e vërtetë të fjalës. Sa na përket neve, ne refuzojmë të përdorim këtë fjalë në çfarëdo rrethanash për çkado që i përket rendit thjesht njerëzor; kjo ndodh edhe për ta bërë këtë çështje të qartë nga aspekti i dendurisë me të cilën hasen shprehjet e tilla si “filozofia tradicionale”, për shembull. Filozofia, edhe po të jetë çdo gjë që mund të jetë filozofi, nuk ka të drejtë për këtë përshkrim, për arsye se ajo kufizohet plotësisht me rendin racional edhe në rastet kur ajo, në të vërtetë, nuk mohon atë që qëndron prapa saj, po edhe për shkak se ajo është thjesht një strukturë e ngritur nga individët njerëzorë, pa zbulim ose frymëzim të çfarëdo lloji - gjë që arrin të thuhet me fjalë të tjera, se është diç qenësisht “profane”. Për më tepër, përkundër iluzionit që njerëzit kanë për këtë temë, vërtet nuk ka shkencë thjesht “shkollare” e cila do të konsiderohej adekuate për qëllimin e rithemelimit të mentalitetit të një race ose të një periudhe; për një qëllim të tillë, njeriu kërkon diçka më shumë se spekulim filozofik, i cili është i dënuar që nga vetë natyra, madje edhe në rastet më të parapëlqyeshme, të mbetet i tëri i jashtëm dhe shumë më tepër verbal sesa real. Tradita e zhdukur mund të përtërihet dhe të kthehet në jetë vetëm përmes kontaktit me frymën e traditës së gjallë, dhe siç është theksuar përpara, kjo frymë është ende e gjallë vetëm në Lindje; natyrisht po ashtu është e vërtetë se kjo në vete parasupozon një frymëzim nga ana e Perëndimit drejt një kthimi të tillë frymës tradicionale, por zor se mund të pritet që vet të shkojë përtej frymëzimit. Ato pak lëvizje që janë ngritur deri tani duke pasur si qëllim reagimin “kundërmodern” (ndonjë që, sipas mendjes sime, është aq e paplotë) munden vetëm të vërtetojnë mosbesimin e vet në këtë aspekt; meqenëse, derisa ata pa dyshim janë të shkëlqyeshëm nga pikëqëndrimi negativ dhe kritik, megjithatë nuk arrijnë të bëjnë rikthimin e intelektualitetit të vërtetë dhe të arrijnë vetëm një zhvillim të kufizuar brenda një horizonti mendor relativisht të ngushtë. Mirëpo, ata vërtet tregojnë diçka me atë që vënë në dukje suazën e mendjes për të cilën do të kishte qenë jashtëzakonisht vështirë të hetohej gjurma e vogël madje edhe para

disa vjetësh; ndoshta perëndimorët në tërësi nuk janë më të gjithë të kënaqur me zhvillimin ekskluzivisht material të qytetërimit bashkëkohor, gjë që ndoshta është shenjë se nuk është humbur gjithë shpresa e shpëtimit.

Sido që të jetë kjo, kthimi i Perëndimit me çfarëdo mjetesh në traditën e tij vetjake do të nënkuptonte se kundërshtimi i tij ndaj Lindjes është zgjidhur dhe nuk ekziston më, sepse ai kundërshtim siguron ekzistencën e vet thjesht nga shmangia e Perëndimit dhe, në të vërtetë, nuk ka asgjë më shumë as më pak se kundërshtimin midis pikëpamjeve tradicionale dhe kundërtradicionale. Kështu, në kundërshtim me pikëpamjet që kemi përshkruar më lart, një nga rezultatet e para të kthimit traditës do të ishte të arrihej sa më shpejt një mirëkuptim me Lindjen, siç ndodh gjithmonë midis qytetërimeve që kanë elemente të krahasueshme ose ekuivalente, dhe vetëm midis qytetërimeve të tilla, meqenëse këto elemente formojnë të vetmën bazë mbi të cilën mund të sillet një mirë-kuptim i tillë deri diku efektiv. Pikëpamja e vërtetë tradicionale është gjithmonë dhe gjithkund e njëjtë, pa marrë parasysh në çfarë forme mund të merret me mend; trajtat e nduarnduarshme që janë përshtatur posaçërisht për t'iu përgjigjur kushteve të ndryshme dhe rrethanave të ndryshme të kohës dhe të vendit janë vetëm shprehje e një të vërtete të vetme; por për ta zbuluar këtë bashkim themelor që nënkupton shumësi të dukshme është e domosdoshme që njeriu të jetë në gjendje të vendoset në sferën e intelektualitetit të vërtetë. Për më tepër, pikërisht në këtë sferë intelektuale janë vendosur parimet nga të cilat normalisht rrjedh çdo gjë tjetër përmes pasojash ose zbatimesh pak a shumë më të veçuara; pikërisht në këto parime, mbi të gjitha, duhet të arrihet mirëkuptim, po qe se vërtet duhet të vijojë ndonjë marrëveshje e gjerë, sepse ato paraqesin atë që është më qenësorja; dhe vërtet, kur ato njëherë të kuptohen si duhet, marrëveshja vjen vetvetiu. Duhet të vrojtohet se njohja e parimeve, e cila përbën dijen në thelbin e vet ose njohjen metafizike në kuptimin e vërtetë të fjalës, është universale si vetë parimet prandaj plotë-sisht e pavarur nga rastet individuale, të cilat duhet domosdo të ndërhyjnë, nga ana tjetër, posa të futet njeriu në sferën e zbatimeve; gjithashtu, kjo fushë plotësisht intelektuale është e vetmja ku nuk ka nevojë për kurrfarë përpjekjesh të përshtatjes midis mentaliteteve të ndryshme. Më tutje, kur të jetë kryer një herë një punë e këtillë, nuk mbetet asgjë tjetër pos të zhvillohen rrjedhojat për të arritur pajtim në të gjitha sferat e tjera të posaçme meqenëse, siç pikërisht u tregua, mbi çdo gjë tjetër përdoret kjo njohuri kryesore qoftë drejtpërsëdrejti ose në mënyrë të tërthortë; nga ana tjetër, një marrëveshje e arritur në çfarëdo fushe të posaçme, pa përputhje të parimeve, gjithmonë do të jetë shumë e paqëndrueshme dhe e pasigurt dhe më shumë e natyrës së një marrëveshjeje diplomatike sesa e mirëkuptimit të vërtetë. Prandaj, për këtë shkak, le të thuhet edhe një herë se një arsyetim i vërtetë mund vetëm të veprojë nga lartë teposhtë e jo nga poshtë përpjetë dhe kjo vlen në dy kuptime: puna duhet të fillojë nga ajo që është më së larti, kjo do të thotë nga parimet, dhe të zbresë dalëngadalë nëpër renditje të ndryshme të zbatimit, gjatë gjithë kohës duke vështruar rreptësisht varësinë hierarkike që ekziston midis atyre renditjeve. Nga vetë natyra e saj, kjo mund të jetë vetëm punë e një elite, duke marrë fjalën në kuptimin e saj më të vërtetë dhe të plotë, me të cilën mendohet ekskluzivisht një elitë intelektuale; kurse, në të vërtetë, asnjë lloj tjetër nuk është i mundshëm, meqenëse dallimet shoqërore thjesht të jashtme nuk kanë kurrfarë rëndësie nga pikëvështrimi që kemi ne këtu.

Vështrimet e bëra më lartë duhet tashmë të mjaftojnë për të treguar sa gjëra duron qytetërimi bashkëkohor perëndimor për nevojën jo vetëm aty ku ka të bëjë me mundësinë pët t'u kuptuar drejt me qytetërimin lindor, por edhe në vetvete, nëse duhet të bëhet normal dhe i plotë; vërtet këto dy çështje janë aq ngusht të lidhura ndër vete

saqë vërtet dalin si një dhe e vetmja gjë, dhe janë pikërisht arsyet e nënkuptuara për këtë lidhje ato për të cilat po bisedojmë. Tani na mbetet të shpjegojmë në mënyrë më të plotë prej se përbëhet pikëpamja kundërtradicionale, e cila është një dhe e vetmja gjë si pikëpamja bashkëkohore, dhe po ashtu për të vënë në dukje pasojat që dalin nga ajo dhe të cilat i shohim të shpaluara me keqardhje logjike për ngjarjet e kohës së sotme. Para se të vijojmë më tutje, megjithatë, është edhe një çështje tjetër që do të donim ta zinim ngoje këtu: të jeshë vendosmërisht “kundërmodern” nuk do të thotë kurrsesi të jeshë “kundërperëndimor”; nëse mund të përdoret një shprehje e tillë, meqenëse, në të kundërtën, mund të përvetësohet i vetmi qëndrim i aftë për të shpëtuar Perëndimin nga çrregullimi i tij vetjak; më tutje, asnjë njeri i Lindjes besnik ndaj traditës së tij vetjake nuk do t’i shikonte gjërat ndryshe; ka vërtet shumë më pak kundërshtarë të Perëndimit si të tillë - një qëndrim vërtet i pakuptimtë - sesa ka kundërshtarë të Perëndimit nëse ai merret si identik me qytetërimin bashkëkohor. Sot ka njerëz që bisedojnë për “mbrojtjen e Perëndimit”, gjë që është e çuditshme, të thuhet më së paku, duke patur parasysh se është Perëndimi ai, siç do të shohim më vonë, i cili kërcënon të vërshojë çdo gjë dhe të përfshijë gjithë njerëzimin në vorbullin e veprimit të tij jokonsekuent; themi, i çuditshëm dhe po ashtu fare i paarsyeshëm, nëse ato fjalë vërtet kanë kuptimin, siç duhet të jetë e vërtetë, përkundër disa rezervave, që mbrojtja në fjalë kërkon të drejtohet kundër Lindjes, sepse Lindja e vërtetë nuk ka fare në mend të sulmojë ose të mbi-sundojë dikë; ajo nuk kërkon më shumë se të mbetet e pavarur dhe e patrazuar, gjë që duket mjaft e drejtë. E vërteta e kësaj çështjeje është se Perëndimi, ka nevojë të madhe për t’u mbrojtur, por vetëm nga vetvetja dhe nga tendencat vetjake të cilat, nëse shpiejnë në përfundimin e tyre logjik, do të shpiejnë në mënyrë të pashmangshme në shkatërrim dhe shthurje; duhet, pra, më mirë të flitet për “reformë të Perëndimit”, dhe një reformë e tillë, po të ishte gjithë ajo që duhet të jetë, do të thotë rikthimi i traditës së vërtetë, do të kërkonte edhe një mirëkuptim me Lindjen si diç të natyrshme. Sa na përket neve, ne nuk kërkojmë më shumë sesa të japim kontribut, aq sa qëndron në fuqinë tonë, si për këtë reformë ashtu edhe për këtë mirëkuptim, duke marrë me mend gjithmonë se ende ka kohë dhe se mund të përfitohen disa rezultate para se të vijë katastrofa e fundit drejt së cilës po prin me të shpejtë qytetërimi bashkëkohor: por edhe po të ishte tepër vonë më për t’iu shmangur kësaj katastrofe, puna e ndërmarrë me këtë qëllim të synuar nuk do të ishte pa dobinë e saj, sepse ajo do të shërbente në çdo rast si përgatitje, sidoqoftë e largët, për atë “diskriminim” që iu referuam në fjalën tonë përpara, dhe kështu do të ndihmonte të siguroheshin ato elemente të cilat kanë fatin t’i shmangen anijethyerjes së botës së sotme dhe të bëhen farë e botës së ardhshme.

# Kreu i tretë

# DIJA DHE VEPRIMI

Tani do ta kthejmë vëmendjen tonë në mënyrë më të posaçme drejt njërit nga aspektet kryesore të kundërshtimit që ekziston në kohën e sotme midis mentaliteteve të Lindjes dhe të Perëndimit dhe që përkon, siç kemi vënë tashmë në dukje, me kundërshtimin më të zakonshëm midis frymës tradicionale dhe kundërtradicionale. Shikuar nga ajo që është pikëpamja më themelore, ky kundërshtim tregohet në formën e që ekziston midis meditimit dhe veprimit, ose thënë në mënyrë më të saktë, ai tregohet si rast i tillë në pozitat përkatëse me të cilin mund të ngarkohet secili nga këta dy terma. Marrëdhënia midis tyre mund të konsiderohet në mënyra të nduarnduarshme; a janë ato vërtet dy gjëra të kundërta, siç duhet të merret me mend në mënyrën më të zakonshme, ose a janë në mënyrë alternative joplotësuese ndaj njëra-tjetrës, apo ndoshta marrëdhënia e tyre mund të mos jetë më shumë e nënrenditjes sesa e bashkërenditjes? Aq ka aspekte të ndryshme të kësaj çështjeje, dhe ato çështje u përgjigjen aq shumë pikëpamjeve të ndryshme, të cilat, edhe pse janë larg asaj që të kenë rëndësi të njëjtë, megjithatë të gjitha mund të arsyetohen në njëfarë mënyre, sepse secila lidhet me një rend të posaçëm të realitetit.

Në radhë të parë, më sipërfaqësorja dhe më e jashtmja e këtyre pikëpamjeve është ajo e cila meditimin dhe veprimin, shkurt dhe thjesht, i kundërshton si të kundërt në kuptimin e plotë të fjalës. Ky kundërshtim vërtet ekziston në nivel të asaj që duket dhe nuk duhet të mohohet: po megjithatë, po të ishin vërtet të papajtueshëm meditimi dhe veprimi do të kishin qenë plotësisht të papërputhshëm, prandaj dhe kurrë nuk do të mund të gjendeshin të shoqëruar. Por, në të vërtetë, rasti nuk është i tillë; thënë normalisht së paku, nuk ekziston as popull dhe ndoshta as individ që mund të konsiderohet ekskluzivisht meditues ose ekskluzivisht veprues. E vërteta qëndron aty se kjo është një çështje e dy tendencave, njëra ose tjetra nga to duhet të mbizotërojë gati në mënyrë të pashmangshme, në mënyrë të tillë saqë zhvillimi i njërës duket se bëhet në llogari të tjetrës, për arsyen e thjeshtë sepse veprimtaria njerëzore, e marrë në kuptimin më të gjerë të fjalës, nuk mund të ushtrohet deri në shkallë të barabartë në çdo fushë dhe në të gjitha drejtimet njëkohësisht. Pikërisht kjo nxjerr në shesh një kundërshtim; por duhet të jetë i mundshëm pajtimi midis këtyre dy pozitave, ose të të ashtuquajturave pozita; dhe vërtet dikush mund të thotë njësoj për të gjitha pozitat, sepse ato pushojnë të ekzistojnë si të tilla në atë çast kur dikush i vështron nga një nivel më i lartë se ai ku kundërshtimi i tyre është realitet. Kundërshtimi ose kontrasti nënkupton mungesë harmonie ose ekuilibri, diçka që do të thotë, siç kemi vërejtur shpesh, se mundet të ekzistojë vetëm nga një pikëpamje relative, prandaj edhe të posaçme dhe të kufizuara.

Të shikohen meditimi ose veprimi si plotësues, do të thotë të përvetësohet pikëvështrimi i cili tashmë futet më thellë dhe është më i vërtetë se ai i harruari, meqenëse kundërshtimi është, pra, ripajtim, si të thuash, duke ekuilibruar të dy termat njërin me tjetrin. Në këtë rast do të dukej sikur të ishte çështje e dy elementeve njësoj të

domosdoshëm të cilët plotësojnë dhe mbështesin njëri-tjetrin ndërsjellazi dhe të cilët përbëjnë veprimtarinë e dyfishtë, të brendshme dhe të jashtme, të një qenieje të vetme dhe të njëjtë, qoftë ajo të marrë çdo njeri veç e veç ose të vështrojë njerëzimin kolektivisht. Ky koncepcion është vërtet më harmonik dhe kënaq më shumë se ai i pari; mirëpo, po të përkrahej në mënyrë ekskluzive do të dilte si rezultat i tij joshja, si rrjedhojë e bashkëlidhjes së themeluar ashtu, për t'i vendosur meditimin dhe veprimin në të njëjtën sferë, duke dhënë si pasojë që asgjë nuk do të mbetej pos të provohej që të ruhej ekuilibri midis tyre sa më i barabartë që të mundet, pa çështjen e epërsisë së njërit mbi tjetrin, gjë që kurdoqoftë mund të shtrohet; por është e qartë se ky pikëvështrim ende është joadekuat nga fakti se çështja e epërsisë vërtet ngrihet dhe gjithmonë është ngritur pa marrë parasysh sa janë përpjekur njerëzit për ta zgjidhur.

Përkitazi me këtë, për më tepër, ajo që ka rëndësi është jo çështja e mbizotërimit në të vërtetë, e cila fundja është punë temperamenti dhe race, por e asaj që mund të quhet e drejtë e mbizotërimit; kurse këto dy gjëra lidhen në mes vete vetëm deri në një pikë. Pa dyshim, pranimi i epërsisë së njërës nga këto dy tendenca do të inkurajonte zhvillimin e saj maksimal, në parapëlqim ndaj tjetrës; por në praktikë, megjithatë, është e vërtetë se pozita të cilën do ta zërë meditimi dhe veprimi në jetën e njeriut ose të një populli, marrë në tërësi, gjithmonë duhet të varet më së shumti nga natyra e tyre, meqenëse në këto çështje gjithmonë është e domosdoshme të merren parasysh mundësitë e posaçme të çdokujt. Është e qartë që prirja për soditje është më shumë e përhapur dhe në mënyrë më të përgjithshme e zhvilluar në Lindje; me gjasë nuk ka asnjë vend për të cilin kjo mund të thuhet më me siguri sesa për Indinë, dhe prandaj India mund të konsiderohet që paraqet në mënyrën më tipike atë që kemi përshkruar si mentalitet lindor. Nga ana tjetër, është e pamohueshme se një prirje për aksion ose tendenca që del nga ajo, thënë në mënyrë të përgjithshme, është mbizotëruese te popujt e Perëndimit, së paku sa i përket shumicës dërrmuese të individëve, dhe se madje edhe në qoftë se kjo tendencë duhet të ekzagjerohet dhe të shpërdorohet, ashtu siç bëhet sot, megjithatë do të vazhdonte të ekzistonte, kështu që në Perëndim soditja gjithmonë do të detyrohet të mbetet sferë për një elitë shumë më të kufizuar, prandaj thuhet rëndom në Indi se po të kthehej Perëndimi në gjendje normale të rendit, deri në pikën e posedimit të një organizimi të rregullt shoqëror, pa dyshim do të kishin për t'u gjetur shumë *kshatrijas*, por vetëm relativisht pak *brahminë*. Mirëpo, kjo do të mjaftonte për të shkaktuar që çdo gjë të binte në vend përsëri, po qe se elita intelektuale do të formohej në mënyrë efektive dhe epërsia e saj do të njihej plotësisht, sepse fuqia shpirtërore nuk varet kurrsesi nga numri, ligj i cili vlen vetëm për materien; pos kësaj - e kjo është një çështje e rëndësishme - në kohët e lashta e posaçërisht në Mesjetë mbarështrimi natyror i Perëndimit për veprim nuk u pengoi që të njihnin epërsinë e meditimit, ose me fjalë të tjera, të inteligjencies së vërtetë; pse të jenë gjërat aq të ndryshme në kohën e sotme? A është kjo për shkak se perëndimorët kanë arritur pikën e humbjes së intelektualitetit, përmes një zhvillimi të kapacitetit të tyre për veprim, se ata ngushëllohen duke shpikur teori të cilat vendosin veprimin mbi çdo gjë tjetër, madje shkojnë aq larg, për shembull, në pragmatizëm, sa të mohojnë që ekziston çdo gjë e vlefshme përpos veprimit; ose, përkundrazi, a është kjo mënyrë për të shikuar gjërat të cilat, duke u përvetësuar në radhë të parë, kanë shpënë në atrofi intelektuale, gjë që sot është aq e qartë? Sipas secilës nga këto hipoteza si dhe gjasave më të sigurta të së vërtetës që duket se qëndron diku midis këtyre dyjave, rezultatet janë identike; gjërat kanë arritur një pikë ku është koha e fundit që të reagohet, dhe pikërisht në këtë aspekt, të themi edhe një herë, Lindja mund t'i shërbejë Perëndimit jo duke ngulitur koncepte në të, gjë që është e huaj për

mentalitetin e saj, siç duket të kenë frikën disa njerëz, por duke ndihmuar për të zbuluar traditën e tyre vetjake, kuptimi i së cilës ka humbur aq shumë nga pamja; mirëpo, Perëndimi vetë duhet të tregojë gatishmëri.

Do të mund të thuhej se antiteza midis Lindjes dhe Perëndimit, në gjendjen e tashme, qëndron në Lindjen që ruan epërsinë e meditimit mbi veprimin, ndërsa Perëndimi modern, nga ana tjetër, pretendon epërsinë e veprimit mbi meditimin. Këtu nuk ka më ndonjë çështje të pikëpamjeve nga të cilat do të mund të ishte e arsyeshme dhe e pranueshme si shprehje e së paku njëfarë të vërteteje relative, siç ishte rasti kur folëm për kundërshtimin ose për plotësueshmërinë me raport konsekuent të bash-kërenditjes midis këtyre dy termave që kundërshtojnë njëri-tjetrin; meqenëse raporti i nënshtrimit është i pakthyeshëm nga vetë natyra e tij, këto dy koncepte vërtet janë në kundërthënie në këtë rast, prandaj dhe përjashtohen ndërsjellazi, dhe del se kur njëherë të pranohet nënshtrimi i vërtetë, njëri koncept duhet të jetë i vërtetë kurse tjetri i rrejshëm. Para se të shkojmë në burim të kësaj çështjeje, të shënojmë një çështje plotësuese: derisa pamja që është ruajtur në Lindje u përket vërtet të gjitha kohëve, siç kemi vërejtur tashmë, qëndrimi tjetër vetëm sa ka dalur në pah në kohët fare të fundit; të gjitha konsideratat e tjera mënjanë, kjo duhet tashmë të shtytë njeriun të supozojë se është disi normale. Kjo përshtypje vërtetohet me vetë atë ekzagjerim në të cilin mentaliteti modern perëndimor ka dështuar duke vijuar tendencën e vet të brendshme; të pakënaqur me proklamimin e epërsisë së veprimit në çdo rast, njerëzit e Perëndimit kanë arritur në pikën që ta bëjnë atë preokupim ekskluziv të tyre dhe mohim të gjithë vlerës së meditimit, natyrën e vërtetë të të cilit nuk e përfillin ose nuk arrijnë ta kuptojnë. Doktrinat lindore, nga ana tjetër, derisa e miratojnë sa më qartë që ka mundësi epërsinë dhe madje tejkalimin e meditimit në raport me veprimin, megjithatë i lejojnë veprimit vendin legjitim dhe pranojnë plotësisht rëndësinë e tij të drejtë në fushë të rasteve të paparashikueshme të njerëzimit.

Doktrinat lindore po edhe doktrinat e lashta të Perëndimit deklarojnë njëzëri se meditimi është sipëror ndaj veprimit, njësoj siç është e pandryshueshmja sipërore ndaj të ndryshueshmes. Veprimi, duke arritur vetëm një ndryshim kalimtar dhe momental të qenies, nuk mund me gjasë të përmbajë brenda vetes arsyen parimore dhe të mjaftueshme; po të mos varej nga parimi jashtë sferës së vet të mundshme, atëherë ai do të ishte diçka iluzor; edhe ky parim prej nga del gjithë realiteti nga i cili ka mundësi, si edhe ekzistenca e tij dhe vetë mundësia e tij, mund të gjenden vetëm në meditim, ose me fjalë të tjera, në njohuri, sepse këto dy terme rrënjësisht janë sinonime, ose së paku përkojnë, që vetëdija dhe veprimi të arrijnë aty duke mos u ndarë kurrsesi. Njësoj ndryshimi, në kuptimin më të gjerë të fjalës, është i pakuptimtë dhe kundërthënës, domethënë i pamundshëm pa një parim prej ku mund të dalë dhe i cili, nga vetë fakti se është parim, nuk mund të jetë objekt i tij, prandaj doemos është edhe i pandryshueshëm; për këtë arsye në lashtësinë perëndimore Aristoteli pranoi domosdonë e “lëvizësit të palëvizshëm” për të gjitha gjërat. Është pikërisht ajo pjesë e “lëvizësit të palëvizshëm” të cilën dija luan në raport me veprimin; është e qartë se veprimi i tëri i përket sferës së ndryshimit dhe “të të bërit”; dija në vete siguron mjetet për të ikur nga kjo fushë dhe nga kufizimet e brendshme, ndërsa kur arrin te pandryshimi, si në rastin e dijes kryesore ose metafizike, gjë që në thelb është dija, vetë posedohet nga e pandryshueshmja, sepse e gjithë dija e vërtetë është në thelb identifikim me objektin e vet. Kjo është pikërisht ajo të cilën perëndimorët nuk ia dalin ta kuptojnë; ata nuk pranojnë asgjë sipërore ndaj dijes racionale ose diskursive, e cila doemos është e tërthortë dhe e papërkryer, duke qenë diç që mund të përshkruhet si dije e reflektuar; madje edhe këtë lloj të ulët të dijes

ata po vijnë gjithnjë e më shumë duke e vlerësuar vetëm aq për sa ajo mund t'u shërbejë qëllimeve praktike të menjëhershme; të përftuar nga veprimi deri në shkallën e hedhjes poshtë të çdo gjëje që qëndron përtej saj, ata nuk ia dalin të kuptojnë se vetë ky veprim, për shkak të mungesës së parimit, shpie në agjitim aq të padobishëm sa është edhe i parëndësishëm.

Ky vërtet është tipari më i spikatur i kohës së sotme; një dëshirë me gjithë shpirt për agjitim të pandërprerë, për ndryshim të vazhdueshëm, për shpejtësi gjithnjë e më të madhe si ajo me të cilën vijojnë ngjarjet njëra pas tjetrës. Nga të gjitha anët shohim shpërbërje të shumëfishta dhe një shumësi të pabashkuar më nga vetëdija e çfarëdo parimi më të lartë; në jetën e përditshme, si në të menduarit shkencor, analiza bëhet deri në njëanësi, duke dhënë rezultat nëndarje të pafundta, një çintegrim të vërtetë të veprimtarisë njerëzore në çdo sferë në të cilën ajo veprimtari ende mund të ushtrohet; dhe prej këndej paaftësia për sintezë dhe pamundësia për çfarëdo lloj përqëndrimi që është aq tipar i dukshëm në sytë e lindorëve. Këto janë frytet e natyrshme dhe të pashmangshme të një materializimi gjithnjë e më të shquar, duke qenë vetë materia qenësisht shumësi dhe ndarje; dhe le të thuhet, në kalim e sipër, kjo edhe shpjegon pse çdo gjë që del nga materia nuk mund të lindë gjë tjetër pos grindje dhe të gjitha mënyrat e konfliktit midis popujve si dhe midis individëve. Sa më thellësisht të përzihet njeriu në këtë çështje, aq më shumë elemente të ndarjes dhe të kundërshtimit fitojnë forcë dhe hapësirë; nga ana tjetër, sa më shumë të ngrihet njeriu ndaj spiritualitetit të pastër, aq më afër hiqet ndaj atij bashkimi i cili mund të përmbushet plotësisht vetëm përmes vetëdijes për parimet universale.

Ajo që bie në sy është se lëvizja dhe ndryshimi vërtet çmohen për hir të vetë tyre dhe jo për nga ndonjë qëllim në të cilin mund të shpiejnë: dhe ky është rezultat i drejtpërdrejtë i përvetësimit të çdo aftësie njerëzore në veprimin e jashtëm, nga i cili posa u demonstrua karakteri kalimtar i domosdoshëm. Edhe këtu kemi shpërbërjen të shikuar nga një kënd tjetër dhe në një fazë më të përparuar: ajo do të mund të përshkruhej si tendencë ndaj të përkohshmes, që ka si kufizim gjendjen e çekuilibrimit të thjeshtë, i cili do të përkonte, po qe se do të arrihej, me shthurjen përfundimtare të kësaj bote; ndërsa kjo po ashtu është një nga shenjat më të qarta që tregojnë fazën më të fundit të *Kali-Jugas*.

Nën këtë ndikim, pra, e njëjta gjë paraqitet në suazat shkencore: studimi këtu bëhet për hir studimi shumë më tepër se për hir të rezultateve të pjesërishme dhe fragmentare që i arrin; para nesh kalon një sërë gjithnjë e më e shpejtë e teorive dhe e hipotezave të pambështetje duke u thërrmuar posa të vëhen në punë, për t'u zëvendësuar pastaj me të tjera që kanë fatin të qëndrojnë gjithnjë e më shkurt, një kaos i vërtetë midis të cilit njeriu kërkon kot së koti që të arrijë diçka më pozitive sesa grumbullim të llahtarshëm faktesh dhe hollësish të paafta për të provuar çkado qoftë ose për të nënkuptuar çkado qoftë. Natyrisht, tani i referohemi shkencës spekulative, për aq sa ende ekziston diçka; sa u përket shkencave aplikative, përkundrazi, ka rezultate të pamohueshme dhe kjo mund të kuptohet lehtë, sepse rezultatet e këtij lloji lidhen drejtpërsëdrejti me sferën materiale, sfera e vetme në të cilën njeriu bashkëkohor mund të krenohet për çfarëdo epërsie reale. Prandaj duhet të pritet që zbulimet, ose më mirë shpikjet mekanike dhe industriale, do të shkojnë duke u zhvilluar dhe shumëfishuar me intensitet të shtuar derisa të arrihet fundi i kohës së sotme; dhe kush di nëse këto shpikje me rreziqe të shkatërrimit të cilat vijojnë në vargun e tyre a nuk do të bëhen një ndër agjentët kryesorë në katastrofën e fundit, nëse gjërat arrijnë kulmin nga i cili kjo nuk mund të mënjanohet?

Sido që të jetë, ndjehet në mënyrë shumë të rëndomtë mbresa se në gjendjen e tashme të gjërave nuk ekziston më ndonjë lloj stabiliteti; por derisa disa që e kuptojnë rrezikun dhe provojnë të reagojnë kundër tij, shumica e bashkëkohësve tanë e gjejnë veten fare rehat në mesin e këtij konfuzioni, në të cilin ata shohin një lloj përfytyrimi të jashtëm të vetë mentalitetit të tyre. Vërtet ekziston një përputhje e saktë midis botës ku duket se çdo gjë është në gjendje të diçkasë "që bëhet", duke mos mbetur vend për të pandryshueshmen, duke hequr dorë kështu nga dija e vërtetë me nënkuptim, si edhe nga aspekti i asaj dijeje, gjegjësisht nga parimet e transcedencës dhe ato universale. Mund të shkojë njeriu edhe më larg dhe të thotë se ajo arrin te mohimi i njohurisë reale çfarëdo qoftë, madje edhe të llojit relativ, sepse siç treguam më lart, relativja është e pakuptimtë dhe e pamundshme pa absoluten, e rastësishmja pa të domosdoshmen, ndryshimi pa të pandryshueshmen dhe shumësia pa unitetin; "relativizmi" është vetë kundërthënës, sepse duke kërkuar të reduktohet çdo gjë për ta ndryshuar logjikisht duhet të arrijë në mohim të vetë ekzistimit të ndryshimit; në thelb argumentet e famshme të Zenos së Elias nuk do të thonin gjë tjetër pos kësaj. Duhet vërtet të pranohet se teoritë e llojit në fjalë nuk mund të plotësohen ekskluzivisht në kohën e sotme; ndeshet njeriu me to në filozofinë greke, shembulli i Heraklitit dhe i "fluksit universal" që është shembulli më i njohur; në të vërtetë, pikërisht kjo shpuri shkollën e Elias t'i sulmonte këto koncepte, si edhe ato të atomistëve, me anë të një lloj të *reductio ad absurdum.* Madje edhe në Indi mund të gjendet diçka e tillë, ndonëse natyrisht, qasja në atë rast dallon nga mënyrat e filozofisë. Teoritë e tilla, megjithatë, arritën në atë kohë jo më shumë se në përjashtime, kurse revoltat e atij lloji kundër frymës tradicionale, të cilat mund të jenë paraqitur herë pas here gjatë gjithë rrjedhës së *Kali-Jugas*, ishin fundja fare të kufizuara në hapësirë; ajo që është e re është përvetësimi i përgjithësuar i këtyre koncepteve, ashtu siç mund të shihet sot në Perëndim.

Duhet të vëhet në dukje se nën ndikimin e idesë së kohës fare të fundit të "përparimit", "filozofitë e asaj që bëhet" kanë marrë një formë të posaçme te modernistët të cilët kurrë nuk e patën të njëjtin lloj të teorisë për të lashtit: kjo formë, derisa është e aftë për llojlloshmëri të shumëfishtë, mund të shkurtohet, thënë me fjalë të tjera, si "evolucionizëm". Nuk ka nevojë të përsërisim atë që tashmë e kemi thënë gjetiu mbi këtë temë: vetëm do të përkujtojmë të dhënën se çfarëdo koncepti i cili nuk pranon asgjë tjetër përveç të "bërës", është doemos po në atë bazë koncept "natyralist", ndërsa si i tillë nënkupton një mohim formal nga ai i cili qëndron përtej natyrës, do të thotë, i fushës metafizike, e cila është fushë e parimeve të pandryshueshme dhe të jashtme. Mund të theksojmë po ashtu lidhur me teoritë e tilla kundërmetafizike se ideja e Bergsonit për "zgjatjen e thjeshtë" përkon pikërisht me atë shthurje të njëkohësisë të cilën e zumë ngoje më lart; intuita e supozuar e cila modelohet nga rrjedha e pandërprerë e gjërave të këtyre kuptimeve, larg asaj që të mund të shërbejë si instrument për të nxënë dije të vërtetë, vërtet paraqet shthurje të gjithë dijes së mund-shme.

Kjo na shtyt të vërejmë edhe një herë, meqenëse është një çështje absolutisht qenësore dhe kjo mbi të cilën nuk duhet të lejohet të këmbëngulet as me dykuptimësinë më të vogël, se intuita intelektuale, përmes së cilës vetëm dija metafizike mund të nxënet, nuk ka asgjë, çfarëdo qoftë ajo, të përbashkët me atë llojin tjetër të intuitës për të cilin flasin filozofë të ndryshëm bashkëkohorë: kjo e fundit ka të bëjë me rrafshin e ndijimeve dhe, në të vërtetë, është nënracionale, kurse ajo e para, e cila i përket inteli-gjencës së vërtetë është, pëkundrazi, mbiracionale. Por modernistët të cilët nuk janë të vetëdijshëm për asgjë sipër arsyes në rrafshin intelektual, as që marrin me mend

mundësinë e intuitës intelektuale, kurse doktrinat e lashtësisë dhe të Mesjetës, edhe kur nuk kishin asgjë më shumë se karakter filozofik, prandaj edhe të paafta për të vënë në lojë këtë intuitë në mënyrë efektive, megjithatë e pranonin qartas ekzistimin e saj si dhe epërsinë e saj mbi të gjitha aftësitë e tjera mendore. Kjo shpjegon pse nuk kishte fare “nacionalizëm” para Dekartit; edhe racionalizmi është diç posaçërisht bashkëkohor dhe për më tepër lidhet ngusht me “individualizmin”, sepse ai nuk arrin asgjë tjetër pos mohimit të çdo aftësie mendore që i përket një rrafshi mbi-individual. Derisa perëndimorët të ngulin këmbë në mospërfilljen ose në hedhjen poshtë të intuitës intelektuale, ata nuk do të kenë asnjë traditë në kuptimin e vërtetë të fjalës, as që mund të arrijnë ndonjë mirëkuptim me përfaqësuesit e mirëfilltë të qytetërimit lindor në të cilin çdo gjë, si të thuash, pezullohet nga intuita, e pandryshueshme dhe e pagabueshme në vete dhe e vetmja pikënisje për gjithë zhvillimin në përputhje me normat tradicionale.

# Kreu i katërt

# SHKENCA E SHENJTË DHE SHKENCA PROFANE

Posa vumë në dukje se në qytetërimin që posedon karakter tradicional intuita intelektuale zë pozitën e parimit të cilit mund t'i reflektohet çdo gjë tjetër; me fjalë të tjera, është thjesht doktrina metafizike ajo që përbën të qenësishmen, çdo gjë tjetër lidhet me të në një trajtë qoftë të pasojave ose të zbatimeve sipas urdhrave të llojllojshme të realitetit të mundshëm. Kjo vlen sidomos për institucionet shoqërore; por vlen gjithashtu edhe për shkencat, për ato degë të njohurisë, domethënë, që merren me sferën e relatives dhe që në qytetërimet e tilla mund të konsiderohen si varshmëri, si të thuash, zgjatje ose pasqyrim i dijes absolute dhe kryesore. Pikërisht në këtë mënyrë hierarkia e vërtetë gjithmonë ruhet gjithkund: relativja nuk trajtohet në asnjë mënyrë si e paqenë, gjë që do të ishte e pakuptimtë; merret parasysh siç duhet, por vendoset në pozitën e saj të duhur, e cila nuk mund të jetë tjetër pos pozitë e dorës së dytë ose e nënshtruar; kurse brenda kësaj sfere të vetë relatives ka shumë shkallë të ndryshme, varësisht nga ajo nëse tema që shqyrtohet qëndron më afër apo më larg suazave të parimeve.

Prandaj sa u përket shkencave, janë dy koncepte rrënjësisht të ndryshme madje edhe të pajtueshme, të cilave mund t'u referohemi gjegjësisht si koncepcione tradicionale dhe koncepcione bashkëkohore; shpesh kemi pasur rast të zëmë ngoje ato "shkenca tradicionale" që ekzistonin në lashtësi dhe në Mesjetë dhe të cilat ekzistojnë edhe sot në Lindje, ndonëse vetë nocioni i çfarëdo gjësendi të tillë është bërë fare i huaj për perëndimorët. Duhet të shtohet se çdo qytetërim ka pasur "shkenca tradicionale" të një lloji të posaçëm, të çuditshme në vete, duke qenë si arsye që aty ku është fjala për shkencat njeriu nuk është më në sferë të parimeve universale, të cilat janë trevë vetëm e metafizikës së vërtetë, por në rrafsh të përshtatjeve; në këtë sferë, pikërisht për arsye se është e rastit, duhet të bëhet llogaria e gjithë tërësisë së kushteve mendore dhe të tjera, që i përkasin cilitdo popull dhe madje mund të thuhet, për çdo periudhë të dhënë të ekzistencës së një populli, meqenëse tashmë kemi parë se ka periudha kur "ripërshtatjet" bëhen të domosdoshme. Këto ripërshtatje nuk janë më shumë se ndryshime të formës, duke mos ndikuar në asnjë mënyrë në thelbin e traditës; sa i përket doktrinës metafizike, mund të ndryshohet vetëm shprehja, në një mënyrë pak a shumë të krahasueshme me përkthimin nga një gjuhë në tjetrën; edhe pse format mund të jenë të llojllojshme, të cilat merren për hir të vet shprehjes, për sa i përket se sa është e mundshme një shprehje e tillë, metafizika mbetet një, pikërisht siç është e vërteta vetëm një.

Kur njeriu kalon, pra, në fushën e zbatimeve, rasti natyrisht ndryshon: në skenat si me institucionet shoqërore, hyn njeriu në botën e formës dhe të shumësisë, në këtë bazë mund vërtet të thuhet se dallimet e formës krijojnë shkenca të ndryshme, madje edhe kur objekti i studimit mbetet së paku pjesërisht i njëjti. Logjicientët e kanë zakon të shikojnë një shkencë si krejtësisht të përcaktuar me objektin e saj, por ky është një shikim tepër i thjeshtuar; pikëmbështetja nga e cila përfytyrohet objekti duhet të hyjë në definicion të shkencës. Numri i shkencave të mundshme është i pacaktuar; mund të

ndodhë fare mirë që disa shkenca të studiojnë të njëjtat gjëra, por në aspekte aq të ndryshme prandaj edhe me metoda të tilla të ndryshme dhe me qëllime të tilla të ndryshme, saqë ato, megjithatë, janë në të vërtetë shkenca fare të ndryshme. Kjo ka mundësi të ndodhë sidomos me "shkencat tradicionale" që u përkasin qytetërimeve të ndryshme; shkencat, domethënë, të cilat ndonëse janë ndërsjellazi të krahasueshme, megjithatë nuk mund gjithmonë të asimilohen në njëra-tjetrën dhe shpesh nuk mund të përshkruhen në mënyrë të drejtë me emër të njëjtë. Shpesh kuptohet vetvetiu se dallimi është edhe më i dukshëm po qe se në vend që të bëhet krahasim midis shkencave tradicionale, të cilat së paku rrënjësisht kanë karakter të njëjtë, bëhet përpjekje për krahasimin e këtyre shkencave në mënyrë të përgjithshme me shkencën ashtu si kuptohet nga bota bashkëkohore; në shikim të parë mund të duket ndonjëherë se objekti i studimit ishte i njëjti në secilin rast por megjithatë njohja e tij të cilën e japin dy llojet e shkencës dallon aq shumë saqë njeriu hamendet, në shqyrtimin më të afërt, të vazhdojë t'i vështrojë ato si të njëjta, madje edhe në kuptim të pjesërishëm.

Disa shembuj mund të shërbejnë për të qartësuar atë që duam ta themi; dhe në fillim do të marrim një shembull shumë të zakonshëm, gjegjësisht atë të "fizikës", ashtu siç kuptohej ajo nga njerëzit e lashtësisë dhe siç kuptohet nga bashkëkohësit; në këtë rast, për më tepër, nuk ka nevojë të shikohet përtej botës perëndimore për ta vështruar dallimin e thellë që ndan këto dy koncepcione. Termi "fizikë" në kuptimin e tij origjinal dhe etimologjik nuk do të thoshte gjë as më shumë e as më pak se "shkencë e natyrës", pa cilësim të asnjë lloji; është, pra, shkencë e cila merret me ligjet më të përgjithshme të "asaj që bëhet" ("natyra" dhe "ajo që bëhet" janë thellësisht sinonime) dhe pikërisht në këtë mënyrë e kuptuan këtë shkencë grekët dhe posaçërisht Aristoteli; po qe se ndodh të ketë shkenca më të specializuara që lidhen po me atë rrafsh, ato mund të arrijnë jo më shumë se "specifikime" të fizikës, duke u marrë me një sferë ose një tjetër të përcaktuar në mënyrë pak më të ngushtë. Pra, tashmë ka diç bukur të rëndësishme për shmangien e kuptimit për të cilën modernistët kishin kundërshtuar fjalën "fizikë", duke e rezervuar atë vetëm për të përshkruar një shkencë të veçantë ndër shumë të tjera, nga të cilat të gjitha janë njësoj shkenca natyrore; ky fakt lidhet ngusht me atë proces të nëndarjes që tashmë e kemi vërejtur si karakteristikë e shkencës moderne, një formë e "specializimit" e dalë nga suaza analitike e mendjes dhe e shpënë në gjatësi të tilla sa të marrë konceptin e një shkence që trajton natyrën si një tërësi tashmë të pakapshme për secilin që i është nënshtruar ndikimit të saj. Vështirësitë që dalin nga ky specializim e mbi të gjitha ngushtësia e pikëpamjes që shkakton ajo nuk kanë kaluar krejt të pavërejtura; por do të dukej se pikërisht ata njerëz të cilët janë shumë të vetëdijshëm për këtë fakt, vetë i janë dorëzuar, megjithatë, si një të keqeje të domosdoshme që del nga grumbullimi i madh i njohurisë së hollësishme të cilën asnjëri nuk mund të shpresojë ta përthakojë ndonjëherë; nga një anë, ata nuk kanë kuptuar se dijes aq të hollësishme i mungon rëndësia në vete dhe nuk e vlen sakrificën për një dije sintetike që i përket një rrafshi shumë më të lartë ndonëse ende merret me relativen; kurse nga ana tjetër, ata nuk ia kanë dalur të shohin se pamundësia për bashkimin e shumicës së kësaj njohurie të hollësishme është pasojë e mungesës së dëshirës së tyre për ta lidhur me parimin më të lartë; do të thotë, kjo është për shkak të këmbënguljes për të punuar nga poshtë drejt përpjetë dhe nga ana e jashtme, kurse kërkohet procesi krejt i kundërt, kur dëshirohet të kihen shkenca të siguruara me vlera të vërteta spektakulare.

Po qe se në vend që të krahasohet fizika e antikës me atë që bashkëkohësit e kuptojnë me këtë term, ajo duhet të krahasohet me gjithë grumbullin e shkencave natyrore ashtu siç janë krijuar në kohën e sotme - kurse kjo është ajo që duhet vërtet të

përkojë me fizikën antike - pika e parë e dallimit do të duhej të ishte nëndegëzim në "specialitete" të cilat, si të thuash, janë të huaja për njëra-tjetrën. Ky është, megjithatë, vetëm aspekti më i jashtëm i kësaj çështjeje dhe nuk duhet të supozohet se duke i kombinuar të gjitha këto shkenca speciale do të arrihet në ekuivalentin e fizikës antike. Çështja, në të vërtetë, është se kjo pikëpamje është plotësisht e huaj dhe pikërisht këtu ngrihet dallimi qenësor midis dy koncepteve të zëna ngoje më lart: konceptimi tradicional, siç kemi vënë tashmë në dukje, i lidh të gjitha shkencat me parimet e të cilave bëhen zbatime të posaçme, dhe pikërisht kjo lidhje është ajo të cilën nuk arrin ta pranojë koncepti bashkëkohor. Për Aristotelin fizika ishte e "dyta" në raport me metafizikën, ajo domethënë varej nga metafizika, dhe në të vërtetë, ishte vetëm një zbatim në fushën e parimeve të natyrës të cilat janë më sipërore sesa natyra dhe pasqyrohen në ligjet e saj; dhe po kjo mund të thuhet për kozmologjinë e Mesjetës, koncepcioni bashkëkohor, nga ana tjetër, kërkon të bëjë shkencat të pavarura duke mohuar çdo gjë që i tejkalon ato ose së paku i pohon si të "panjohura" dhe refuzon t'i marrë parasysh, gjë që si rrjedhojë del që të mos përfillen në praktikë; ky mohim ekzistonte si fakt një kohë të gjatë para se njerëzit të mendonin ta ngrenin në teori sistematike me emra të tillë, si "pozitivizëm" dhe "agnosticizëm", sepse vërtet mund të thuhet se ajo qëndron në rrënjë të shkencës moderne në përgjithësi. Vetëm në shekullin XIX, pra, gjenden njerëz që krenohen me mosdijen e tyre (sepse të quhesh "agnostik" nuk do të thotë asgjë tjetër pos kësaj) dhe kërkojnë t'u mohohet të tjerëve gjithë njohuria e gjërave për të cilat ata vetë janë të padijshëm, ndërsa ajo fazë shënonte një shkallë të mëtejme në rënien intelektuale të Perëndimit.

Duke kërkuar të ndërprehet plotësisht lidhja midis shkencave dhe çfarëdo parimesh më të larta, me pretekst për të siguruar pavarësinë e tyre, koncepti modern ua grabit gjithë kuptimin më të thellë madje edhe nga interesi real nga pikëpamja e dijes, dhe kjo mund t'i shpjerë ata qorrsokakut teposhtë, duke i burgosur, siç edhe po ndodh, në një sferë të kufizuar të pashënueshme.[1] Për më tepër, zhvillimi i cili vazhdon brenda asaj fushe nuk është thellim i diturisë, siç merret me mend zakonisht; përkundrazi, informata e marrë ashtu mbetet sipërfaqësore dhe thjesht konsiston në atë shpërbërje në hollësi, që kemi zënë ngoje, në një analizë aq shterpë sa edhe të mundimshme dhe e cila mund të vijohet deri në pafund pa përparuar më tutje për asnjë hap të vetëm në drejtim të diturisë së vërtetë. Për më tepër, perëndimorët në përgjithësi kultivojnë shkencën për hir të saj ashtu si e kuptojnë; qëllimi i tyre kryesor nuk është dituria, qoftë edhe e një rrafshi inferior, por zbatimi praktik, siç mund të përfundohet nga lehtësia me të cilën shumica e bashkëkohësve tanë e ngatërrojnë shkencën me shkathtësinë. Kështu që nga shumëkush inxhinieri shikohet si njeri tipik i shkencës; por kjo lidhet me një çështje tjetër të cilën do të duhet më vonë ta shqyrtojmë në mënyrë më të plotë.

Duke marrë me mend formën bashkëkohore të saj, shkenca jo vetëm që ka humbur në thellësi, por mund të thuhet edhe në qëndrueshmëri, sepse lidhja me këto parime i ka mundësuar të marrë pjesë në pandryshueshmërinë e saj deri në shkallë të plotë që lejon natyra e përmbajtjes së saj; kur njëherë të mbyllet ekskluzivisht në sferën

[1] Duhet të shënohet se diçka e ngjashme është paraqitur në rendin shoqëror, ku modernistët kërkojnë të shkëpusin të përbotshmen nga shpirtërorja. Nuk është fjala për të mohuar faktin se këto dyja janë të ndryshme, sepse ato u referohen në mënyrë efektive fushave të ndryshme, pikërisht si në rastin e metafizikës dhe të shkencave. Ajo që nuk bie në sy, megjithatë, në saje të një gabimi karakteristik të qasjes analitike, është se dallimi nuk do të thotë shkëputje e plotë. Në këtë mënyrë, fuqia e përkohshme humb legjitimitetin, kurse po kjo do të mund të thuhej për shkencat në rrafshin intelektual.

e ndryshimit, megjithatë, nuk mund të shpresojë të arrijë çfarëdo lloji të stabilitetit, as të gjejë ndonjë bazë të qëndrueshme mbi të cilën do të ndërtohet; duke mos u nisur më nga asnjë siguri, e gjen veten të reduktuar në gjasa dhe përafërsi, ose në ndërtime thjesht hipotetike të cilat janë thjesht prodhim i imagjinatës individuale. Përveç kësaj, edhe po ndodhi që shkenca bashkëkohore rastësisht të arrijë, një rruge shumë tërthore, në rezultate të caktuara të cilat duhet të pajtohen me disa nga të dhënat e shkencave të lashta tradicionale, do të ishte gabim i madh të vështrohen ato rezultate për të vërtetuar të dhënat në fjalë, të cilat nuk kanë kurrfarë nevoje për vërtetime të tilla; dhe do të ishte humbje kohe të provohej të pajtoheshin pikëpamjet e tilla krejtësisht të ndryshme, ose të vendosej përputhje me teoritë hipotetike të cilave mund t'u dalë boja plotësisht brenda disa vjetëve. Sa u përket shkencave bashkëkohore, këto mendime mund të kenë të bëjnë me natyrën e hipotezave, derisa kanë arritur diçka krejt tjetër për "shkencat tradicionale", duke u paraqitur si pasoja të padyshimta të të vërtetave të njohura në mënyrë intuitive, prandaj edhe në mënyrë të pagabueshme brenda rendit metafizik. Për më tepër, është një mashtrim i veçantë, tipik për "eksperimentalizmin" bashkëkohor, të merret me mend se një teori mund të provohet me fakte, kurse në të vërtetë të njëjtat fakte mund të shpjegohen gjithmonë njësoj edhe me llojshmërinë e teorive të ndyshme; kurse disa nga pionierët e metodës eksperimentale, siç është Klod (Claude) Bernard, kanë pranuar vetë se do të mund të shpjegonin faktet vetëm me ndihmën e "ideve të paraformuara", pas të cilave do të mund të mbeteshin "fakte të thata", pa rëndësi të vlerës shkencore.

Derisa të flitet për "eksperimentalizëm" mund të përfitohet nga rasti për t'iu përgjigjur pyetjes e cila herë-herë shtrohet në lidhje me këtë dhe e cila është si vijon: pse kanë arritur shkencat eksperimentale në qytetërimin bashkëkohor zhvillim të atillë që kurrë nuk ka arritur në duar të çfarëdo qytetërimi tjetër të mëparmë? Arsyeja është se ato kufizojnë vëmendjen në çështjet e kuptimeve dhe në botën e materies dhe se ato gjithashtu u jepen me gatishmëri zbatimeve praktike më urgjente; zhvillimi i tyre duke shkuar krahas me atë që mund të quhet "besëtytni e fakteve", kështu është plotësisht në pajtim me tendencat posaçërisht bashkëkohore, derisa në kohët paraprake, përkundrazi, nuk do të kishin qenë në gjendje të gjendeshin nxitje të mjaftueshme për t'u absorbuar në këtë drejtim deri në shkallën e lënies pas dore të rrafsheve më të larta të njohurisë. Duhet të kuptohet qartë që, sipas botëkuptimit tonë, nuk është fare çështja e pohimit se çfarëdo njohurie, sado qoftë inferiore, është vetë legjitime; ajo që nuk është legjitime është thjesht keqpërdorim që haset kur temat e këtij lloji e thithin gjithë aktivitetin njerëzor, siç është rasti sot. Mund të përfytyrohet madje një qytetërim normal ku ka pasur shkenca eksperimentale të lidhura me parimet si dhe shkencat e tjera dhe kështu të siguruara me vlerë të vërtetë spekulative; në të vërtetë, po qe se duket se nuk është paraqitur kurrfarë shkence e tillë, kjo është për shkak se vëmendja është kthyer në parapëlqimin e drejtimeve tjera, dhe gjithashtu për shkak se, edhe kur ajo ishte çështje e studimit të botës së ndijimeve aq sa është parë me interes për të bërë ashtu, të dhënat tradicionale e bënin të mundshme për t'i hyrë këtij studimi në mënyrë më të përparuar me metoda tjera dhe nga një pikëvështrim tjetër.

Më lart vumë në dukje se një ndër karakteristikat e kohës së sotme është eksploatimi i të gjitha atyre gjërave që kanë qenë lënë pas dore deri tani si diç që nuk ka pasur rëndësi të mjaftueshme për njerëzit që t'u kushtonin vëmendjen e tyre, por të cilat, megjithatë, duhej edhe të zhvilloheshin para fundit të ciklit të tashëm, sepse edhe ato e kanë vendin e vet në mesin e mundësive të destinuara për t'u shfaqur atje; i tillë posaçërisht është rasti i shkencave eksperimentale, të cilat kanë lindur gjatë rrjedhës së

shekujve të fundit. Janë madje edhe disa shkenca bashkëkohore të cilat arrijnë, në kuptimin më të drejtpërdrejtë të fjalës, në “mbeturina” të shkencave të lashta të cilat më nuk kuptohen:[1] janë pikërisht elementet më inferiore të këtyre shkencave të fundit ato që, duke qenë të izoluara dhe të shkëputura nga e gjithë pjesa tjetër gjatë periudhës së dekadencës, u materializuan me të madhe dhe pastaj shëmbëllyen si pikënisje për një zhvillim fare tjetër përgjatë vijave që përkojnë me tendencat bashkëkohore, në mënyrë të tillë sa të shpiejnë në formimin e shkencave që nuk kanë më asgjë të përbashkët me ato që u kanë paraprirë. Kështu, për shembull, nuk është e drejtë të pohohet, siç zakonisht merret me mend, që astrologjia dhe alkimia janë bërë gjegjësisht astronomi dhe kimi moderne, ndonëse ky pikëshikim përmban një shkallë të së vërtetës nga këndi thjesht historik, vetëm aq, në të vërtetë, siç del e qartë nga ajo që kemi thënë më lart: nëse këto shkenca të fundit kanë dalur vërtet nga ato të parat në njëfarë mënyre, kjo nuk është rezultat i “evolucionit”, por, përkundrazi, është bërë me procesin e degjenerimit; kurse kjo është çështje e cila kërkon shpjegime të mëtejme.

Në radhë të parë duhet të vërehet se mveshja e një kuptimi të veçantë termave “astrologji” dhe “astronomi” ka zanafillën relativisht të re; te grekët që të dyja fjalët përdoreshin pa dalluar midis tyre, për të shënuar tërë fushën që tani ndahet midis këtyre termave. Pastaj do të dukej, në shikim të parë, sikur ky të ishte vetëm një shembull tjetër i asaj ndarjeje të futur për hir të “specializimit” midis atyre që ishin në fillim vetëm pjesë të një shkence të vetme; por ajo që është e çuditshme është se derisa njëra nga pjesët, gjegjësisht ajo që paraqiste anën më materiale të shkencës në fjalë, përjetoi një zhvillim të pavarur, pjesa tjetër, përkundrazi, u zhduk tërësisht. Kjo është aq e vërtetë saqë më as që dihet se çka përmbante astrologjia e lashtë, madje as ata që kanë provuar të rindërtojnë kurrë nuk kanë arritur më shumë se një falsifikim të saj; ata ose provojnë ta kthejnë në një barasvlerë të një shkence eksperimentale bashkëkohore dhe kanë kërkuar ndihmë nga statistika dhe llogaritjet e gjasave, duke vijuar të përvetësojnë një pikëpamje që sigurisht nuk do të kishte ekzistuar as në botën e lashtë dhe as në atë mesjetare, përndryshe e drejtojnë vëmendjen vetëm në rikthimin e “artit hyjnor” i cili arrin të bëhet vetëm çoroditje e astrologjisë në rënie e sipër të saj dhe e cila do të mund të shikohej më së shumti si zbatim shumë inferior, zor se i vlefshëm për konsiderata serioze, siç mund edhe sot e kësaj dite të vështrohet në qëndrimin e treguar ndaj saj në Lindje.

Rasti i kimisë është ndoshta edhe më i qartë dhe më tipik; kurse sa i përket padijes së modernistëve mbi natyrën e vërtetë të alkimisë, së paku është aq e madhe si në rastin e astrologjisë. Alkimia e vërtetë ishte në thelb shkencë që i përkiste fushës kozmologjike dhe njëherit ishte e zbatueshme edhe në sferën njerëzore, sipas analogjisë midis “makrokozmës” dhe “mikrokozmës”; përveç kësaj, ajo përbëhej posaçërisht nga një këndvështrim që lejonte zhvendosjen në sferën thjesht shpirtërore, e cila i dha mësimit të saj një vlerë simbolike dhe rëndësi më të madhe, duke e vendosur ndër llojet më të plota të “shkencave tradicionale”. Kimia bashkëkohore nuk ka dalur nga kjo alkimi, me të cilën në të vërtetë ajo as që ka diçka të përbashkët; kimia moderne është shthurje, edhe në kuptimin më të ngushtë të fjalës, shmangie që ka zanafillën ndoshta qysh në Mesjetë, në mungesën e të kuptuarit nga një pjesë e njerëzve që nga pamundësia për të depërtuar në kuptimin e vërtetë të simboleve të përdorura, çdo gjë e

---

[1] Vlen të shënohet se emri tibetian për *Kali-Juga* është, fjalë për fjalë, "mosha e mbeturinave të papastra". Faza e fundit e saj përshkruhet si "koha kur papastërtitë shtohen gjithnjë e më shumë". - *Shënim i përkthyesve në anglishte.*

mori fjalë për fjalë dhe nxori pak a shumë një eksperimentalizëm konfuz me supozim se alkimia ishte thjesht çështje e manipulimeve materiale. Këta njerëz të cilëve u referohen kimistët në mënyrë sarkastike si "fryrës" dhe "ndezës të qymyrgurit" ishin paraardhësit e kimistëve të sotëm; kurse kjo ilustron si u ngritën shkencat bashkëkohore nga ato që kishin mbetur prej shkencave të lashta, me materialet që ishin refuzuar dhe braktisur në padije dhe në "profani". Të shtojmë se të ashtuquajturit përtëritës të alkimisë, nga të cilët një numër sish mund të gjendet në botën bashkëkohore, nga ana e tyre e shtyjnë më tutje këtë shmangie, ndërsa hulumtuesit e tyre janë larguar aq shumë nga alkimia tradicionale sa edhe astrologët e sotëm nga astrologjia e lashtë, prandaj pikërisht për këtë shkak njeriu arsyetohet kur deklaron se "shkencat tradicionale" të Perëndimit vërtet kanë humbur për botën bashkëkohore.

Ne do të kufizohemi në këta pak shembuj, ndonëse do të ishte çështje e lehtë të sigurohen disa të tjerë të zgjedhur nga sfera të llojllojshme dhe që gjithkund nxjerrin bastardime të ngjashme. Në këtë mënyrë do të mund të tregohej se psikologjia ashtu si kuptohet sot, domethënë studimi i dukurive mendore si të tilla, është prodhim natyror i empirizmit anglo-sakson dhe i qëndrimit të mendjes së shekullit XVIII, dhe se pikëpamja me të cilën përkon ajo ishte aq e dorës së dytë në sytë e njerëzve të lashtë saqë edhe po të ndodhte të merrej rastësisht parasysh, në asnjë mënyrë nuk do të ishte ngritur në shkencë të posaçme; çfarëdo vlere të kishte pasur në vete duhej të ishte shndërruar dhe asimiluar, sa u përket atyre, në përputhje me pikëvështrimet më të larta. Në një sferë fare tjetër do të mund të tregohej po ashtu se matematika bashkëkohore nuk paraqet më shumë se lëvozhgën e jashtme, si të thuash, apo anën ekzoterike të matematikës së Pitagorës; koncepti i lashtë i numrave është bërë madje fare i pakuptimtë për modernistët, meqenëse edhe në atë rast, pjesa sipërore e shkencës, ajo e cila së bashku me karakterin e saj tradicional i dha vlerë të vërtetë intelektuale, është zhdukur plotësisht; kurse rasti i matematikës është shumë i ngjashëm me atë të astrologjisë. Por të vështroheshin të gjitha shkencat njëra pas tjetrës do të ishte punë e mërzitshme; mjaft është thënë për të shpjeguar natyrën e ndryshimit së cilës lindjen e saj ia kanë borxh shkencat bashkëkohore dhe e cila është shumë e kundërt me "përparimin", duke arritur vërtet në kthim prapa të inteligjencës; ndërsa tani do t'i kthehemi çështjes së rendit të përgjithshëm që ka të bëjë me rolet gjegjësisht të luajtura nga shkencat "tradicionale" dhe bashkëkohore dhe me dallimet e thella që ekzistojnë midis tyre sa u përket qëllimeve të tyre të vërteta.

Sipas konceptit tradicional, një shkencë është interesante jo aq shumë për hir të saj sa për atë që është, si të thuash, zgjatje ose degë e dorës së dytë e doktrinës nga e cila përbëhet pjesa qenësore, siç pamë me metafizikën e pastër. Në të vërtetë, nëse çdo shkencë është vërtet legjitime, derisa nuk kapërcen pozitën që i takon me të drejtë sipas natyrës së vet, do të kuptohet lehtë sidoqoftë; për çdokë që ka njohuri të nivelit më të lartë, format e ulëta të diturisë patjetër humbin shumë nga interesimi i tyre; çfarëdo interesimi që t'u ketë mbetur, ai do të jetë vetëm si funksion, si të thuash, i dijes kryesore, domethënë përderisa nga një anë ato pasqyrojnë këtë dije në filan e fallan sferë të mundshme, ose nga ana tjetër, përderisa janë të afta të shpiejnë në po atë dije kryesore e cila, në rast të tillë, kurrë nuk duhet larguar sysh ose sakrifikuar deri në konsiderata pak a shumë të rastit. Këto janë dy funksione plotësuese që me të drejtë u përkasin "shkencave tradicionale", nga një anë, si zbatime të doktrinës, ato lejojnë të lidhen ndër vete të gjitha rrafshet e ndryshme të realitetit dhe të integrohen në një bashkësi të sintezës së tërësishme; nga ana tjetër, së paku për disa njerëz dhe sipas prirjeve të tyre të posaçme, ato përbëjnë një përgatitje për një lloj më të lartë të dijes dhe një lloj shtegu

që shpie drejt saj, ndërsa nga rregullat hierarkike, sipas niveleve të ekzistencës me të cilat lidhen ato, formojnë, si të thuash, aq shumë këmbë shkallësh me anë të të cilave ka mundësi të ngrihet njeriu në lartësitë e intelektualitetit të vërtetë. Është shumë lehtë të shihet se shkencat bashkëkohore nuk munden assesi të përmbushin as njërin e as tjetrin nga këto dy qëllime binjake; pikërisht për këtë arsye ato nuk mund të arrijnë asgjë tjetër pos "shkencës profane", ndërsa shkencat tradicionale, në saje të lidhjes së tyre me parimet metafizike, përfshihen efektivisht në "shkencën e shenjtë".

Qëllimi i dyfishtë të cilin posa e vumë në dukje, aq më tepër, nuk nënkupton as kundërthënie as rreth vicioz, ndonëse sipërfaqësisht mund të duket se është ashtu; ndërsa kjo është gjithashtu çështje që kërkon shpjegim. Ajo mund të përshkruhet si çështje e dy pikëpamjeve, njëra që zbret teposhtë e tjetra që ngrihet përpjetë, ose njëra që përkon me shpalosjen e dijes, që fillon nga parimet dhe ecuritë drejt zbatimeve gjithnjë e më të largëta, kurse tjetra që përkon me nxënien graduale të po asaj dijeje, duke vijuar nga dituria më e ulët, drejt asaj më të lartës, ose, në qoftë se parapëlqehet, prej diturisë së jashtme drejt diturisë së brendshme. Nuk është, pra, çështja që të dihet nëse shkencat duhet të përbëhen nga poshtë lart ose nga lart poshtë, apo nëse është e domosdoshme që ekzistimi i tyre të marrë njohuri të parimeve ose të botës së ndryshme, si pikënisje e tyre; kjo çështje, e cila mund të shtrohet nga përqëndrimi i filozofisë "profane" dhe që vërtet duket se është shfrytëzuar pak a shumë qartas ndër grekët, nuk ekziston fare për "shkencën e shenjtë", e cila nuk mund të niset prej asgjëje por vetëm prej parimeve universale; arsyeja pse një çështje e tillë nuk paraqitet në këtë rast është se faktori i dorës së parë këtu është intuita intelektuale, e cila është më e drejtpërdrejta nga të gjitha format e diturisë si dhe më e larta dhe është absolutisht e pavarur nga ushtrimi i çdo aftësie që i përket rrafshit ndijimor ose madje edhe racional. Shkencat mund të konstituohen vetëm në mënyrë të vlefshme, si "shkencat e shenjta", nga ata të cilët, mbi çdo gjë tjetër, ende posedojnë diturinë kryesore dhe të cilët janë të vetmit të kualifikuar pikërisht për atë arsye të zbatojnë, në përputhje me dogmatizmin më të saktë tradicional, të gjitha përshtatjet e nduarnduarshme që bëhen të domosdoshme nga rrethanat e kohës dhe të vendit. Kur njëherë, pra, të jenë formuar shkencat në këtë mënyrë, të mësuarit e tyre mund të vijojë rend të përkundërt; ato do të shërbejnë si "ilustrime" të doktrinës së thjeshtë, si të thuash, të cilën janë në gjendje ta bëjnë më lehtë të qasshme për disa tipe të mendjes; ndërsa nga fakti se ato merren me botën e shumësisë me të cilën përshtaten përmes llojllojshmërisë gati të pafund të pikëpamjeve të tyre, deri në nduarnduarshmërinë njësoj të gjerë të prirjeve individuale që gjenden ndër ato tipe të mendjes horizonti i së cilës ende kufizohet me po atë botë të shumësisë; shtigjet e mundshme që shpiejnë në dituri mund të ndryshojnë jashtëzakonisht shumë në rrafshet më të ulëta, por do të puqen gjithnjë e më shumë duke i arritur rrafshet më të larta. Kjo nuk do të thotë se secila nga këto shkallë parapërgatitëse është absolutisht e domosdoshme, meqenëse ato nuk arrijnë më shumë se të bëhen mjete të rastit dhe nuk gëzojnë masë të përbashkët me qëllimin që duhet të arrihet; mund të ndodhë madje që disa midis atyre te të cilët mbizotëron prirja për meditim do të arrijnë me një hap të vetëm në intuitë të vërtetë intelektuale pa ndihmën e çfarëdo mjeti të tillë; por këto janë pak a shumë raste përjashtimi dhe për njerëzit e zakonshëm kjo është çështje e pëlqimit, nëse mund të thuhet kështu, duke arritur në domosdoshmëri politike të cilën ata duhet ta çojnë përpjetë me etapa graduale. Për ta bërë çështjen më të qartë, mund të përfitohet edhe nga simboli tradicional i "rrotës kozmike": rrethi vërtet ekziston vetëm me meritën e qendrës; por qeniet që gjejnë veten në perimetër duhet patjetër të nisen nga atje dhe të vijojnë rrezes për të arritur në qendër. Pos kësaj, si pasojë e përkimit që ekziston midis

çdo rrafshi të realitetit, të vërtetat që i përkasin një rrafshi më të ulët mund të merren si simbolike të atyre që i përkasin rrafshit më të lartë, dhe kështu të veprojnë si "përkrahëse" për të arritur në diturinë e kësaj të fundit me anë të analogjisë; kjo është ajo që pajis shkencën me kuptimin sipëror dhe i jep karakterin e një "shkence të shenjtë" të vërtetë.

Le të thuhet se çdo shkencë është e aftë të marrë me mend këtë tipar, çfarëdo teme qoftë, me të vetmin kusht që të krijohet dhe të shqyrtohet sipas frymës tradicionale; është fare e domosdoshme të kihen parasysh shkallët e rëndësisë së shkencave të ndryshme që varen nga hierarkia e rrafsheve të realitetit me të cilat merren; por çfarëdo shkalle qoftë, karakteri dhe funksioni i tyre mbeten në thelb të njëjtë në konceptin tradicional. Ajo që vlen për të gjitha shkencat në këtë aspekt vlen po ashtu edhe për çdo art, për aq sa ai art mund të posedojë vlerë vërtet simbolike e cila ia bën të mundshme të shërbejë si mbështetje për meditim, dhe gjithashtu për shkak se rregullat e tij, si ligjet objekt shkence i të cilit është ai për t'u kuptuar, janë sipas radhës pasqyrime dhe zbatime të parimeve themelore; dhe kështu është rasti që në çdo qytetërim normal ka "arte tradicionale", të cilat nuk i kanë humbur Perëndimit bashkëkohor më pak sesa shkencat tradicionale. E vërteta është se vërtet nuk ka diçka të tillë si "sfera profane" që në një mënyrë i kundërvihet "sferës së shenjtë"; ekziston thjesht një "pikëpamje profane" e cila vërtet nuk është asgjë tjetër pos pikëpamje e padijes. Pikërisht për këtë arsye shkenca profane, domethënë siç kuptohet nga modernistët, mund të përshkruhet drejt si "dije injorante". Ashtu siç kemi vënë në dukje tashmë gjetiu: ajo është dije e një rrafshi më të ulët, që mbetet në nivelin e shkallës më të ulët të realitetit dhe e verbër ndaj çdo gjëje që e kapërcen ose ndaj çdo qëllimi më të lartë sesa ai vetë, si dhe ndaj çdo parimi që mund t'i sigurojë asaj një vend të merituar, sado qoftë e përulur, ndër rrafshet e llojllojshme të dijes në tërësi; e burgosur në mënyrë të papërmirësueshme brenda fushës relative dhe të ngushtë në të cilën ajo është përpjekur për ta shpallur veten të pavarur, prandaj me vetë pëlqimin e saj duke u shërbyer të gjitha lidhjeve me të vërtetën transcendente dhe me dijen sipërore, ajo nuk arrin më shumë se një trajtë të paqëllimtë dhe iluzore, duke dalur prej asgjëje dhe duke mos shpënë askund.

Ky shqyrtim duhet të mjaftojë për ta bërë të qartë mangësinë e botës bashkëkohore nga pikëvështrimi shkencor dhe për të treguar si ajo shkencë e njëjtë me të cilën krenohet aq shumë nuk paraqet më shumë se shmangie dhe, si të thuash, një mbeturinë të shkencës së vërtetë e cila, në sytë tanë, mund të jetë vetëm sinonim me atë që kemi quajtur shkencë të "shenjtë" ose "tradicionale". Shkenca bashkëkohore, duke u ngritur nga një kufizim arbitrar i dijes brenda një rrafshi të posaçëm, i cili në të vërtetë është më i ulëti nga të gjithë, gjegjësisht nga ai material ose i realitetit ndijimor, si pasojë ka gjithë vlerën intelektuale, aq sa mund të thuhet se dikush përdor fjalën intelektualitet me plotkuptimin e saj të vërtetë por refuzon të marrë pjesë në gabimin "racionalist", ose të hedhë poshtë intuitën intelektuale, gjë që shpie në të njëjtën gjë. Burimi i këtij gabimi si edhe i shumë gabimeve të tjera bashkëkohore, dhe po ashtu rrënja e gjithë shmangies së shkencës, siç u përcaktua më lart, mund të zbulohet në atë që quhet "individualizëm", një qëndrim i mendjes i cili nuk dallon nga vetë qëndrimi kundërtradicional dhe nga i cili shfaqjet e shumta të dukshme në çdo sferë përbëjnë njërin nga faktorët më të rëndësishëm në hutinë e kohës sonë; dhe pikërisht ky "individualizëm" duhet të vështrohet tani në hollësi më të madhe.

# Kreu i pestë

# INDIVIDUALIZMI

Me *individualizëm* kuptojmë mohimin e çfarëdo parimi që qëndron sipëror ndaj individit dhe si pasojë reduktimi i qytetërimit në të gjithë sektorët e tij në elemente thjesht njerëzore; prandaj në mënyrë themelore arrihet në çështjen bukur shumë të njëjtë me atë që njihej si "humanizëm" në kohën e Renesancës dhe po ashtu është tipar karakteristik i "pikëpamjes profane", siç e përshkruam pak më parë më lart. Vërtet e gjithë kjo nuk është tjetër pos një dhe e njëjta gjë e përshkruar me emra të ndryshëm; dhe kemi treguar, pos kësaj, se ky pikëvështrim "profan" përkon me pikëvështrimin kundërtradicional në të cilin përmblidhen së bashku të gjitha tendencat posaçërisht moderne. Kjo, natyrisht, nuk do të thotë se ky pikëvështrim është tërësisht i ri; ai tashmë është zbuluar vetëm aty-këtu në kohë tjera, por shfaqjet e tilla gjithmonë kanë qenë në shkallë të kufizuar dhe ekzistonin ndaras nga rrjedha kryesore, kështu që kurrë nuk u zgjeruan mbi gjithë qytetërimin, siç ka ndodhur në Perëndim gjatë shekujve të fundit. Ajo që kurrë nuk është parë deri sot është qytetërimi i ndërtuar vetëm mbi bazë thjesht negative e cila mund të quhet mungesë e parimit; është pikërisht kjo mungesë e parimit ajo e cila e pajis botën moderne me karakterin e vet anormal, duke e kthyer në një lloj llahtari, që mund të shpjegohet vetëm nëse mendohet për të si diçka që përkon me fundin e periudhës ciklike, në përputhje me atë që u tha më lart. Prandaj, në të vërtetë, është individualizmi, në kuptimin që posa e dhamë, shkaku vendimtar i dekadencës së tashme të Perëndimit, meqenëse ai siguron, si të thuash, forcën tërheqëse për zhvillimin ekskluziv të më të voglave mundësi të njerëzimit, të atyre që nuk kërkojnë ndërhyrjen e asnjë elementi mbinjerëzor për t'ua mundësuar të zgjerohen dhe të cilat, pëkundrazi, munden vetëm të bëjnë ashtu në mungesë të çdo elementi të tillë, meqenëse ato qëndrojnë pikërisht në polin kundruall gjithë spiritualitetit dhe intelektualitetit të vërtetë.

Individualizmi nënkupton, në radhë të parë, mohimin e intuitës intelektuale, për aq sa kjo është një aftësi thelbësisht mbi-intelektuale, dhe kështu e rrafshit të dijes e cila përbën trevën e vërtetë të asaj intuite, do të thotë, të metafizikës të marrë në kuptimin e saj të vërtetë. Kjo shpjegon pse çdo gjë që përshkruajnë filozofët bashkëkohorë me të njëjtën fjalë metafizikë - kur pranojnë ekzistimin e diçkasë çkado qoftë që mund të quhet me këtë emër - nuk ka absolutisht asgjë të përbashkët me komunizmin e vërtetë: ajo thjesht përbëhet nga strukturat tradicionale ose nga hipotezat e marra me mend, koncepte thjesht individuale, pra, shumica nga të cilat i referohen thjesht sferës "fizike", ose me fjalë të tjera, natyrës. Madje edhe nëse shtrohet një çështje a një tjetër të cilat mund të lidhen në mënyrë efektive me rrafshin metafizik, mënyra në të cilën ato përfytyrohen dhe trajtohen ende e kufizojnë në kategorinë e "pseudo-metafizikës" dhe kështu përfshijnë çdo zgjidhje reale dhe të vlefshme: do të dukej madje sikur për filozofët të jetë më e rëndësishme të niseshin "problemet", sado qoftë artificiale ose iluzore, sesa të zgjidheshin ato, dhe ky është edhe një aspekt tjetër i pasionit konfuz për studim për hir

studimi, për agjitimin më të paqëllimtë, do të thotë, në sferën mendore dhe në atë trupore. Është edhe një konsideratë e rëndësishme që këta filozofë të njëjtë janë në gjendje të lidhin emrin e tyre me një “sistem”, domethënë me një tufë teorish të kufizuara rrept dhe të përshkruara mirë, të cilat do t’i përkasin përfundimisht vetvetes dhe do të konsiderohen ekskluzivisht si krijim i tyre; prej këndej rrjedh dëshira për të qenë origjinal me çdo kusht, qoftë edhe nëse e vërteta sakrifikohet për shkak të origjinalitetit: për famën e filozofit shpesh mund të jetë më mirë të shpikë një gabim të ri sesa të përsërisë një të vërtetë tashmë të vështruar nga të tjerët. Kjo formë e individualizmit, më e begatshmja nga shumë “sisteme” të cilat janë kundërthënëse në mënyrë të ndërsjellë edhe kur nuk janë qenësisht të tilla, mund të gjendet në mënyrë të rëndomtë ndër studiuesit dhe artistët bashkëkohorë; por anarkia intelektuale e cila pason nga kjo në mënyrë të pashmangshme duhet mbase të vështrohet në mënyrë më të plotë ndër filozofët.

Në një qytetërim tradicional është gati e pakuptueshme që njeriu duhet të pretendojë të ketë një ide dhe për çdo rast, nëse ai do të duhej të bënte ashtu ai do të ishte, pra, i privuar nga gjithë besimi dhe autoriteti, meqenëse atij do t’i reduktohej ideja jo më shumë se në një lloj fantazie të pambështetje: nëse një ide është e vërtetë ajo u përket njësoj të gjithë atyre që janë të aftë ta kuptojnë; nëse është gënjeshtër nuk ka arsye të krenohet kush që ka një mendim të tillë. Ideja e vërtetë nuk mund të jetë e “re”, meqenëse e vërteta nuk është prodhim i mendjes së njeriut; e vërteta ekziston pavarësisht prej nesh, kurse për ne ajo është vetëm për ta kuptuar; jashtë kësaj dijeje nuk mund të ketë gjë tjetër pos gabimit; por a i japin vërtet modernistët rëndësi së vërtetës dhe a kanë më ata nocionin më të vogël prej se përbëhet ajo? Edhe këtu fjalët kanë humbur kuptimin, meqenëse janë disa njerëz, siç janë pragmatikët bashkëkohorë, të cilët shkojnë aq larg sa të përdorin fjalën “e vërteta” në mënyrë fyrëse për atë që thjesht është leverdi, për diçka që do të thotë se është plotësisht e huaj për shtresën intelektuale; si prodhim logjik i shmangies bashkëkohore kjo arrin deri në vetëmohimin e së vërtetës, si dhe të inteligjencës për të cilën e vërteta është thjesht objekt i vërtetë. Por të mos parashikojmë më tutje dhe të shtojmë në këtë pikë se lloji i individualizmit në fjalë është burimi i të gjitha iluzioneve të rëndomta që kanë të bëjnë me rëndësinë e të ashtuquajturëve “njerëz të mëdhenj”; gjeniali i marrë në kuptimin profan të fjalës, arrin shumë pak, dhe kurrfarë mendje e urtë nuk mund të merret si diçka që zëvendëson dijen e vërtetë.

Meqenëse u zu ngoje filozofia, do të vëmë në dukje disa pasoja të tjera të zakonshme të individualizmit në këtë sferë; hapi i parë, duke vijuar mbi mohimin e intuitës intelektuale ishte të vënte arsyen mbi çdo gjë tjetër, duke trajtuar këtë aftësi thjesht njerëzore dhe relative si pjesën më të lartë të inteligjencës, ose madje duke konsideruar atë si diç që përkon me tërë inteligjencën; pikërisht kjo përbën “racionalizmin” autor i vërtetë i të cilit ishte Dekarti. Ky kufizim i inteligjencës, aq më tepër, ishte vetëm etapa e parë; pak kohë duhej të kalonte para se vetë arsyeja të degradohej deri në përmbushjen kryesisht të funksioneve praktike, në përpjesëtim me zbatimet që fitonin rëndësi në dëm të shkencave të tilla që rastisnin ende të kishin njëfarë karakteri spekulativ; madje edhe vetë Dekartin e brente në zemër brengë shumë më e madhe për këto zbatime praktike sesa për shkencat e pastra. Por ky proces nuk duhej të mbaronte atje: individualizmi shpie pashmangshëm në “natyralizëm”, meqë çdo gjë që qëndron jashtë natyrës, pikërisht për këtë arsye, është përtej asaj që mund të arrijë individi si i tillë; “natyralizmi” dhe mohimi i metafizikës vërtet shkojnë krahas njëri-tjetrit, kurse kur intuita intelektuale jep lak, nuk ka më mundësi për kurrfarë metafizike; por derisa

disa njerëz ngulin këmbë, megjithatë, për të ndërtuar ndonjë lloj të "pseudo-metafizikës", të tjerët më haptas pranojnë pamundësinë për diçka të tillë; "relativizmi" në të gjitha format e veta vijon si pasojë e kësaj, qoftë ajo "kritikë" e një Kanti ose "pozitivizëm" i një August Komti (Auguste Comte); ndërsa meqenëse arsyeja është vetë thjesht relative dhe e aftë për zbatim të vlefshëm vetëm brenda një sfere njësoj relative, është e vërtetë se "relativizmi" është prodhimi i vetëm logjik i "racionalizmit". Me këtë mjet, për më tepër, racionalizmi duhej të sillte vetë shthurjen e tij: "natyra" dhe "e bëshmja", siç kemi vërejtur më lart, në të vërtetë, janë sinonime; natyralizmi që është konsekuent me vetveten mundet, pra, vetëm të jetë një nga ato "filozofitë të së bëshmes" të cilën tashmë e kemi vënë në dukje, nga e cila "evolucionizmi" është një lloj posaçërisht modern; por ishte pikërisht ky evolucionizëm ai i cili ishte paracaktuar më në fund për t'u kthyer kundër racionalizmit, duke marrë si faj arsyen e paaftësisë së tij që të veprojë në mënyrë adekuate me atë nuk ka asgjë pos ndryshimit dhe shumësisë, ose për të përfshirë në konceptet e tij ndërliqshmërinë e pafund të gjërave dhe të kuptimeve. E tillë është, në të vërtetë, pozita në të cilën e përvetësoi evolucionizmi formën e "intuitës" bergsoniane, e cila natyrisht nuk është më pak individualiste dhe më pak kundër metafizikës sesa racionalizmi, dhe vërtet, nëse ai e kritikon me të drejtë këtë të fundit, zhytet kështu edhe më poshtë meqenëse ai i drejtohet aftësisë që është vërtet infra-racionale, do të thotë, një intuitë ndijimore e përcaktuar në mënyrë të zbehtë pak a shumë të përzier me imagjinatën, instinktin dhe ndjenjën. Gjëja e rëndësishme është se në këtë etapë nuk ka më asnjë çështje të së vërtetës, por vetëm të së "vërtetës", e kufizuar ekskluzivisht në rrafshin e ndijimeve dhe e konsideruar si diçka qenësisht e lëvizshme dhe jostabile; inteligjenca, për teoritë e tilla, reduktohet përfundimisht në rolin e saj më të ulët kurse vetë arsyeja nuk pranohet më, përveç nëse mund të detyrohet të shërbejë për të formësuar çështjen për përdorim të vyeshëm. Pas kësaj mbetet vetëm për t'u marrë edhe një hap, ai që arrin të hedhë poshtë plotësisht inteligjencën dhe dijen duke zëvendësuar të vërtetën me "levërdinë". Pragmatizmi paraqiste këtë hap: këtë nuk e gjejmë më vetëm në sferën e pastër njerëzore ashtu si me racionalizmin, duke hyrë në trevën e nën-njerut, duke iu drejtuar "nënvetëdijes" e cila shënon përmbysje të plotë të hierarkisë normale. Kështu, në vija të përgjithshme, ishte rrjedha e cila filozofinë "profane", të lënë në mjetet e veta dhe që pretendonte të kishte mbledhur gjithë dijen në horizontin e saj, u detyrua ta vijonte patjetër dhe, në të vërtetë, e ka vijuar; po të ekzistonte dituri më e lartë asgjë e tillë nuk do të mund të ndodhte, meqë filozofia ishte së paku e detyruar të respektonte atë që kishte dështuar ta kapte por që nuk mund ta mohonte; kur, megjithatë, njëherë ishte zhdukur kjo dije më e lartë, mohimi i saj i cili përkonte me gjendjen e vërtetë, së shpejti u ngrit në teori dhe pikërisht jashtë kësaj gjendjeje të vërtetë erdhi dhe u zhvillua e tërë filozofia bashkëkohore.

Mjaft është thënë për filozofinë së cilës nuk ka nevojë t'i mveshet rëndësi e tepruar, pa marrë parasysh çfarë pozite mund të duket se zotëron në botën bashkëkohore; nga pikëvështrimi ynë, është me rëndësi kryesore nëse ajo shpreh shumë më tepër se krijon tendenca të çastit të dhënë dhe u jep formë sa më të qartë që është e mundshme; dhe nëse mund të thuhet se ato tendenca drejtohen deri në njëfarë shkalle, ato bëhen ashtu vetëm në kuptim të dorës së dytë dhe pas ngjarjes. Kështu, është e qartë se e gjithë filozofia bashkëkohore zë fill me Dekartin; por ndikimi i ushtruar nga ai si dhe brezat e tij dhe ato vijuese, ai që nuk është kufizuar vetëm në filozofi, kurrë nuk do të zgjerohej aq shumë po të mos kishin qenë konceptet e tij në përputhje me tendencat paraekzistuese tashmë të marra si gjëra të zakonshme nga shumica e bashkëkohësve të tij; pikëvështrimi bashkëkohor e pa pasqyrimin e vet në kartezianizëm prandaj përfitoi

një vetëdije më të qartë se që kishte pasur deri atëherë. Për më tepër, pa marrë parasysh në çfarë sfere, një lëvizje aq spikatëse si kartezianizmi u bë në fushën e filozofisë si gjithmonë më shumë rezultat i diçkasë sesa pikënisje e vërtetë; ajo nuk është spontane, por prodhim i punëve të pshtjella dhe të paspikatshme; nëse dikush si Dekarti ndodh të jetë posaçërisht përfaqësues i shmangies bashkëkohore, nëse mund të thuhet se vë në jetë atë deri në njëfarë shkalle dhe nga një pikëpamje e caktuar, ai megjithatë as nuk është i vetmi person as i pari person përgjegjës për të dhe do të lypsej të shikohej shumë më larg prapa për të zbuluar zanafillën e saj. Njësoj, Renesanca dhe Reformacioni, të cilët zakonisht konsiderohen si shfaqjet e para të mëdha të frymës bashkëkohore, më shumë e plotësuan sesa e provokuan shkëputjen nga tradita; nga pikëvështrimi ynë, fillimet e asaj shkëputjeje datojnë që nga shekulli XIV, dhe se fillimi i kohës moderne duhet vërtet të shënohet nga ai çast dhe jo nga një apo dy shekuj më vonë.

Duhet të flasim më tutje për këtë shkëputje nga tradita, meqenëse ajo shpuri drejt në lindjen e botës moderne, nga e cila të gjitha karakteristikat mund të mblidhen në një kaptinë të vetme, gjegjësisht në kundërshtim me pikëvështrimin tradicional; kurse mohimi i traditës është njësoj individualizëm në mënyrën e vet. Kjo është në përputhje të plotë, aq më tepër, me atë që tashmë është thënë, meqenëse, siç kemi shpjeguar, intuita intelektuale dhe doktrina e pastër metafizike janë kryesoret në çdo qytetërim tradicional; kur njëherë mohohet ky parim mohohen edhe të gjitha pasojat e tij, së paku ashtu nënkuptohet, dhe kështu çdo gjë që vërtet e meriton emrin e traditës shkatërrohet po në atë bazë. Tashmë kemi parë çka ka ndodhur në këtë aspekt në rastin e shkencave; prandaj nuk do t'i kthehemi asaj teme, por do të shqyrtojmë një aspekt tjetër të kësaj çështjeje ku shfaqjet e pikëpamjes kundërtradicionale janë ndoshta edhe më drejtpërsëdrejti të dukshme, meqenëse ndryshimet që janë bërë kanë ndikuar në këtë rast drejtpërsëdrejti në vetë masat e njerëzve në Perëndim. Në të vërtetë, "shkencat tradicionale" të Mesjetës ishin rezervuar pak a shumë për një elitë të kufizuar, kurse disa ishin madje monopol ekskluziv i shkollave rreptësisht të izoluara, duke arritur në ezotericizëm në kuptimin e saktë të fjalës; por, nga ana tjetër, ishte një element në atë traditë i cili ishte i përbashkët për të gjithë pa dallim dhe ai ishte i kësaj pjese të jashtme për të cilën tani dëshirojmë të flasim. Në atë kohë tradita e Perëndimit mori pjesë së jashtmi në një formë specifike religjioze, të paraqitur nga Katolicizmi; prandaj në sferën e religjionit do të duhet të hetojmë revoltën kundër pikëpamjes tradicionale, një revoltë e cila dikur supozohej të kishte formë të caktuar, erdhi e u quajt Protestantizëm; dhe lehtë shihet se kjo ishte vërtet shfaqje e individualizmit aq shumë saqë do të mund të përshkruhej si vetë individualizmi kur zbatohet në religjion. Protestantizmi, si edhe bota bashkëkohore në përgjithësi, nuk qëndron mbi asgjë tjetër pos mbi mohimin, gjegjësisht si mohim i parimeve që qëndron në rrënjë të individualizmit; këtu përsëri shohim një shembull tjetër të dukshëm të anarkisë dhe të shthurjes i cili vijon në bazë të mohimit të tillë.

Pranimi i individualizmit doemos nënkupton refuzimin për të pranuar çfarëdo autoriteti më të lartë sesa të individit si dhe çdo aftësi të diturisë sipërore ndaj arsyes individuale; këto dy gjëra janë të pandashme njëra nga tjetra. Si pasojë, pikëvështrimi modern detyrohej të refuzonte gjithë autoritetin shpirtëror në kuptimin e vërtetë të fjalës, autoritetin që zë fill, domethënë, në shtresën mbinjerëzore si dhe në organizimin tradicional të mbështetur qenësisht mbi autoritet të tillë, pa marrë parasysh çfarë forme do të mund të merrte organizimi i tillë, natyrisht duke dalluar prej një qytetërimi në tjetrin. Ishte pikërisht kjo e cila ishte paraqitur në të vërtetë: si zëvendësim i organizimit të kualifikuar për të shpjeguar në mënyrë legjitime traditën fetare të Perëndimit,

protestantizmi pohonte të kishte nisur atë që quhej “liri për informim”, do të thotë, shpjegimin të lënë gjykimit privat të individëve, madje edhe të padijshmit dhe atij të pakompetencë dhe të mbështetur vetëm mbi ushtrimin e arsyes njerëzore. Ai, pra, paraqiste analogjinë, në sferën fetare, të asaj që duhej të ndodhte në filozofi me futjen e “racionalizimit”; dera u hap krah më krah për diskutime, dallime dhe shmangie të çdo lloji; kurse rezultati duhej të pritej: përhapje e numrit gjithnjë e më të madh sektesh, secili duke qëndruar vetëm mbi mendimet individuale të disa personave. Meqenëse ishte e pamundshme në kushte të tilla të arrihej pëlqim mbi doktrinën lënda e së cilës shpejt kaloi në prapavi, kurse aspekti i dorës së dytë të religjionit, domethënë i moralit, erdhi dhe e zuri vendin e parë: prej këtu del ai brez në moralizëm, i cili është tipar aq i spikatur i protestantizmit të sotëm. U paraqit një dukuri në religjion paralelisht me atë që tashmë e kemi vënë në dukje në filozofi; shthurja doktrinore, zhdukja e elementeve intelektuale të religjionit, sollën pasojat e saj të pashmangshme: duke filluar nga racionalizmi duhej patjetër të vijonte një rënie në sentimentalizëm dhe pikërisht në vendet anglo-saksone duhet të vështrohen shembujt më të dukshëm të kësaj rënieje të posaçme. Kur njëherë të arrihet ajo etapë, nuk mund të bëhet më kurrfarë pyetje e religjionit, madje edhe e varfëruar dhe e deformuar, por vetëm e “religjiozitetit”, domethënë e aspiratave të zbehta sentimentale, të pasanksionuara nga çfarëdo dije reale; kurse me këtë fazë të fundit përkojnë teoritë siç është “përvoja religjioze” e Uiliam Xhejmsit (William James), e cila shkon aq larg sa të shohë në nënvetëdije mjetet për të hyrë në bashkësi me hyjnoren. Në këtë pikë prodhimet e fundit të dekadencës së religjionit shkrihen me ato të rënies filozofike: “përvoja religjioze” shkrihet në “pragmatizëm”, në emër të së cilës nocioni i zotit të kufizuar përcaktohet sikur të ishte më i “përparuar” sesa ai i Zotit të pakufizuar, sepse ka mundësi që ai të ketë ndjenja të krahasuara me ato që mund të ketë një njeri sipëror; dhe njëherit duke iu drejtuar nënvetëdijes krijohet një lidhje me spiritualizmin dhe me të gjitha religjionet e rrejshme të cilat janë aq karakteristike për kohën tonë dhe të cilat i kemi shqyrtuar në shkrimet e tjera. Në një drejtim tjetër moraliteti protestan, duke u përhapur gjithnjë e më shumë me çfarëdo baze doktrinare, përfundon duke u degjeneruar në atë që mund të quhet “moralitet laik”, i cili ndër përkrahësit e vet i numëron përfaqësuesit e të gjitha nuancave të “protestantizmit liberal” si dhe kundërshtarët e deklaruar të çdo lloj ideje religjioni; në themel në të dyja grupet mbizotërojnë të njëjtat tendenca, duke qenë i vetmi dallim që çdokush nuk shkon aq larg në zhvillimin logjik të gjithë asaj që nënkuptojnë këto tendenca.

Në të vërtetë, meqenëse religjioni në thelb është formë e traditës, fryma kundërtradicionale nuk mund të mos jetë kundër religjionit; ajo fillon me çnatyrimin e religjionit dhe merr fund duke e mposhtur tërësisht, kurdo që ka mundësi për diç të tillë. Protestantizmi është i palogjikshëm nga fakti se, derisa bën çmos për të “humanizuar” religjionin, ai megjithatë pranon gjallërimin, së paku teoretikisht, të një elementi mbinjerëzor, gjegjësisht zbulimin; ai luhatet të fusë mohimin në përfundim logjik, por duke ekspozuar zbulimin në të gjitha bisedat të cilat vijojnë pas gjurmëve të shpjegimeve thjesht njerëzore, ai në të vërtetë atë e zvogëlon praktikisht deri në asgjë; dhe kur njeriu di se janë disa që, derisa vijojnë ta quajnë veten “të krishterë”, nuk pranojnë më hyjninë e Krishtit, lejohet të supozohet se njerëzit e tillë, ndoshta pa qenë të vetëdijshëm për të, qëndrojnë shumë më afër mohimit të plotë sesa Krishterimit të vërtetë. Kundërthëniet e tilla, aq më tepër, nuk duhet të krijojnë befasi të panevojshme meqenëse, në çfarëdo sfere që të paraqiten, ato janë shenjë e shthurjes dhe e konfuzionit të kohës sonë, pikërisht si nëndarja e pareshtur e protestantizmit që nuk është gjë tjetër

pos një nga shembujt e shumtë të asaj shpërndarjeje në shumësinë e cila, siç kemi vërejtur, haset gjithkund në jetën bashkëkohore dhe në shkencën bashkëkohore. Përveç kësaj, është e natyrshme që protestantizmi, i gjallëruar siç është nga fryma e mohimit, do të duhej të lindte atë kritikë shthurjeje, e cila në duart e të ashtuquajturëve "historianë të religjionit" është bërë armë e fyerjes së gjithë religjionit; në këtë mënyrë, derisa ndikon të mos njihet asnjë autoritet përveç atij të Biblës, ajo vetë ka dhënë kontribut në masë të madhe për shkatërrimin e po atij autoriteti, do të thotë, të minimumit të traditës, në të cilën ajo ende ndikonte që të ruhej; kur njëherë del jashtë revolta kundër pikëpamjes tradicionale, ajo nuk mund të ndalet në gjysmë të rrugës.

Mund të bëhet një kundërshtim në këtë vend: ndonëse u shkëput nga organizata katolike, a nuk do të mundej protestantizmi, nga fakti se ai megjithatë pranonte Biblën, të ruante doktrinën tradicionale të cilën e përmban ajo? Pikërisht hyrja e "kritikës së lirë" është ajo që e bën të vlefshme çdo hipotezë të tillë, meqenëse ajo i hap derën çdo lloj fantazie individuale; ruajtja e doktrinës, për më tepër, parasupozon mësimin e organizuar tradicional, ndërsa ruhet shpjegimi dogmatik, dhe në të vërtetë, ky mësim është identifikuar në Perëndim me Kishën katolike. Pa dyshim, në qytetërime të tjera ekzistojnë organizata që dallojnë shumë nga forma për të zbatuar funksionin gjegjës; por tash neve na intereson qytetërimi perëndimor dhe kushtet e tij të posaçme. Nuk mund, pra, të kundërshtohet fakti, për shembull, që në Indi nuk ka institucion që mund të krahasohet me papatin; ky rast është fare tjetër, në radhë të parë, për arsye se atje nuk kemi të bëjmë me një traditë e cila është religjioze në atë formë siç është në kuptimin perëndimor, me pasojë që mjetet për ta ruajtur dhe transmetuar nuk mund të jenë njësoj, dhe së dyti, për arsye se mentaliteti hindus është fare tjetër nga ai evropian, tradita nuk ka mundësi të ushtrojë pushtet spontan i cili nuk mund të përhapet në Evropë pa ndihmën e një organizmi të përcaktuar shumë më rreptësisht sa i përket përbërjes së saj të jashtme. Tashmë kemi vërejtur se tradita në Perëndim, që nga kohët e krishtera, është dashur doemos të ishte veshur me rroba të religjionit; do të duhej kohë shumë e gjatë për t'i specifikuar të gjitha arsyet për këtë pozitë, e cila nuk mund të bëhet plotësisht e kuptueshme e pa i dhënë disi konsiderata të ndërlikuara; mirëpo, e tillë është gjendja që duhet të merret parasysh kështu që, kur njëherë të njihet ky fakt, bëhet e domosdoshme të provohen të gjitha pasojat që vijojnë nga ai sa i përket organizimit të duhur sipas një forme tradicionale të këtij lloji. Kjo gjendje është e destinuar të vazhdojë, për më tepër, sipas mësimeve të Dhjatës, deri në fund të kohës, domethënë derisa të marrë fund cikli i tashëm.

Përveç kësaj, është fare e sigurt, siç u theksua edhe më lart, se vetëm në Krishterim, përkundër të gjithave, është ruajtur çkado që ende gjallëron nga fryma tradicionale e Perëndimit; por a do të thotë kjo këtu se mund të flitet së paku për një ruajtje integrale të gjithë traditës të paprishur nga fryma bashkëkohore? Për fat të keq, ky rast nuk duket të jetë kështu; ose të thuhet më saktësisht, nëse bërthama e traditës ka ngelur e paprekur, nga e cila ka shumëçka, mbetet e dyshimtë nëse përmbajtja e saj më e thellë ende kuptohet si duhet, madje edhe nga një elitë shumë e kufizuar, ekzistenca e së cilës pa dyshim do të manifestohej përmes ndonjë veprimi, ose më mirë, përmes ndonjë ndikimi, gjë që, në të vërtetë, nuk dallohet askund. Më me siguri, pra, arrihet në atë që mund të përshkruhet si konservim në gjendje latente, duke u mundësuar kështu ende atyre që kanë aftësi ta rizbulojnë në kuptimin e plotë të traditës, edhe pse ai kuptim mund të mos i jetë tani askujt plotësisht i qartë; për më tepër, duhet të gjenden të përhapura aty-këtu në Perëndim, jashtë fushës së religjionit, shumë shenja dhe simbole që kanë mbetur nga doktrinat tradicionale të lashta dhe ruhen pa u kuptuar. Në raste të

tilla nevojitet kontakti me frymën tradicionale plotësisht të gjallë për ta rizgjuar atë që është zhytur në një lloj amullie dhe kështu të rikthehet të kuptuarit e humbur; dhe të themi edhe një herë, pikërisht në këtë aspekt, mbi të gjitha, qëndron Perëndimi duke kërkuar ndihmë nga Lindja nëse dëshiron të kthehet në vetëdije të traditës së tij vetjake.

Ajo që posa u tha ka të bëjë rreptësisht me mundësinë të cilën Katolicizmi e bart me vete përmes parimit të vet në mënyrë të qëndrueshme dhe të pandryshueshme; në këtë sferë, rrjedhimisht, ndikimi i pikëpamjes moderne përkufizohet doemos për të penguar që disa çështje të mos bëhen të kuptueshme në mënyrë efektive, për një periudhë më të gjatë ose më të shkurtër kohe. Nga ana tjetër, në qoftë se kur flasim për gjendjen e tashme të Katolicizmit mendohet për mënyrën në të cilën ai ravijëzohet nga shumica dërrmuese e vetë pasuesve të tij, njeriu vërtet do të detyrohet të pranojë faktin për një veprim më pozitiv të pikëvështrimit bashkëkohor, nëse mund të thuhet kjo për diçka që në të vërtetë është thelbësisht negative. Kur flasim kështu nuk mendojmë vetëm për lëvizjet e përcaktuara pak a shumë mirë, si për atë që, në të vërtetë, njihet si “modernizëm” dhe i cili arriti në asgjë më pak pos në depërtim të synuar, për fat të mirë,të frustruar, të frymës protestane në bërthamë të vetë kishës katolike.; po i referohemi një gjendjeje të mendjes e cila është shumë më e zakonshme, e përhapur më gjerësisht dhe më vështirë e përcaktueshme, megjithatë edhe më e rrezikshme, dhe gjithnjë e më shumë e tillë duke qenë shpesh plotësisht të pavetëdijshëm ata që ndikohen nga ajo: ka mundësi që dikush të mendojë për veten se është sinqerisht religjioz dhe të mos jetë fare i tillë në kuptimin themelor të fjalës, kurse njeriu madje mund edhe ta quajë veten “tradicionalist” pa pasur as nocionin më të pakët prej se përbëhet fryma e vërtetë tradicionale: në këtë shohim edhe një shenjë tjetër të hutisë mendore të kohës sonë. Gjendja mendore për të cilën po bëjmë fjalë qëndron në radhë të parë në “minimizimin” e religjionit, si të thuash, në të kthyerit e tij në diçka që duhet të lihet anësh dhe të cilit mjafton t’i paracaktohet një fushë sa më e kufizuar dhe sa më e ngushtë që të mundet, diçka që nuk ka kurrfarë ndikimi të vërtetë në ekzistencën tjetër e cila izolohet prej saj si me një lloj ndarjeje të padepërtueshme; a ka sot shumë katolikë mënyra e mendimit dhe e veprimit të të cilëve në jetën e përditshme dallon dukshëm nga ajo e shumicës së bashkëkohësve të tyre të “pa fe”? Është edhe një çështje e mospërfilljes thuaja të tërësishme nga pikëshikimi doktrinar, i indiferencës madje edhe ndaj çdo gjëje që ka të bëjë me të: për shumë njerëz të tillë religjioni është thjesht çështje veprimi, zakoni, të mos themi rutine, kurse ata në mënyrë të kujdesshme heqin dorë nga përpjekjet për të kuptuar çkado qoftë përkitazi me të, madje edhe deri në shkallë të të menduarit se nuk vlen të kuptohet, ose ndoshta që nuk ka asgjë aty për të kuptuar; për më tepër, nëse dikush do të kishte mirëkuptim të vërtetë për religjionin, a do të ishte ai ndoshta i kënaqur t’i jepte atij vend aq të padukshëm ndër preokupimet e tij? Kjo doktrinë, kështu, në të vërtetë, harrohet ose reduktohet thuaja deri në asgjë, një qëndrim ky i cili e sjell njeriun dukshëm afër pozitës protestane, meqenëse ky është vërtet rezultat i tendencave të njëjta bashkëkohore, të gjitha në kundërshtim me çdo lloj të intelektualitetit; kurse më e mjeruara është ajo se udhëzimi i cili zakonisht jepet, në vend se të reagojë kundër kësaj gjendjeje të mendjes, përkundrazi e parapëlqen duke iu përshtatur me gatishmëri tepër të madhe: vazhdimisht bisedohet për moralitet, kurse doktrina rrallë zihet ngoje me pretekst se nuk mund të pritet të kuptohet; religjioni sot arrin pak më shumë se “moralizëm” ose së paku duket sikur askush nuk do më të njohë atë që ai vërtet është, gjë e cila është diç fare tjetër nga ai. Po qe se, megjithatë, ndodh që ende të flitet për doktrinën ndonjëherë, rezultati është në të shumtën e herës për t’ia ulur vlerën përmes bisedës me kundërshtarët e vet në mbështetje të tyre “profane”, e

cila shpie pashmangshëm për të bërë koncesionet më të paarsyeshme, pikërisht për këtë arsye posaçërisht njerëzit e marrin me mend veten si të obliguar të marrin parasysh, në shkallë më të madhe ose më të vogël, zbulimet e supozuara që dalin nga “kritika” moderne, ndërsa asgjë nuk do të ishte më thjesht, duke vënë veten në pikëpamje tjetër, sesa të demonstrohej cektësia e tyre; në këto kushte sa mund vërtet të mbetet gjallë nga fryma e vërtetë tradicionale?

Ky largim nga tema, në të cilën jemi futur me anë të shqyrtimit të shfaqjeve të individualizmit në sferën e religjionit, nuk ka qenë i padobishëm sepse tregon se e keqja në këtë aspekt është edhe më e kobshme dhe më e përhapur sesa mund të supozohet në shikim të parë; kurse përveç kësaj, kjo zor se na largon nga çështja kryesore në shqyrtim, në të cilën vërejtjet tona aq më tepër mund të zbatohen drejtpërsëdrejti, sepse gjithmonë është individualizmi ai që fut frymën e debatit në çdo sferë. Është më së vështiri t’i bësh bashkëkohësit tanë të kuptojnë se janë disa gjëra për të cilat, sipas vetë natyrës së tyre, nuk mund të bisedohet; njeriu bashkëkohor, në vend se të përpiqet të ngrihet deri në të vërtetën, pretendon ta ulë atë deri në rrafshin e tij; dhe kjo pa dyshim shpjegon pse ka aq shumë njerëz të cilët, kur ju flet dikush për “shkencat tradicionale” ose madje për metafizikën e pastër, marrin me mend se ai i referohet vetëm “shkencës profane” ose “filozofisë”.Në sferën e mendimit individual është gjithmonë e mundshme biseda, meqenëse rendi racional nuk kapërcehet, dhe është lehtë të gjenden pak a shumë argumente të vlefshme në të dyja anët e çështjes, kur nuk ka kurrfarë drejtimi ndaj ndonjë parimi të lartë; vërtet në pjesën dërrmuese të rasteve ka mundësi të vijohet biseda deri në pafund pa arritur në asnjë zgjidhje, prandaj gati e gjithë filozofia moderne përbëhet nga dykuptimësitë dhe çështjet e formuluara keq. Larg asaj që të sqarohen këto çështje, siç supozohet zakonisht, biseda zakonisht thjesht i sjell ato rreth e përqark, nëse nuk i mjegullon edhe më shumë; kurse rezultati më i rëndomtë është se çdo pjesëmarrës, duke u përpjekur ta bindë kundërshtarin, lidhet më shumë se kurdoherë me mendimin e vet dhe e mbyll veten në të, madje edhe më ekskluzivisht se më parë. Motivi i vërtetë është jo të dëshirojë të arrijë në njohjen e së vërtetës, por të ketë të drejtë me çdo kusht, ose së paku të bindë veten se ka të drejtë edhe nëse nuk mund t’i bindë të tjerët, se dështimi për të arritur këtë është më i dhembshëm për shkak të futjes së atij afshi për “të kthyerët” i cili është tipar tjetër karakteristik i mentalitetit perëndimor të sotëm. Ndonjëherë individualizmi, në kuptimin më të rëndomtë dhe elementar të fjalës, e zbulon veten në mënyrë edhe më të qartë: kështu, a nuk duhet njerëzit të takohen me ata që ngulin këmbë për të gjykuar punën e njeriut në bazë të asaj që dinë për jetën e tij private, sikur këto dy gjëra të mund vërtet të lidheshin në këtë mënyrë? Nga tendenca e njëjtë, e lidhur me të metën për hollësi, ka lindur edhe interesimi lidhur me ngjarjet më të parëndësishme në jetën e “njerëzve të mëdhenj” dhe me iluzionin që kultivojnë njerëzit se çdo gjë e bërë prej tyre mund të shpjegohet në kuptim të një lloj “psiko-fiziologjie”; e gjithë kjo është e rëndësishme për secilin që dëshiron të regjistrojë natyrën e vërtetë të mentalitetit bashkëkohës.

Por duke iu kthyer për një çast futjes së shprehisë së bisedës për fushat të cilave ajo nuk u përket me të drejtë, duhet të bëhet vërejtje qartas se qëndrimi “shfajësues” është në vete jashtëzakonisht i dobët, duke qenë thjesht “defansiv” në kuptimin juridik të fjalës; nuk është përshktuar kot së koti kjo me një term që rrjedh nga fjala “apologji”, e cila në të vërtetë vë në dukje shfajësimin e një mbrojtjeje dhe e cila, në një gjuhë si anglishtja, ka filluar të përdoret zakonisht me kuptim të “arsyetimit”; rëndësia e tepërt e lidhur me “apologjetikën” është, pra, shenjë e pakontestueshme e kthimit prapa të frymës së religjionit. Kjo dobësi bëhet më e theksuar kur apologjetika degjenerohet, siç

u tha më lart, në biseda të cilat janë plotësisht “profane”, si përsa i përket metodës ashtu edhe pikëshikimit mbi të cilët është vendosur religjioni në të njëjtin nivel me ato të rastësishmet dhe hipotetiket të teorive filozofike dhe shkencore ose pseudo-shkencore, për hir të asaj që të duket “pajtues”, pranohen koncepte së paku deri në një shkallë, të cilat u zbuluan në radhë të parë thjesht për qëllimin e shkatërrimit të gjithë religjionit; njerëzit që veprojnë kështu vetë e arsyetojnë provën e pavetëdijes së tyre si të natyrës së vërtetë të doktrinës për të cilën ata vetë supozojnë të jenë pak a shumë përfaqësues të autorizuar. Nga ata që janë të kualifikuar të flasin në emër të doktrinës tradicionale nuk kërkohet të hyjnë në bisedë me “profanët” ose të angazhohen në polemika; për ata është e nevojshme thjesht të parashtrohet doktrina e tillë siç është, për hir të atyre që janë të aftë ta kuptojnë edhe njëherit të denoncojnë gabimin kudo që paraqitet, duke e treguar si të tillë me përjashtim të dritës së diturisë vërtet mbi të; funksioni i tyre nuk është të angazhohen në grindje dhe të ngatërrohen për të komprometuar këtë doktrinë, por për të shqiptuar gjykimin të cilin ata kanë të drejtë ta shqiptojnë nëse vërtet i posedojnë parimet të cilat duhet të frymëzojnë në mënyrë të pagabueshme. Sfera e grindjeve është ajo e veprimit, do të thotë, sfera individuale dhe e përkohshme; “lëvizësi i palëvizshëm” krijon dhe drejton lëvizje pa u përzier në të; dija e ndriçon veprimin pa marrë pjesë në fatin e saj; shpirtërorja i prin të përkohshmes pa u përzier me të; dhe kështu të gjitha gjërat mbeten në rendin e tyre të duhur, në pozitën caktuar atyre në hierarkinë universale; por ku duhet të haset në botën bashkëkohore nocioni i hierarkisë së vërtetë? As njerëzit as gjësendet nuk janë më në pozitë të cilën ata duhet ta zënë normalisht; njerëzit nuk njohin më autoritet efektiv në rrafshin shpirtëror as ndonjë pushtet legjitim në rendin e kësaj bote; “profanët” ia lejojnë vetes bisedën mbi gjërat e shenjta, duke kontestuar natyrën e tyre madje edhe vetë ekzistencën e tyre; çka është kjo pos që e ulëta të gjykojë të sipërmen, padija të imponojë kufizimet mbi mençurinë, gabimi të kapë të vërtetën, njerëzorja të zëvendësojë vetë hyjnoren, bota të ketë epërsi mbi botën hyjnore, individi të vërë veten si masë e të gjitha gjërave dhe të pretendojë të diktojë ligje për gjithësinë të nxjerra tërësisht nga arsyeja e tij e kufizuar dhe e gabueshme? “Mallkuar qofshit, ju prijës të verbër”, thotë Ungjilli; dhe vërtet, kudo qoftë i sheh njeriu sot këta prijës të verbër të të verbërve, të cilët përveç nëse jo të përmbajtur nga ndonjë kontroll kohor, do t’i shpiejnë patjetër vijuesit e tyre në humnerë, për të marrë fund atje në shoqërim të tyre.

# Kreu i gjashtë

# KAOSI SHOQËROR

Në studimin e tashëm ne nuk propozojmë t'i kushtohet vëmendje e posaçme pikëpamjes shoqërore, e cila shtrohet vetëm në mënyrë të tërthortë, duke paraqitur zbatimin krahasimisht të largët të periudhave themelore, dhe për shkak se përveç kësaj nuk do të mund të fillonte shërimi i botës bashkëkohore në këtë sferë, në kuptimin e gjerë të fjalës. Vërtet, po të mund të ravijëzohej një shërim i tillë në rendin e kundërt, domethënë të fillonte prej pasojave në vend se prej parimeve, patjetër do t'i mungonte baza e vërtetë dhe do të ishte tërësisht dështues; asgjë stabile nuk do të mund të dilte ndonjëherë nga ajo, kurse e gjithë puna do të kërkonte që vazhdimisht të nisej që nga fillimi si pasojë e pamundësisë për të arritur në radhë të parë në mirëkuptim duke mbajtur parasysh të vërtetën thelbësore. Prandaj, për këtë arsye nuk jemi në gjendje t'u mveshim të paparashikuarave politike, duke marrë këtë shprehje madje në kuptimin më të gjerë, çfarëdo rëndësie tjetër pos asaj të shenjave thjesht të jashtme të mentalitetit të një periudhe; por, duke i shikuar në atë dritë, nuk mund as të mbetemi plotësisht të heshtur mbi temën e shfaqjeve të ashtuquajtura me të drejtë të çrregullimeve bashkëkohore në sferën shoqërore.

Siç tashmë është vënë në dukje më lart, në kushtet e mbisundimit të tashëm, askush më nuk e gjen veten në pozitën që atij normalisht i përgjigjet të zërë sipas asaj që i takon nga natyra e vet: pikërisht kjo mendohet me pohimin "nuk ekzistojnë më kasta",, sepse kasta, e kuptuar sipas domethënies së të vërtetës tradicionale, nuk është gjë tjetër pos vetë natyra individuale, së bashku me gjithë përfshirjen e aftësive të posaçme të përmbledhura në vete dhe të cilat i parapëlqen çdo njeri për përmbushjen e këtij apo të atij funksioni të veçantë. Kur njëherë qasja një funksioni të dhënë të mos jetë më temë e çfarëdo rregulle legjitime, del si rezultat i pashmangshëm fakti që njerëzit të ndjehen të obliguar për të ndërmarrë çkado qoftë dhe shpesh vetëm atë gjë për të cilën janë më së paku të kualifikuar; roli të cilin e luan personi në shoqëri do të caktohet, pra, nuk e themi rastësisht, sepse ai vërtet nuk ekziston, vetëm nga ajo që mund të duket se është i tillë, do të thotë me bashkëveprim gjithfarë llojesh të rrethanave të pavend; ajo që duket se ushtron vëllimin më të vogël të ndikimit është pikërisht një faktor i cili duhet të merret parasysh më së shumti në rast të tillë, gjegjësisht, dallimet e natyrës që ekzistojnë midis një njeriu dhe tjetrit. Shkak i gjithë kësaj hutie është pikërisht mohimi i këtyre dallimeve, gjë që nënkupton hedhjen poshtë të mbarë hierarkisë shoqërore; ndërsa ky mohim, i cili në fillim ndoshta nuk ishte i vetëdijshëm dhe më shumë aktual sesa teorik, meqenëse konfuzioni i kastave i parapriu trysnisë së plotë, ose me fjalë të tjera, meqenëse keqkuptimi i natyrës së popujve që u krijua me dallimet midis tyre, u injorua tërësisht - ky mohim, themi, që nga atëherë është paraqitur në parim të rrejshëm me emrin "barazi". Do të ishte shumë lehtë të tregohej se barazia nuk ekziston askund fare për arsyen e thjeshtë sepse nuk mund të ketë dy qenie të cilat janë vërtet të ndryshme dhe njëkohësisht edhe të ngjashme në çdo

aspekt; kurse nuk do të ishte aspak më lehtë të theksohen pasojat groteske të cilat vijojnë nga kjo ide e çuditshme, në emër të së cilës pretendohet të imponohet njëtrajtshmëri në çdo sferë, për shembull, duke përhapur arsimim identik te çdokush, sikur të gjithë të ishin të gatshëm të kuptonin të njëjtat gjëra dhe sikur të njëjtat metoda për t'i bërë të kuptueshme ato çështje do të mund të zbatoheshin te çdokush pa dallim. Për më tepër, mund të shtrohet pyetja nëse ajo nuk është më shumë çështje e "të mësuarit" sesa e "të kuptuarit", në kuptimin e vërtetë të fjalës, nëse memorja, do të thotë, nuk është zëvendësuar me inteligjencën në konceptin e tërësishëm verbal dhe "libror" të arsimit të sotëm, ku qëllimi është bërë i kufizuar në akumulimin e nocioneve rudimentare dhe heterogjene, dhe ku cilësia sakrifikohet plotësisht për sasi, siç paraqitet çdokund nëpër botën bashkëkohore, për arsyet e të cilave do të flasim më vonë në mënyrë më të plotë: këtu, edhe një herë, shihet shpërndarja në shumësi. Shumë më tepër mund të thuhet përkitazi me të këqijat e "arsimimit të obliguar"; por ky nuk është vend ku mund të hyhet në këtë çështje dhe që të mos kapërcehen kufijtë e studimit të tashëm, duhet të kënaqemi me një referencë kalimtare në këtë pasojë të posaçme të teorisë së "barazimit", si diçka që është vetëm një tjetër nga ato elementet e shthurjes të cilat janë të shumëfishta sot për secilin që bën përpjekje madje t'i numërojë pa i munguar asnjë.

Natyrisht, kur të ballafaqohemi me një ide si "barazi" ose "përparim", ose çfarëdo tjetër të "dogmave laike" që hasim në pranim të verbër praktikisht te të gjithë bashkëkohorët tanë, dhe nga të cilët numri më i madh filluan të formuloheshin qartë gjatë shekullit XVIII, nuk ka mundësi të pranohet se idetë e tilla mund të paraqiten fare spontanisht. Këto janë vërtet "sugjerime", në kuptimin më të ngushtë të fjalës, të cilat, për më tepër, do të mund të jepnin efektin e tyre në një rrethanë e cila tashmë ishte e pjekur për t'i pranuar, ato nuk krijuan gjendjen bashkëkohore të mendimit në tërësi, por kanë dhënë kontribut të konsiderueshëm për ta ruajtur dhe për ta zhvilluar deri në lartësi, që pa dyshim kurrë nuk do të arrihej pa ndihmën e tyre. Po qe se këto "sugjerime" duhet të zhduken, mentaliteti i zakonshëm do të jetë vërtet afër për ta ndryshuar mendimin e tij; pikërisht për këtë arsye ata nxiten ngulmueshëm nga të gjithë ata që kanë interes për ta ruajtur çrregullimin, nëse jo për ta keqësuar edhe më tutje, dhe kjo po ashtu shpjegon pse në një çast kur çdo gjë supozohet të jetë e hapur për bisedë, këto janë çështjet e vetme për të cilat nuk lejohet të bisedohet në kurrfarë rrethanash. Pos kësaj, është vështirë të caktohet shkalla e sinqeritetit që kanë ata të cilët bëhen propagandues të ideve të tilla, ose të vlerësohet shkalla deri në të cilën disa individë bëhen pre e vetë hilesë së tyre dhe mashtrojnë veten edhe kur i mashtrojnë të tjerët; dhe vërtet, në propagandën e këtij lloji, ata që luajnë rolin e leshkove shpesh bëhen instrumentet më efektive, sepse ata sjellin si detyrim një bindje të cilën të tjerët do ta kishin vështirë ta simulonin dhe e cila është gati infektuese; por prapa gjithë kësaj, së paku në fazat e hershme, kërkohet një lloj më i vetëdijshëm i veprimit, një iniciativë e cila mund të vijë vetëm prej njerëzve që janë plotësisht të vetëdijshëm për natyrën e ideve që po i vënë në qarkullim. Ne themi "ide", por kjo fjalë përdoret vetëm në kuptim shumë të ngushtë, sepse është e qartë se këtu nuk është fjala fare për ide të pastra, madje as për asgjë që i përket as prej së largu shtresës intelektuale; ato mbase duhet të përshkruhen si ide të rrejshme, por do të ishte edhe më mirë të quheshin "pseudo-ide", me qëllim që në radhë të parë të provokohen reagimet sentimentale, gjë që, në të vërtetë, është mënyra më e thjeshtë dhe efikase për të ndikuar në masat. Në rrethana të tilla, për më tepër, fjala ka rëndësi më të madhe se nocioni të cilin supozohet ta paraqesë, dhe vërtet shumica e "ideve" moderne nuk arrijnë më shumë se në fjalë, sepse këtu kundërshtohen me atë dukuri të dukshme të njohur si "verbalizëm", përmes të cilit

vetë kumbimi i fjalëve shërben për të dhënë një mashtrim mendimi; ndikimi që ushtrojnë oratorët mbi turmën është posaçërisht karakteristik në këtë aspekt, dhe nuk ka nevojë të studiohet shumë hollësisht për t'u bindur se ky proces është një sugjerim në çdo mënyrë i krahasueshëm me atë të cilit i drejtohen hipnotizerët.

Mirëpo, pa i zhvilluar këto refleksione më tej, t'u kthehemi pasojave që rrjedhin nga mohimi i gjithë hierarkisë së vërtetë; do të vëhet në dukje se, në gjendjen e tashme të gjërave, jo vetëm që njeriu e përmbush funksionin e vet në rastet e jashtëzakonshme dhe pak a shumë rastësisht, ndërsa do të ishte normalisht përjashtim po të mos vepronte ashtu, por ndodh që i njëjti njeri mund të thirret të ushtrojë funksione të ndryshme njërin pas tjetrit, sikur ai të ishte i aftë të ndërronte prirjet e veta sipas dëshirës. Kjo mund të duket paradoksale në një periudhë të "specializimit" të jashtëzakonshëm, megjithatë, në të vërtetë, kjo ndodh sidomos në sferën politike; nëse kompetenca e "specialistëve" është shpesh fare iluzore dhe në çdo rast e kufizuar në një fushë shumë të ngushtë, besimi në atë kompetencë, megjithatë, është i vërtetë dhe mund fare mirë të shtrohet pyetja pse ai besim nuk hyn më në lojë në rast të karrierës politike, ku jokompetenca më e madhe rrallë shikohet si diskualifikim. Një shqyrtim i vogël, megjithatë, do të tregojë se nuk ka asgjë befasuese në këtë çështje dhe se, në të vërtetë, është prodhim i përsosur natyror i konceptit "demokratik", sipas të cilit fuqia vjen nga jashtë dhe mbështetet në thelb mbi shumicën, një besim që kërkon si gjë të kuptueshme përjashtimin e gjithë kompetencës së vërtetë, meqenëse kompetenca gjithmonë do të nënkuptojë së paku një epërsi relative, prandaj duhet doemos t'i përkasë një pakice.

Në këtë çast disa shpjegime mund të mos ishin të pavend, nga një anë, për të treguar sofistikën e fshehur nën idenë "demokratike", kurse nga ana tjetër, për të vënë në dukje tiparet që lidhin atë ide me botëkuptimin bashkëkohor në tërësi; aq më tepër, është gati e tepërt të zihen ngoje, me pikëpamjen që kemi përvetësuar, se këto vështrime do të shprehen pa marrë parasysh asnjë çështje të dallimit praktik ose politik. Këto çështje i shikojmë në dritë plotësisht të painteresuar, siç mund të shikojmë çdo lëndë tjetër studimi, thjesht duke dëshiruar të informohemi sa më saktësisht që ka mundësi për atë që qëndron prapa tyre, kjo duke qenë, aq më tepër, kusht i domosdoshëm dhe i mjaftueshëm për t'i larguar të gjitha iluzionet që ushqejnë bashkëkohësit tanë mbi këtë temë. Edhe këtu vërtet kemi të bëjmë me çështjen e "sugjestionit", siç kemi vërejtur më herët në lidhje me idetë disi tjera por megjithatë të lidhura me këto; dhe kur njëherë dihet se diçka është vetëm sugjerim dhe njeriu bëhet i vetëdijshëm si vepron ajo, ajo nuk është më në gjendje të ushtrojë çfarëdo ndikimi të mëtejmë në mendjen e njeriut; në çështjet luftarake të këtij lloji, një vështrim i arsyeshëm, i plotë dhe objektiv është shumë më efektiv sesa të gjitha deklarimet sentimentale dhe polemikat partiake, të cilat nuk vërtetojnë asgjë në vete dhe nuk arrijnë më shumë se parapëlqim individual.

Argumenti më vendimtar kundër demokracisë mund të përmblidhet në pak fjalë; superiorja nuk mund të rrjedhë nga inferiorja për arsye të thjeshtë se më e madhja nuk mund të dalë nga më e vogla; ky pohim është një e vërtetë absolute matematikore të cilën asgjë nuk mund ta mohojë. Duhet të theksohet se pikërisht i njëjti argument zbulohet në rrafshin tjetër të gjërave, i cili gjithashtu vlen kundër "materializmit"; nuk ka asgjë të rastit në këtë koincidencë, kurse këto dy gjëra lidhen shumë më ngusht se që mund të duket në shikim të parë. Është e qartë se njerëzit nuk mund të japin fuqi të cilën nuk e kanë vetë; fuqia e vërtetë mund të vijë vetëm nga lart dhe kjo është arsyeja pse, le të thuhet në kalim e sipër, ajo mund të përligjet vetëm përmes masës nga diçka sipërore ndaj rendit shoqëror, do të thotë, nga autoriteti shpirtëror; aty ku gjërat qëndrojnë ndryshe, njeriut nuk i mbetet asgjë tjetër pos të falsifikojë fuqinë, duke ekzistuar në të

vërtetë vetëm e paarsyeshmja përmes mungesës së parimit, një gjendje nga e cila nuk mund të dalë tjetër pos çrregullim dhe huti. Ky ndryshim i rendit hierarkik paraqitet posa pushteti i përkohshëm provon të bëhet i pavarur nga autoriteti shpirtëror dhe pastaj t'ia nënshtrojë vetes ndërsa deklaron se bën ashtu për t'u shërbyer qëllimeve politike; ky është uzurpimi fillestar i cili ua hap rrugën gjithë të tjerëve dhe do të mund të tregohej kështu, për shembull, se monarkia franceze, nga shekulli XIV e tutje, vetë punonte në mënyrë të pavetëdijshme për të përgatitur rrugën për revolucionin i cili duhej ta rrëzonte; mbase ndonjëherë në të ardhmen do të kemi rast të zhvillojmë këtë pikëpamje në mënyrë adekuate, por tash për tash nuk mund të bëjmë më shumë se ta zëmë ngoje në kalim e sipër.

Nëse demokracia përcaktohet si qeverisje e njerëzve nga vetë ata, atëherë ajo arrin në pamundësi të qartë, në diçka që nuk mund të ketë as ekzistimin e thjeshtë të faktit, asgjë më shumë në kohën e sotme sesa në ndonjë kohë tjetër; nuk duhet të lejohet që fjalët të na mashtrojnë dhe është kundërthënëse të thuhet se të njëjtit persona mund të jenë të në njëjtën kohë edhe sundues edhe të sunduar, sepse sipas "frazeologjisë aristoteliane" e njëjta qenie nuk mund të jetë "në veprim" dhe "në fuqi" njëkohësisht dhe sa u përket faktorëve të njëjtë. Këtu përfshihet një raport i cili doemos parasupozon praninë e të dy termave; nuk mund të ketë të sunduar po qe se nuk ka edhe sundues, qoftë të jenë këta edhe të paligjshëm dhe pa kurrfarë autorizimi për pushtet përtej asaj që ia përshkrujanë vetvetes; por finokëria e posaçme e atyre që kontrollojnë botën bashkëkohore qëndron në detyrimin e njerëzve të besojnë se ata janë vetëqeverisës; kurse njerëzit gjithnjë e më shumë i lejojnë vetes të binden për këtë sepse ndjehen të lajkatuar dhe, për më tepër, të paaftë të pasqyrojnë sa duhet për të parë se një gjë e tillë është e pamundshme. Pikërisht me qëllim të krijimit të këtij izolimi u zbulua "votimi universal": mendimi i shumicës supozohet të përcaktojë ligjin; por ajo që nuk vërehet është fakti se mendimi është diçka që shumë lehtë mund të ndryshohet dhe të shtrembërohet; gjithmonë ka mundësi, me ndihmën e sugjerimeve të përshtatshme, të ngrihen rryma që lëvizin në këtë apo në atë drejtim të paracaktuar; nuk na kujtohet kush ishte ai që i pari foli për "mendimin e prodhuar", por kjo shprehje është shumë me vend, ndonëse është e domosdoshme të shtohet se ata që duket se sundojnë nuk i kanë gjithmonë mjetet e nevojshme në dispozicion për të arritur rezultat të tillë. Kjo vërejtja e fundit pa dyshim shpjegon pse mungesa e kompetencës e politikanëve që janë më së shumti "me të parët" duket se bën dallim shumë të vogël; por meqenëse nuk kemi të bëjmë këtu me demonstrimin e punëve të cilat do të mund të quheshin "makinë qeveritare", do të vëmë thjesht në dukje se pikërisht kjo dëshirë për vetë kompetencën ka përparësi të ushtrojë iluzionin të cilit iu referuam: në të vërtetë, vetëm në këto kushte politikanët në fjalë janë në gjendje të paraqiten si burim i shumicës, duke qenë kështu, si të thuash, ideali i saj, sepse shumica, për të shprehur mendimin për çfarëdo teme që të kërkohet, përbëhet gjithmonë nga jokompetentët numri i të cilëve e kapërcen shumë numrin e atyre që janë të aftë për të shqiptuar gjykimin në të cilin arrihet me vetëdije të plotë të çështjes.

Kjo shpie drejtpërsëdrejti në shpjegimin pse mendimi që shumica duhet të përcaktojë ligjin është në thelb i gabueshëm, meqenëse edhe nëse, nga detyrimet e rrethanave, një mendim i tillë mbetet shumë teorik dhe nuk ia del të përkojë me realitetin efektiv, megjithatë kërkohet një shpjegim se si u bë që ai rrënjoset vetë në mentalitetin bashkëkohor dhe cilat janë tendencat të cilave u përgjigjet dhe të cilat i kënaq së paku në pamje. E meta e saj e dukshme është pikërisht ajo që posa e thamë: mendimi i shumicës nuk mund të jetë gjë tjetër pos një shprehje e rëndësishme, qoftë

kjo për shkak të mungesës së inteligjencës ose për shkak të padijes së pastër dhe të thjeshtë; lidhur me këtë mund të paraqiten disa vështrime mbi temën e "psikologjisë kolektive", duke përkujtuar të dhënën e pranuar në përgjithësi se bashkimi i reagimeve mendore të ngritura ndër individët kompetentë të një turme jep si rezultat formimin e rezultantës së përbashkët të një rrafshi, madje jo as mesatar, por në të vërtetë, të elementeve më të ulta të pranishme. Përveç kësaj, duhet të vërehet se disa filozofë bashkëkohorë janë përpjekur të fusin madje edhe në shtresën intelektuale teorinë "demokratike", në të cilën duhet të mbisundojë shumica, duke bërë një "kriter të së vërtetës" nga ajo që ata e quajnë "miratim universal": madje edhe duke marrë si të zakonshëm faktin se mund të ekzistonte një çështje mbi të cilën të gjithë njerëzit ngjan të pajtohen, ai pajtim në vete nuk do të vërtetonte asgjë; pastaj, po të ekzistonte vërtet unanimitet i tillë - gjë e cila gjithnjë e më shumë duket e pamundshme nga fakti se gjithmonë ka shumë njerëz që nuk kanë kurrfarë mendimi për disa çështje dhe të cilët mbase as që kanë menduar ndonjëherë për to - do të ishte vështirë të demonstrohej ai unanimitet në të vërtetë, kështu që ajo që thuhet për të mbështetur një mendim si shenjë e së vërtetës së tij del se ajo nuk është gjë më shumë se pajtim i numrit më të madh, kjo informatë duke qenë e kufizuar, aq më tepër, në një fushë doemos të kufizuar sa i përket kohës dhe vendit. Në këtë sferë mund të shihet gjithnjë e më qartë sa e mangët është kjo teori në themel, për arsye se këtu është më lehtë të lirohet njeriu nga ndikimi i ndjenjës, e cila thuaja njësoj vëhet në lojë në fushën politike; dhe pikërisht ky ndikim krijon një ndër pengesat kryesore për të kuptuar disa gjëra, madje edhe në rastin e atyre kapaciteti intelektual i të cilëve do të ishte përndryshe i bollshëm për të arritur një të kuptuar të tillë pa vështirësi; impulset emocionale pengojnë refleksionin, kurse kthimi i kësaj papërshtatshmërie në llogari është një ndër marifetet më të lira që shfrytëzohen në politikë.

Por të vemi në rrënjë të kësaj çështjeje: çka janë saktësisht këto ligje të numrit më të madh (të njerëzve) të nxjerra nga qeveritë bashkëkohore dhe nga të cilët ata pretendojnë të nxjerrin arsyetimin e tyre të vetëm? Ato janë thjesht ligje të materies dhe të forcës shtazarake, njësoj si ligji sipas të cilit masa e tërhequr teposhtë nga vetë pesha e vet ndrydh çdo gjë që i qëndron në rrugë; pikërisht këtu gjejmë pikën e lidhjes midis konceptit "demokratik" dhe "materializmit" dhe po kjo arsye e njëjtë shpjegon dhe bëhet që koncepti demokratik të jetë aq ngusht i lidhur me mentalitetin e sotëm. Ai shënon ndërrimin e plotë të rendit normal, meqenëse arrin deri në proklamimin e epërsisë së shumësisë si të tillë, një epërsi e cila vërtet ekziston vetëm në botën materiale: nga ana tjetër, në botën shpirtërore, po edhe më shumë në botën universale, është bashkimi ai që drejton në majen e hierarkisë, sepse bashkimi është ai parim nga i cili del e gjithë shumësia; por kur njëherë të mohohet ose të humbet nga sytë ky parim, asgjë nuk mbetet pos shumësisë së pastër dhe të thjeshtë, e cila është identike me vet natyrën. Pos kësaj, referenca që posa ia bëmë peshës nënkupton diçka më shumë se krahasim të thjeshtë, meqenëse pesha vërtet në fushën e forcave fizike të marrë në kuptimin më të rëndomtë të fjalës, paraqet tendencën e teposhtes dhe ndrydhëse, e cila kërkon kufizim gjithnjë e më të ngushtë të qenies dhe njëherit vazhdon në drejtim të shumësisë, duke u paraqitur në këtë rast nga denduria në shtim e sipër; ndërsa kjo është pikërisht tendenca e cila shënon drejtimin në të cilin është zhvilluar veprimtaria njerëzore që nga fillimi i kohës moderne. Pos kësaj, duhet të vrojtohet se materia, në saje të fuqisë së saj të nëndarjes dhe të kufizimit në të njëjtën kohë, paraqet atë që doktrina skolastike e shënon si "parim të individualizimit", kurse kjo i lidh vërejtjet tona të tashme me atë që thamë në kreun paraprak për individualizmin: tendenca e posaçme së

cilës posa iu referuam do të mund vërtet fare mirë të quhej “tendencë individualizmi”, ajo që ishte institucionale në sjelljen e saj që përshkruan tradita judeo-krishtere si “rënie” e atyre qenieve të cilat u shkëputën nga bashkimi fillestar. Shumësia e shikuar e veçuar nga parimi i saj dhe kështu e bërë e pamundshme për t’u reduktuar në bashkim përkon, në shtresën shoqërore, me komunitetin e kuptuar thjesht si shumë aritmetike e individëve që e përbëjnë, dhe vërtet komuniteti nuk nënkupton më shumë se këtë, kur njëherë pushon t’i referohet parimit sipëror ndaj individëve të përfshirë në të; në rrethana të tilla ligji i komunitetit do të jetë me siguri ai ligj i numrit më të madh mbi të cilin pushon mendimi “demokratik”.

Në këtë pikë duhet të pushojmë një çast për të larguar moskuptimet e mundshme: kur folëm për individualizmin modern, e përqëndruam vëmendjen gati vetëm për të shqyrtuar shfaqjet e tij në rrafshin intelektual; do të mund të supozohej se, për sa i përket shtresës shoqërore, gjërat do të shkonin ndryshe. Në të vërtetë, po të merrej fjala “individualizëm” në kuptimin më të kufizuar, do të mund të provohej të konsiderohej komuniteti si kundërthënës ndaj individuales dhe ashtu të merrej me mend se faktet si shkelje në shtim e sipër të shtetit dhe rritja e ndërliqësisë së institucioneve shoqërore tregojnë tendencë të ecurisë në të kundërt të individualizmit. Në të vërtetë, ky as për së largu nuk është ai rast, sepse kolektivitetit shoqëror, meqenëse nuk është asgjë tjetër pos shumë e individëve përbërës, nuk mund t’i kundërshtohet më shumë se vetë shtetit, nëse merret, domethënë, në kuptimin modern, gjegjësisht si përfaqësim i thjeshtë i masës dhe i cili nuk pasqyron asnjë parim më të lartë; dhe nuk duhet të harrohet se individualizmi, siç e kemi përcaktuar, qëndron saktësisht në mohimin e parimit mbi-individual. Kështu, nëse shkaktohen konflikte në sferën shoqërore midis tendencave të ndryshme, duke pasur të gjitha të bëjnë njësoj me frymën bashkëkohore, konflikte të tilla nuk ndodhin midis individualizmit dhe diçkasë që dallon nga ai, por thjesht midis formave të nduarnduarshme të cilat vet individualizmi është në gjendje t’i marrë mbi vete; dhe lehtë mund të shihet se në mungesë të çdo parimi të aftë për të sjellë bashkimin efektiv të shumësisë, këto konflikte detyrohen të bëhen më të shpeshta dhe më të ashpra në kohën tonë sesa kurdo qoftë më parë, për shkak se individualizmi doemos nënkupton ndarjen; ndërsa ky individualizëm që shkakton gjendjen kaotike të gjërave është rezultat i pashmangshëm i qytetërimit të gjithmbarshëm material, për arsye se vet materia është vërtet burim i ndarjes dhe i shumësisë.

Pasi thamë këtë, duhet të përfundojmë duke tërhequr vëmendjen për pasojën e drejtpërdrejtë të idesë “demokratike”, gjegjësisht për mohimin e elitës, duke marrë shprehjen vetëm sipas kuptimit legjitim; nuk ndodh që për asgjësend “demokracia” t’i kundërvihet “aristokracisë”, kjo fjala e fundit, së paku kur të merret në kuptimin e saj etimologjik, shënon saktësisht pushtetin e elitës. Sipas definicionit, elita, si të thuash, mund të jetë vetëm e pakët, kurse pushteti i saj, apo më mirë autoriteti i saj, i cili del nga vet epërsia e saj intelektuale, nuk ka asgjë të përbashkët me atë fuqinë numerike e cila formon bazën e demokracisë dhe natyra e brendshme e së cilës është të sakrifikojë pakicën për shumicën dhe gjithashtu, pikërisht për këtë arsye, të sakrifikojë cilësinë për sasinë, prandaj edhe elitën për masën. Prandaj funksioni i udhëheqjes së vërtetë ndaj elitës së vërtetë madje edhe ndaj vet ekzistencës së saj - meqë ajo nuk mund të bëjë tjetër pos të ushtrojë funksionin e vet kur ekziston - janë rrënjësisht të pakrahasueshme me demokracinë e cila lidhet në fund të fundit me konceptin e “barazisë”, domethënë, me mohimin e gjithë hierarkisë; është shumë qenësore për mendimin “demokratik” që çdo individ duhet të llogaritet njësoj si çdokush tjetër, thjesht për shkak se numerikisht janë të barabartë edhe përkundër faktit se ata kurrë nuk mund të jenë të barabartë përveç

numerikisht. Elita e vërtetë, siç kemi vënë në dukje tashmë, nuk mund të jetë asgjë tjetër pos asaj intelektuale; kjo shpjegon pse "demokracia" ka mundësi të vendoset vetëm aty ku ka pushuar të ekzistojë intelektualiteti, siç është rasti në botën bashkëkohore. Megjithatë, meqenëse barazia është, e pamundshme dhe meqenëse të gjitha dallimet midis njerëzve nuk mund të hiqen në praktikë, përkundër çfarëdo përpjekjeje për t'i zvogëluar gjërat deri në nivel të njëjtë, njerëzit e gjejnë fundin mjaft palogjikshëm, duke shpikur elita të rrejshme, për më tepër të disa llojeve, të cilat pretendojnë të zënë vendin e elitës së vërtetë; ndërsa këto elita të rrejshme mbështeten në konsiderata të disa çështjeve të epërsisë që përpara të shquara si relative dhe të rastit, gjithmonë sipas një rendi ekskluzivisht material. Kjo mund të vërtetohet lehtë duke vështruar që dallimi më i rëndësishëm shoqëror në gjendjen e tashme të gjërave është ai që varet nga pasuria, do të thotë, nga lloji thjesht i jashtëm i epërsisë i kufizuar me rendin sasior, i vetmi që, në të vërtetë, është konsistent me demokracinë, meqenëse vazhdon nga i njëjti botëkuptim. Mund të shtohet po ashtu se madje edhe ata që paracaktohen sot si kundërshtarë të kësaj gjendjeje të gjërave, derisa nuk ia dalin t'i drejtohen çfarëdo parimi që i përket një rendi më të lartë, nuk janë të aftë të japin kontribut për çfarëdo shërimi efektiv të kësaj shthurjeje, duke marrë me mend gjithmonë se ata vërtet nuk janë përgjegjës për keqësimin e saj i cili vijon edhe më tutje në atë drejtim; lufta qëndron vetëm midis llojeve të "demokracisë", duke dalluar sa i përket theksit më të vogël ose më të madh që vëihet mbi tendencat e "barabarësisë", pikërisht ashtu si qëndron, siç kemi vënë në dukje, midis llojllojshmërisë së individualizmit, gjë e cila për më tepër është saktësisht e njëjta gjë.

Këto pak refleksione duken të mjaftueshme për një përshkrim të përgjithshëm të gjendjes shoqërore të botës bashkëkohore dhe njëherit tregojnë se në këtë sferë si edhe në të tjerat, ekziston vetëm një mjet për t'i ikur kaosit; përtëritja e intelektualitetit dhe si pasojë, rindërtimi i një elite, gjë që tani duhet konsideruar se nuk ekziston në Perëndim, meqenëse ai emër nuk mund të përdoret për disa elemente të izoluara që nuk kanë kohezion dhe që paraqesin vetëm atë që mund të quhet mundësi e pazhvilluar. Thënë në përgjithësi, këto elemente shprehin diç pak më shumë se tendenca dhe aspirata, me të cilat pa dyshim udhëhiqen në reagimin kundër botëkuptimit bashkëkohor, por pa qenë në gjendje të ushtrojnë ndikimin e tyre efektivisht; ajo që u mungon atyre është dija e vërtetë dhe të dhënat tradicionale, gjëra që nuk ka mundësi të improvizohen dhe të cilat një inteligjencie e lënë burimeve të veta, sidomos në rrethana të tilla jashtëzakonisht të pafavorshme, mund vetëm t'i plotësojë në mënyrë të papërsosur dhe deri në një shkallë shumë të kufizuar. Kështu, ajo që shihet nuk është më shumë se një përpjekje e herëpashershme me reagime, të cilat, aq më tepër, shpesh dështojnë në kërkesën e parimeve dhe të drejtimit doktrinar; do të mund të thuhej se bota bashkëkohore mbrohet me anë të shpërbërjes së brendshme, nga e cila madje as të ashtuquajturit kundërshtarë nuk ia dalin të lirohen. Kjo do të vijojë të jetë kështu përderisa njerëzit e tillë të insistojnë të marrin qëndrime në baza profane, ku mentaliteti bashkëkohor qartas ka përparësinë mbi to, sepse ajo është trevë ekskluzive; për më tepër, fakti se ata ngulin këmbë për të marrë atë këndvështrim tregon se mentaliteti në fjalë, përkundër asaj që duket se është e kundërta, ende mbisundon fuqishëm mbi to. Pikërisht për këtë arsye aq shumë njerëz, ndonëse të mbajtur gjallë me qëllime pa dyshim të mira, megjithatë nuk janë në gjendje të shohin domosdonë për të filluar nga parimet, por kështu vazhdojnë të shpenzojnë energjinë në disa sfera relative, shoqërore ose tjetërfare, në të cilat, në këto rrethana, nuk mund të përmbushet asgjë reale ose jetëgjatë. Elita e vërtetë, nga ana tjetër, nuk do të kishte kurrfarë nevoje të ndërhynte drejtpërsëdrejti në këto sfera, as të

lejonte veten të përzihej në veprimin e jashtëm; do të drejtonte çdo gjë me anë të ndikimit që do të ishte i pahetueshëm për shumicën e njerëzve dhe me rezultate gjithnjë e më të mëdha sepse nuk hetohen lehtë. Nëse marrim parasysh fuqinë e "sugjerimeve" që zumë ngoje më herët, e cila fundja nuk nënkupton asnjë intelektualitet të vërtetë, mund të merret me mend cila do të ishte fuqia e një ndikimi të tillë si ky, duke punuar edhe më padukshëm në saje të vet natyrës së saj, dhe duke pasur burimin në intelektualitetin e pastër, një fuqi, për më tepër, e cila në vend se të zvogëlohet me ndarjen e natyrës së shumësisë dhe me dobësinë që e shoqëron çdo formë mashtrimi, përkundrazi do të intensifikohej duke u përqëndruar në bashkimin kryesor dhe do të ishte me fuqinë e vetë së vërtetës.

# Kreu i shtatë

# QYTETËRIMI MATERIALIST

Nga e gjithë ajo që u tha deri tani tashmë duket se del qartë që ata lindorë që qortojnë qytetërimin bashkëkohor të Perëndimit se është thjesht materialist kanë arsye të plotë; me siguri, ekskluzivisht në këtë drejtim është bërë zhvillimi i tij, dhe nga çfarëdo pikëpamje ta shtrojë njeriu, ai gjithmonë ballafaqohet me pasoja pak a shumë të drejtpërdrejta të këtij materializmi. Megjithatë, ende mbetet diçka t'i shtohet asaj që kemi thënë për këtë temë dhe në radhë të parë është e domosdoshme të shpjegohen mënyrat e ndryshme me të cilat mund të kuptohet një fjalë si "materializëm": nëse e përdorim për të përshkruar botën bashkëkohore, njerëz të ndryshëm, të cilët nuk besojnë se vetë janë fare materialistë, ndërsa në të njëjtën kohë pretendojnë të jenë modernë në botëkuptimin e tyre, do të arrijnë të protestojnë duke besuar se kjo është shpifje; kërkohet, pra, një shpjegim më i thellë për t'i paraprirë çfarëdo ambiguiteti që do të mund të paraqitej në këtë temë.

Është një e dhënë e rëndësishme se vet fjala "materializëm" doli në përdorim vetëm në shekullin XVIII; ajo u shpik nga filozofi Berkli, i cili e përdorte për të shënuar çfarëdo teorie që pranonte ekzistimin e vërtetë të materies; rrështirë se mund të thuhet se është pikërisht ky përdorim i fjalës i cili na intereson këtu e të mos thuhet diç për çështjen e ekzistimit të materies. Shpejt pas kësaj, po kjo fjalë mori një kuptim të kufizuar, të cilin e ka ruajtur që nga atëherë: ajo erdhi dhe shënoi një koncept sipas të cilit nuk ekziston asgjë tjetër përveç materies dhe prejardhjes së saj; ndërsa ka rëndësi të theksohet risia e një koncepti të tillë dhe fakti se ai është në thelb prodhim i pikëvështrimit bashkëkohor, që përkon kështu së paku me një pjesë të tendencave të tij të natyrshme. Por mbi të gjitha, në një kuptim tjetër dhe shumë më të gjerë, propozojmë të flitet për "materializmin" në këtë kaptinë; kjo fjalë këtu merret sikur i referohet një pikëvështrimi krejtësisht mendor, nga i cili koncepti të cilin posa e përshkruam nuk është gjë tjetër përveçse një shfaqje midis shumë tjerash, duke qenë vet i pavarur nga çdo teori filozofike. Ky pikëvështrim mendor është ai që qëndron në epërsi e cila u jepet pak a shumë në mënyrë të vetëdijshme gjërave që i përkasin rrafshit material dhe preokupimeve që lidhen me to, qoftë ato preokupime të ruajnë njëfarë pamje spekulative ose të mbeten thjesht praktike; ndërsa nuk mund të mohohet seriozisht se ky, në të vërtetë, është qëndrim mendor i shumicës dërrmuese të bashkëkohësve tanë.

E gjithë shkenca "profane" që është zhvilluar gjatë rrjedhës së shekujve të fundit kufizohet në studimin e botës ndijimore: horizonti i saj lidhet vetëm me atë botë dhe metodat e saj zbatohen vetëm në atë sferë; por ato metoda janë shpallur "shkencore" me përjashtimin e gjithë të tjerave, një qëndrim që shkon në mohim të ekzistimit të çfarëdo shkence që nuk merret me gjërat materiale. Midis atyre që mendojnë kështu, madje edhe midis atyre që ua kanë kushtuar jetën sidomos shkencave në fjalë, ka megjithatë shumë asish që do të refuzonin të quanin veten "materialistë" ose ta pranonin teorinë filozofike që ka atë emër; janë madje disa të cilët me gatishmëri të madhe shprehin haptas një

besim religjioz, për sinqeritetin e të cilëve nuk mund të bëhet fjalë; megjithatë, pikëvështrimi i tyre shkencor nuk dallon shumë nga ai i materializmit të pohuar haptas. Nga pikëpamja religjioze shpesh është debatuar nëse shkenca moderne duhet të shpallet si ateiste ose si materialiste, por kjo çështje shumë shpesh është formuluar gabimisht; është fare e qartë se një shkencë e tillë nuk shpall me qëllim ateizmin ose materializmin dhe se mjafton të mospërfillen disa gjëra që dalin si pasojë e paramendimeve, ndonëse pa i mohuar formalisht, siç mund të bëjë një filozof apo një tjetër; lidhur me shkencën bashkëkohore, pra, mund të flitet vetëm për materializmin *de facto* ose për atë që do ta quanim me dëshirë materializëm praktik; por e keqja është mbase kur ai gjithnjë e më seriozisht depërton në të më thellë dhe përhapet më gjerësisht. Qëndrimi filozofik mund të jetë diç krejt sipërfaqësor, madje edhe ndër filozofët "profesionalistë"; përveç kësaj, janë disa mentalitete që rrudhin një mohim të vërtetë, por të cilat mund të pajtohen me një qëndrim plotësisht indiferent; kurse ky është qëndrimi më i rrezikshëm nga të gjithë, sepse për të mohuar diçka, megjithatë, nevojitet të mendohet për të deri në një shkallë, sadoqoftë pak, ndërsa qëndrimi i indiferencës bën të mundur shmangien e dhënies së çfarëdo mendimi qoftë. Kur një shkencë ekskluzivisht materialiste vendoset si e vetmja shkencë e mundshme dhe kur njerëzit janë mësuar ta vërtetojnë si një të vërtetë për të cilën nuk bëhet pyetje, një doktrinë për të cilën nuk ekziston kurrfarë njohurie përveç saj, dhe kur i gjithë arsimimi i cili u është dhënë njerëzve tenton t'u fusë në kokë "besëtytninë" e shkencës (ose "shkencërinë", siç duhet pra të quhet), si do të mundnin njerëzit e tillë të ishin gjë tjetër pos materialistë në praktikë, ose me fjalë të tjera, si do të mund të mos ia dalin t'i kthenin preokupimet e tyre në drejtim të materies?

Duket se asgjë nuk ekziston për njeriun bashkëkohor pos asaj që mund të shihet dhe të preket; ose së paku, edhe pse pranojnë teorikisht se mund të ekzistojë diçka tjetër për të cilën ata nguten të deklarojnë se është jo vetëm thjesht e panjohur por edhe e "panjohshme", gjë që e shkarkon detyrimi i tyre për të menduar më shumë për to. Po qe se, megjithatë, ende mund të gjenden njerëz të cilët provojnë të formojnë një lloj ideje mbi "botën tjetër", duke mos u mbështetur, siç zakonisht bëjnë, në asgjë tjetër pos imagjinatës së tyre, atë e pikturojnë në ngjashmëri me këtë botë tokësore dhe ia mveshin të gjitha kushtet që i përkasin kësaj bote, duke përfshirë vendin dhe kohën madje edhe një lloj "trupi fizik"; kur kemi folur gjetiu për koncepte shpirtërore, kemi dhënë disa shembuj shumë të dukshëm të këtij lloji të përfaqësimit mjaft të materializuar; por nëse besimet e zëna ngoje atje paraqitnin një rast të jashtëzakonshëm në të cilin zmadhohet ky tipar i posaçëm deri në shkallë karikature, do të ishte gabim të supozohej se sipritualizmi dhe sektet pak a shumë të afërta me të ruajnë monopolin e gjërave të tilla. Vërtet, në mënyrë më të zakonshme, futja e imagjinatës në sferën ku nuk mund të japë kurrfarë rezultatesh të dobishme, dhe të cilat normalisht duhet të mbeten të mbyllura në të, është një fakt i cili tregon në vete shumë qartë sa të paaftë janë bërë perëndimorët bashkëkohorë për t'u ngrehur mbi rrafshin e kuptimeve; ka shumë që nuk dinë të bëjnë dallimin midis "përfytyrimit" dhe "imagjinimit", kurse filozofët, si Kanti, shkojnë aq larg sa të deklarojnë "të papërfytyrueshme" dhe "të pa marrë me mend" çdo gjë që nuk ka mundësi të përfaqësohet. Po në këtë mënyrë, çdo gjë që shkon me emrin e "spiritualizmit" ose të "idealizmit" zakonisht nuk është gjë tjetër pos një lloj materializmi i anasjelltë.; kjo vlen jo vetëm për atë që kemi përshkruar si "neospiritualizëm", por edhe për spiritualizmin filozofik, ndonëse ky i fundit e konsideron veten të jetë krejt i kundërt me materializmin. E vërteta është se spiritualizmi dhe materializmi, në kuptimin filozofik të këtyre shprehjeve, nuk kanë kurrfarë rëndësie tjetër, përveç asaj që kanë njëri për tjetrin: ata janë thjesht dy gjysma

të dytësorit kartezian, ndarja rrënjësore e të cilave është shndërruar në një lloj antagonizmi; ndërsa, që atëherë, e tërë filozofia është luhatur midis këtyre dy termave pa qenë në gjendje të kalojë përtej tyre. Spiritualizmi, përkundër emrit të vet, nuk ka asgjë të bëjë me spiritualizmin; konflikti i tij me materializmin mund të jetë pa kurrfarë interesi për ata që e vënë veten në pozitë më të lartë dhe të cilët shohin se këta kundërshtarë janë në themel shumë afër që të jenë ekuivalentë, kundërshtimi i tyre i supozuar duke u zvogëluar në shumë pika në mospajtim thjesht verbal.

Modernistët, thënë në përgjithësi, nuk mund të përfytyrojnë asnjë shkencë tjetër përveç asaj që merret me gjërat që mund të maten, të numërohen dhe të peshohen, si të thuash, me gjërat materiale, sepse pikëpamja sasiore mund të zbatohet vetëm në ato; kurse pretendimi që cilësia të reduktohet në sasi është gjëja më karakteristike në shkencën bashkëkohore. Në këtë drejtim është arritur një shkallë madje e supozimit se nuk mund të ketë fare shkencë, në kuptimin e vërtetë të fjalës, pos aty ku ka mundësi të zbatohet matja dhe se nuk mund të ketë ligje shkencore përveç atyre që shprehin raporte sasiore; “mekanizmi” i Dekartit shënoi lindjen e kësaj tendence, e cila është shqiptuar gjithnjë e më shumë që atëherë, megjithë refuzimin e fizikës karteziane, meqenëse nuk është tendencë e lidhur me asnjë teori të veçantë pos me një koncept të tërësishëm të njohjes shkencore. Tani njerëzit përpiqen të zbatojnë matjen edhe në fushën e psikologjisë, e cila qëndron përtej kufijve të matjes nga vetë natyra e saj; ata përfundoj-në duke mos kuptuar se mundësia e matjes qëndron vetëm mbi një cilësi të brendshme të materies, gjegjësisht në ndashmërinë e saj të pafund, përveç nëse nuk merret me mend se e njëjta cilësi mund të gjendet në çdo gjë që ekziston, gjë që shpie në materializim të çdo gjëje. Siç kemi vënë në dukje tashmë, është materia ajo e cila është parimi i ndarjes dhe i shumësisë së vërtetë; mbizotërimi që i mvishet pikëpamjes sasiore dhe që zgjerohet, siç kemi treguar tashmë, deri në sferën shoqërore, pra vërtet përbën materializmin në kuptimin e zënë ngoje më lart, ndonëse nuk ka nevojë patjetër të lidhet me materializmin filozofik, i cili, në të vërtetë, i paraprin historikisht gjatë zhvillimit të tendencave të brendshme në vështrimin bashkëkohor. Nuk do të flasim për gabimin që bëhet kur kërkohet cilësia të reduktohet në sasi ose për pamjaftueshmërinë e të gjitha këtyre përpjekjeve për shpjegime që përputhen pak a shumë me tipin mekanik; ai nuk është qëllimi ynë i tashëm dhe ne vetëm do të vërejmë lidhur me këtë se madje edhe në rrafshin ndijimor një shkencë e këtij lloji ka vetëm pak lidhje me realitetin, nga i cili pjesa më e madhe duhet doemos të qëndrojë jashtë sferës së veprimit të saj.

Derisa flitet për “realitetin”, nuk duhet të harrohet një e dhënë tjetër e cila do të mund të mbetej lehtë pa rënë në sy, por e cila është shumë e rëndësishme si shenjë mentaliteti që po e përshkruajmë: e kemi fjalën për shprehinë e përdorimit të fjalës “rea-litet” ekskluzivisht për të shënuar realitetin që i përket rrafshit ndijimor. Meqenëse gjuha është shprehje e mentalitetit të një populli ose të një periudhe, duhet të përfun-dohet nga kjo se për ata që flasin në këtë mënyrë çdo gjë që nuk mund të kapet nga shqisat është iluzore madje tërësisht joekzistuese; ka mundësi që ata të mos jenë plotësisht të vetëdijshëm për këtë të dhënë, por kjo bindje negative është, megjithatë, ajo që nënkuptohet, ndërsa nëse pohojmë të kundërtën mund të jetë e sigurt se ai pohim është vetëm shprehje e ndonjë elementi shumë më sipërfaqësor i mentalitetit të tyre, ndonëse ata mund të mos jenë të vetëdijshëm për këtë të dhënë, kurse protesta e tyre mund të jetë madje vetëm verbale. Po qe se ky duhet të jetë një ekzagjerim që duhet vetëm të provohet dhe të sigurohet, për shembull, ku arrijnë bindjet fetare të supozuara të shumicës dërrmuese të njerëzve; disa nocione të mësuara përmendësh në mënyrë thjesht akademike dhe mekanike pa ndonjë përvetësim të vërtetë, nocione të cilave nuk

u kanë dhënë asnjëherë ndonjë rëndësi serioze, por të cilat i ruajnë në memorje dhe i përsërisin në ndonjë rast sepse formojnë pjesë të ndonjë qëndrimi formal dhe konvencional, kjo është e gjithë ajo që ata janë në gjendje të kuptojnë me fjalën religjion. Gjithmonë iu kemi referuar këtij "minimizimi" të religjionit, nga i cili "verbalizmi" që e zumë ngoje paraqet një nga fazat e fundit: pikërisht kjo shpjegon pse shumë të ashtuquajtur "besimtarë" duke mos qenë të mençur mbeten "pabesimtarë" në çështjen e materializmit praktik; kësaj çështjeje do t'i kthehemi më vonë, por së pari duhet të përfundojmë hulumtimin tonë të natyrës materialiste të shkencës bashkëkohore, meqenëse kjo është temë që kërkon të trajtohet nga këndet e ndryshme.

Duhet edhe një herë të tërhiqet vëmendja në çështjen që është zënë ngoje më herët; shkencat bashkëkohore nuk kanë karakter të njohurisë për të cilën nuk ka interesim, as që kanë vlera spekulative, prapa të cilave qëndrojnë të fshehura konsiderata thjesht praktike, ato që, megjithatë, e bëjnë të mundshme të ruhet iluzioni i intelektualitetit të rrejshëm. Vetë Dekarti, duke përpunuar fizikën e tij, ishte thuaja në radhë të parë i dhënë për të veçuar prej saj një sistem të mekanikës, të mjekësisë dhe të moralitetit, kurse ndryshimi edhe më i madh erdhi me përhapjen e empirizmit anglo-sakson; për më tepër, prestigji i shkencës në sytë e publikut të zakonshëm qëndron vetëm në rezultate praktike që i bën të arritshme për shkak se këtu përsëri mund të shihet dhe të preket çështja e gjërave. Kemi thënë se pragmatizmi paraqet rezultatin e fundit të gjithë filozofisë bashkëkohore dhe shënon etapën më të ulët në rënien e saj; por jashtë fushës filozofike ekziston gjithashtu, dhe ka ekzistuar tashmë një kohë të gjatë, një pragmatizëm i përzier dhe i pasistematizuar i cili nuk është kurrfarë materia-lizmi filozofik dhe i cili shkrihet në atë që njerëzit zakonisht e quajnë "arsye e shëndoshë" apo komënsens (*common sense*, v.p.). Ky utilitarizëm, thuaja instinktiv, është i pandashëm, pra, nga tendenca materialiste: arsyeja e shëndoshë qëndron në atë që mos të rrezikohet duke shkuar përtej horizontit tokësor, si dhe të mos i kushtohet vëmendje asgjëje pa një interes të drejtpërdrejtë praktik; komënsensi, mbi të gjitha, shikon botën e shqisave vetëm si diç reale dhe nuk pranon kurrfare njohurie jashtë asaj që del nga shqisat; madje edhe kjo shkallë e kufizuar e dijes ka vlerë në sytë e saj vetëm po qe se ajo lejon të kënaqen nevojat materiale dhe nganjëherë edhe për arsye se ajo ushqen njëfarë lloj sentimentalizmi, meqenëse ndjenjat, siç duhet të pranohet haptas, janë në rrezik të "moralizimit" të tmerrshëm bashkëkohor, në të vërtetë, ato lidhen shumë ngusht me materien. Nuk ka mbetur fare vend në gjithë këtë për inteligjencën, pos nëse ajo mund të pajtohet të vëhet në shërbim të qëllimeve praktike, duke vepruar si instrument i thjeshtë i nënshtruar kërkesave të pjesës më të ulët ose atyre trupore të individit njerëzor, "një vegël për të bërë vegla", të zëmë ngoje një shprehje të rëndësishme të Bergsonit: "pragmatizmi" në të gjitha format e veta arrin në indiferencë të plotë të së vërtetës.

Në këto kushte industria nuk mund të konsiderohet më thjesht si zbatim i shkencës, një nga i cili vetë shkenca duhet të mbetet plotësisht e pavarur; bëhet pikërisht objekt dhe arsyetim i shkencës, kështu që në këtë sferë kuptojmë po ashtu se raportet normale janë kthyer mbrapsht. As shkaktimi i kësaj të cilit bota moderne i ka kushtuar energjinë e plotë edhe kur ka pretenduar të vijojë shkencën në mënyrën e vet, nuk është vërtet asgjë tjetër pos zhvillimi i industrisë dhe i makinerisë; dhe kështu duke kërkuar për të mbizotëruar mbi materien dhe për t'i dhënë formën sipas qëllimeve të tyre, njerëzit vetëm kanë arritur, siç thamë në fillim, të shndërrohen në skllevër të saj; sepse jo vetëm që ata kanë kufizuar ambiciet e tyre intelektuale - nëse lejohet të përdoret një shprehje e tillë për këtë rast - në shpikje dhe në ndërtime makinash, por

kanë përfunduar duke u shndërruar vetë në makina. Në të vërtetë, “specializimi” i mbrojtur në mënyrë aq entuziaste nga disa sociologë me emrin “ndarja e punës”, ka imponuar veten jo vetëm te shkollarët po edhe te teknikët, madje edhe te punëtorët e rëndomtë, kurse për këta të fundit e gjithë puna intelektuale me anë të kësaj është bërë e pamundshme; me dallim shumë të madh nga zejtarët e kohëve të mëhershme, të mos jenë asgjë më shumë se shërbëtorë të makinës, duke formuar, si të thuash, një njësi të vetme me to; në mënyrë thjesht mekanike ata obligohen të përsërisin vazhdimisht disa lëvizje të përshkruara, të cilat kurrë nuk ndryshojnë dhe gjithmonë shfaqen në të njëjtën mënyrë, për të mënjanuar edhe humbjen më të vogël të kohës; së paku të tilla janë kërkesat e atyre metodave amerikane të cilat konsiderohen që paraqesin fazën më të avancuar të “përparimit”. E vërteta është se ajo është vetëm çështje e prodhimit të sasisë sa më të madhe të mundshme; cilësia tërheq vëmendje të vogël, ndërsa vetëm sasia merret parasysh; edhe një herë kthehemi prapa në të njëjtin përfundim në të cilin tashmë kemi arritur në fushat e tjera: qytetërimi bashkëkohor mund të përshkruhet drejt si qytetërim sasior, i cili është vetëm një mënyrë tjetër për të thënë se është një qytetërim materialist. Për ta bindur veten më plotësisht për të vërtetën e këtij pohimi duhet vetëm të shënohet ndikimi i jashtëzakonshëm i ushtruar sot nga faktorët ekonomikë njësoj mbi jetën e njerëzve dhe të individëve; industria, tregtia, financat, duket se këto janë të vetmet gjëra që merren parasysh; ndërsa kjo pajtohet me atë që kemi vënë në dukje gjetiu mbi dallimet e vetme shoqërore të mbetura gjallë që mbështeten mbi pasurinë materiale. Në politikë duket se tërësisht mbizotëron ekonomia, ndërsa konkurrenca tregtare ushtron ndikim mbizotërues në raportet midis popujve; mund të jetë që kjo vetëm duket ashtu kurse këta faktorë nuk janë aq shumë shkaqe as mjete të veprimit; por zgjedhja e mjeteve të tilla tregon qartë natyrën e kohës e cila i konsideron të volitshëm. Për më tepër, bashkëkohësit tanë janë të bindur se pikërisht kushtet ekonomike diktojnë ngjarjet historike gati pa përjashtim, madje ata marrin me mend se kjo gjithmonë ka qenë kështu; madje është shpikur një teori sipas së cilës çdo gjë është e shpjegueshme vetëm përmes faktorëve ekonomikë, dhe kjo mban një emër të rëndësishëm të “materializmit historik”. Këtu mund të shihet edhe efekti i njërit nga ato procese të sugjerimit të cilëve tashmë u jemi referuar, fuqia e të cilëve është gjithnjë e më e madhe për arsye se përkojnë me tendencat e mentalitetit të përgjithshëm; kurse në këtë rast si rezultat del se faktori ekonomik, në të vërtetë, vendos gati për çdo gjë që paraqitet në sferën shoqërore. Është pa dyshim e vërtetë që masat gjithmonë janë drejtuar në një rrugë apo në një tjetër, dhe do të mund të thuhej se roli i tyre në histori qëndron, në radhë të parë për t’i lejuar vetes për t’u udhëhequr, meqë at paraqesin një element mbizotërueshëm pasiv, një *materia* në kuptimin e fjalës sipas Aristotelit; por për t’i udhëhequr ato masa sot mjafton të ketë njeriu mjete thjesht materiale, duke marrë fjalën materie kësaj radhe në kuptimin e saj të rëndomtë, ndërsa kjo tregon qartë deri në çfarë thellësish është zhytur koha e sotme; dhe njëherit po këto masa njerëzish detyrohen të besojnë se nuk udhëhiqen, por që ata veprojnë spontanisht dhe qeverisin vetveten, kurse fakti se ata besojnë se kjo është e vërtetë u jep atyre një ide të shkallës së mungesës së inteligjencës së tyre.

Meqenëse u zunë ngoje faktorët ekonomikë, do të shfrytëzojmë rastin të tërheqim vëmendjen në një iluzion shumë të rëndomtë mbi këtë temë, i cili qëndron në të marrit me mend se raportet e vendosura në këtë fushë sjellin një mirëkuptim midis tyre, ndërsa, në të vërtetë, efekti është pikërisht i kundërt. Materia, siç kemi theksuar shpesh, merr pjesë qenësisht në natyrën e shumësisë dhe të ndarjes, prandaj është burim luftërash dhe konfliktesh; ngjashëm me këtë, qoftë të jetë rast i popujve ose i individëve, është pikërisht sfera ekonomike dhe nuk mund të mos mbështetet si njëra nga rivalët e

interesit. Posaçërisht Perëdimi nuk mund të llogarisë në industri më shumë se në shkencën moderne e cila është e pandashme nga ajo, që të sigurojë bazë për mirëkuptim me Lindjen; nëse lindorët arrijnë që të pranojnë këtë industri si domosdo të mërzitshme, ndonës kalimtare, kurse për ta ajo zor se bëhet më shumë se aq - ajo do të jetë armë që u mundëson t'i rezistojnë Perëndimit dhe të ruajnë ekzistencën e vet. Ka rëndësi të kuptohet se gjërat nuk mund të jenë fare ndryshe; ata lindorë të cilët vetë heqin dorë nga prospekti i konkurrencës ekonomike me Perëndimin, përkundër neveritjes që ndjejnë për këtë lloj veprimtarie, mund të bëjnë ashtu vetëm me një qëllim në mendje, gjegjë-sisht t'i shporen mbizotërimit të huaj të mbështetur në forcën brutale, në fuqinë materiale, do të thotë, në atë që industria e vë në dispozicion; dhuna kërkon dhunën, por duhet të pranohet se nuk janë lindorët ata që kanë kërkuar konflikt në këtë fushë.

Përveç kësaj, pos çështjes së raporteve midis Lindjes dhe Perëndimit, është lehtë të shihet se një ndër rezultatet e spikatura të zhvillimit industrial është përsosja e vazhdueshme e makinave të luftës dhe shtimi i tmerrshëm i fuqive të tyre shkatërruese. Vetëm kjo do të mjaftonte për të prishur ëndrrat paqeruese të disa adhuruesve të "përparimit" bashkëkohor; por këta ëndërrues dhe "idealistë" janë të papërmirësueshëm ndërsa të besuarit lehtë të tij duket se nuk njeh kurrfarë kufijsh. Vërtet "humanitarizmi" që sot është aq shumë në modë nuk meriton të merret shumë seriozisht; por është çudi që njerëzit flasin aq shumë për t'i dhënë fund luftës në kohën kur rrënimet që i shkakton ajo janë më të mëdha se që kanë qenë ndonjëherë më parë, jo vetëm pse mjetet e shkatërrimit janë shumëfishuar, por edhe pse, në kushtet kur ato nuk zhvillohen më ndërmjet armatave krahasimisht të vogla të përbëra tërësisht prej ushtrive profesionale, të gjithë individët në të dyja anët turren kundër njëri-tjetrit pa dallim, duke i përfshirë ata që janë më së paku të kualifikuar për të kryer këtë lloj funksioni. Edhe këtu është një shembull tipik i hutisë së sotme dhe vërtet është çudi për secilin që do të mendojë për atë që "thirrja masive" ose "mobilizimi i përgjithshëm" do të duhej të konsideroheshin si gjëra fare të natyrshme dhe, me shumë pak përjashtime, mendja e të gjithëve do të duhej të pranonte idenë e një "kombi të armatosur". Edhe në këtë njeriu mund të shohë rezultatin e besimit vetëm në fuqinë e numrave: duke u mbajtur me karakterin shoqëror të qytetërimit modern vëhen në lëvizje masat e jashtëzakonshme të luftëtarëve: dhe njëherit në këtë mënyre kërkesat e "barabarësisë" përmbushen edhe me anë të institucioneve të tilla si të "arsimimit të obliguar". Le të shtohet se këto luftëra të përgjithësuara janë bërë të mundshme vetëm me ngritjen e një dukurie tjetër specifike bashkëkohore, domethënë me formimin e "kombeve", një pasojë kjo, nga një anë, e shthurjes së sistemit feudal dhe, nga ana tjetër, e përçarjes së njëkohshme të unitetit të lartë të Krishterimit mesjetar; ndërsa, pa pushuar të konsiderohet si temë që do të na shpiente shumë larg, të theksojmë se çështjet kishin vajtur edhe më keq, duke refuzuar të njihet çdo autoritet shpirtëror, i cili në kushte normale do të ishte arbitër efektiv duke zënë një pozitë, ashtu siç i takon nga vetë natyra, mbi të gjitha konfliktet që kanë të bëjnë me rrafshin politik. Mohimi i autoritetit shpirtëror është po ashtu një shembull i materializmit praktik; madje edhe ata që teoretikisht pretendojnë të njohin një autoritet të tillë, në praktikë refuzojnë t'i lejojnë ndonjë ndikim të vërtetë ose ndonjë fuqi për intervenim në sferën shoqërore, pikërisht në të njëjtën mënyrë që mënjanojnë religjionin nga konsideratat e ekzistencës së përditshme; qoftë në jetën publike ose private, mbisundon i njëjti qëndrim mental.

Edhe duke pranuar se zhvillimi material ofron disa përparësi, ndonëse vetëm nga një pikëvështrim shumë relativ, mund të shtrohet fare mirë pyetja nëse në vështrim të pasojave të tilla, si i përshkruam pak më parë, ato përparësi nuk kanë peshë shumë më

të madhe sesa të metodave të tjera. Nuk po mendojmë për shumë gjëra me vlerë pakrahasueshëm më të madhe sesa jemi sakrifikuar për hir të këtij lloji të zhvillimit, të formave të larta të dijes që janë harruar, të intelektualitetit që është shkatërruar dhe të spiritualitetit që është zhdukur; thjesht duke marrë qytetërimin modern ashtu siç është ai në vete mund të pohohet mirë se, po të krahasoheshin përparësitë dhe të metat që janë sjellë, rezultati edhe ashtu i ekuilibruar mund të tregohet se është negativ. Shpikjet, të cilat tash shkojnë e shumohen me një vrull në rritje e sipër, janë gjithnjë e më të rrezikshme sepse ato fusin në lojë forca natyra e të cilave është plotësisht e panjohur për vetë njerëzit që i shfrytëzojnë; ndërsa kjo demonstron përfundimisht pavlershmërinë e shkencës bashkëkohore nga pikëpamja shpjeguese, si dije, do të thotë, edhe kur kufizohet në sferën fizike: njëherit fakti se këto konsiderata kurrsesi nuk shkaktojnë që të kontrollohen zbatimet politike vërteton se kjo shkencë është larg asaj që të jetë e painteresuar dhe se pikërisht industria është objekti i vërtetë i studimit të saj. Meqenëse rreziku i këtyre shpikjeve - madje edhe i atyre jo me qëllim të caktuar për të luajtur rolin fatal ku ka të bëjë me njerëzimin dhe i cili, megjithatë, shkakton aq shumë katastrofa, të mos përmendim trazimet e papritura të rrethit tokësor - meqenëse ky rrezik, themi, pa dyshim do të vazhdojë të rritet deri në një shkallë që është vështirë të parashihet, është e lejueshme të supozohet me shumë gjasa se mbase me këtë do të thotë se bota bashkë-kohore do t'ia dalë të shkaktojë shthurjen e vet, përveç nëse mund të kontrollojë rrjedhën marramendëse të tashme derisa ende ka kohë.

Sa u përket shpikjeve bashkëkohore, megjithatë, nuk mjafton të kritikohen për shkak se janë të rrezikshme, por duhet të shkojmë përtej kësaj; njerëzit flasin për "përfitimet" të cila janë mësuar t'i quajnë "përparim" dhe të cilat mund të pajtohemi t'i përshkruajmë ashtu nëse u kushtohet vëmendje që të theksohet qartë se përparimi është i një lloji thjesht material; por a nuk janë këto përfitime të çmuara aq lart një mashtrim i madh? Sot njerëzit pretendojnë të shtojnë "pasurinë" e tyre në këtë mënyrë; sipas men-djes sonë, ky qëllim të cilin ata synojnë, ndonëse ai do të duhej vërtet të arrihej, nuk e vlen shpenzimin e përpjekjes aq të madhe, por, njëherit, duket jashtëzakonisht e diskutueshme nëse ai mund arrihet. Në radhë të parë, duhet të merret parasysh fakti se të gjithë njerëzit nuk kanë shije të njëjtë ose nevoja të njëjta dhe se ka ende disa që, përkundër së gjithash, do të dëshironin t'i shmangeshin punës së palodhshme dhe manisë për shpejtësi, por të cilët nuk janë në gjendje më të veprojnë ashtu; a mundet dikush të marrë me mend të pohojë se është "mirë" t'u imponohet këtyre njerëzve ajo që është tërësisht e kundërt me natyrën e tyre vetjake? Do të jepet përgjigje se njerëz të tillë sot ka pak, prandaj ekziston çdo arsyetim për t'i konsideruar si pakicë e papërfillshme, posi edhe në fushën politike që shumica ia mvesh vetes të drejtën t'i shtypë pakicat të cilat në sytë e saj haptazi nuk kanë të drejtë të ekzistojnë, meqenëse vetë ekzistenca e tyre shkon kundër pasionit të "barabarësisë" për uniformitet. Por nëse dikush e merr njerëzimin në tërësinë e tij, në vend se ta kufizojë pikëpamjen ndaj banorëve të botës perëndimore, kjo çështje merr aspekt tjetër; a nuk është bërë shumica e para një kohe pakicë tani? Por nuk ekziston më i njëjti argument i cili duhej të shërbente në këtë rast dhe me kundërthënie të çuditshme, pikërisht në emër të "epërsisë" të "barabartit" kërkojnë t'ia imponojnë qytetërimin e tyre pjesës tjetër të botës dhe të shkaktojnë trazira ndërmjet njerëzve të cilët kurrë nuk kanë kërkuar asgjë; ndërsa meqenëse kjo "epërsi" ekziston vetëm në kuptimin material, është e natyrshme që ajo duhet të imponohet me mjetet më të ashpra. Të mos ketë asnjë gabim për këtë: nëse publiku i zakonshëm pranon pretekstin e "qytetërimit" me gjithë besim, janë disa për të cilët kjo nuk është tjetër gjë përveç hipokrizi moraliste, petk për projektet e tyre të

pushtimit dhe të ambicies ekonomike; por çfarë kohësh të çuditshme vërtet, kur aq shumë njerëz lejojnë të binden se ata po e bëjnë një popull të lumtur duke i reduktuar në të nënshtruar, duke ua grabitur atë që është më e çmueshmja në sytë e tyre, gjegjësisht qytetërimin e tyre, duke i detyruar të përvetësojnë zakonet dhe institucionet të cilat, në të vërtetë, ishin për një racë tjetër, dhe duke i shtrënguar të pranojnë pushtimin më të pashije, në mënyrë që me detyrim t'i nxënë gjërat prej të cilave nuk kanë as dobinë më të vogël! Mirëpo, kështu është gjendja sot: Perëndimi bashkëkohor nuk mund të tolerojë idenë që njerëzit duhet të parapëlqejnë të punojnë më pak dhe të jenë të kënaqur duke jetuar me pak; sa i përket vetë sasisë, dhe sa i përket asaj që çdo gjë që i ikën mbërthimit të kuptimeve konsiderohet si joekzistuese, merret si gjë e zakonshme se çdokush që nuk prodhon gjëra materiale duhet të jetë "përtac"; madje edhe pa marrë parasysh kritikën zakonisht të nivelizuar të lindorëve mbi këtë çështje, njeriu duhet vetëm të vështrojë sjelljen e përvetësuar nga evropianët ndaj rendeve të tyre medituese, madje edhe në qarqet e supozuara fetare. Në një botë të tillë nuk ka më vend për intelektualitet ose për atë që është thjesht e natyrës së brendshme, sepse ato janë gjëra që as nuk mund të shihen as të preken, as të peshohen as të numërohen; ka vend vetëm për veprim të jashtëm në të gjitha format, duke përfshirë më së shumti ato të shkëputurat nga kuptimi. Përveç kësaj, nuk është për t'u befasuar që pasioni anglo-sakson për "sport" përhapet çdo ditë gjithnjë e më shumë; ideali i botës moderne është "shtaza njerëzore" e cila ka zhvilluar më së shumti fuqinë e vet muskulore; heronjtë e saj janë atletët, qoftë edhe të jenë brutalë, pikërisht ata e ngrenë entuziazmin e popullarizuar dhe bëmet e tyre që komandojnë interesimin e pasionuar të turmës; një botë në të cilën gjërat e tilla janë të mundshme është zhytur vërtet poshtë dhe duket se po i afrohet fundit të vet.

Mirëpo, ta vëmë veten për një çast në pozitën e atyre që i varin shpresat në idealin e begatisë materiale dhe të cilët prandaj gëzohen me përmirësimin e jetës së pajisur me "përparimin" modern; a janë ata krejt të sigurt se nuk po bëhen leshko? A është e vërtetë se njerëzit sot janë më të lumtur se që kanë qenë vetëm pse ata kanë në dorë mjete të transportit më të shpejta dhe gjëra të tjera të këtij lloji, ose për shkak të modës së jetës më të shqetësuar dhe më të ndërlikuar? E vërteta duket se do të jetë pikërisht e kundërta; çekuilibrimi nuk mund të jetë kusht për çfarëdo lumturie të vërtetë; për më tepër, sa më shumë që t'i nevojitet njeriut aq më e madhe është gjasa që atij t'i mungoje diçka, dhe rrjedhimisht që të jetë i palumtur; qytetërimi bashkëkohor ka qëllimin të krijojë nevoja artificiale gjithnjë e më të mëdha dhe, siç kemi vënë në dukje tashmë, ai do të krijojë gjithmonë nevoja më të mëdha sesa që mund t'i plotësojë për shkak se kur njëherë të futet në rrjedhë të tillë, bëhet jashtëzakonisht vështirë për t'u tërhequr dhe vërtet nuk ka arsye për t'u tërhequr në një fazë më shumë se në një tjetër. Nuk kishte kurrfarë mendimi që njerëzit t'ia dilnin pa gjërat që nuk ekzistonin dhe të cilat ata kurrë nuk do t'i kishin ëndërruar; tani, përkundrazi, ata janë të detyruar të vuajnë kur privohen nga ato gjëra, meqenëse janë mësuar t'i shikojnë si gjëra të domosdoshme, duke dalur si pasojë që ato vërtet të bëhen të domosdoshme për ta. Rrjedhimisht, me gjithë pushtetin në dispozicion, ata luftojnë të nxënë çkado që të munden për të siguruar kënaqësi materiale, të vetmën gjë që ata janë në gjendje të çmojnë; ata janë zhytur në "fitimin e të hollave", sepse janë pikërisht të hollat ato që u mundësojnë t'i kenë këto gjëra dhe sa më shumë që posedojnë aq më shumë dëshirojnë sepse vazhdimisht zbulojnë nevoja të reja, derisa kjo ndjekje të bëhet qëllimi i tyre i vetmi i jetës. Prej këtej del ajo konkurrencë e egër të cilën e kanë ngrehur disa "evolucionistë" deri në dinjitetin e ligjit shkencor me emrin "luftë për ekzistencë", rezultati logjik i së cilës është se vetëm më të fortit, në kuptimin më të ngushtë të fjalës, kanë të drejtë të

ekzistojnë. Prej këtej del edhe lakmia madje edhe urrejtja ndaj atyre që konsiderohet se kanë pasuri të tillë; si munden njerëzit të cilëve u janë predikuar teori barabarësie të mos reagojnë kur rreth e përqark tyre shohin pabarazi në shumicën e rasteve të rrafshit material të gjërave, në rrafshin ndaj të cilit detyrohen të jenë më të ndjeshmit? Po qe se qytetërimi bashkëkohor ka fatin të rrënohet një ditë nën trysninë e apetiteve të shthurura që është krijuar në masa, duhet të jetë i verbër njeriu që të mos kuptojë dënimin e drejtë të vesit të tij themelor, ose, të shprehemi pa përdorur frazeologji morale, të pasojave të vetë veprimit të tij po në atë sferë në të cilën është ushtruar. Në Ungjill shkruan: “Të gjithë ata që rrokin shpatën do të mbarojnë nga shpata”; ata që lirojnë forcat e ashpra të materies do të zhduken, të shtypur nga po ato forca, të cilat nuk i kanë më në dorë kur me nxitim i vënë në lëvizje, dhe të cilat nuk pretendojnë t’i kthejnë prapa përfundimisht pasi të jenë lëshuar njëherë në rrjedhën fatale; fuqitë natyrore ose fuqitë e njeriut të masës, ose të dyjat së bashku, nuk kanë dallim të madh, sepse në secilin nga këto raste janë ligjet e natyrës ato që vehen në lojë dhe të cilat do t’i shkatërrojnë pamëshirshëm të gjithë ata që e besojnë të mundshëm manipulimin me to pa u ngrehur vetë mbi materien. Ungjilli gjithashtu thotë: “Nëse shtëpia përçahet ndërmjet vete, ajo shtëpi nuk mund të qëndrojë”; edhe kjo thënie është e zbatueshme drejtpërsëdrejti në botën bashkëkohore me qytetërimin e saj materialist, i cili nga vetë natyra e tij nuk mund t’ia dalë të mos provokojë grindje dhe përçarje në të gjitha drejtimet. Është shumë lehtë të nxirret ky përfundim kurse nuk ka nevojë të përpunohen konsiderata të mëtejme për t’i ndihmuar dikujt, pa u frikësuar se mashtrohet, të parashikojë fundin tragjik të botës së sotme, përveç nëse bëhet një ndryshim rrënjësor që do të mund të kthente krejt prapa drejtimin brenda një kohe shumë të shkurtër.

Jemi fare të vetëdijshëm që disa njerëz do të na fajësojnë pse kemi pranuar, derisa kemi përshkruar qytetërimin bashkëkohor dhe materializmin e tij, të zëmë ngoje disa elemente të cilat së paku duket se e zbatonin deri diku; kurse vërtet, nëse nuk ekzistonte asnjë i tillë ka shumë gjasa që ky qytetërim të ishte prishur në mënyrë të mjeruar që me kohë. Ne nuk mohojmë, pra, në asnjë mënyrë ekzistimin e elementeve të tilla, por njëherit duhet të mos lejojmë veten të biem në iluzione; nga një anë, do të ishte e padrejtë të përfshiheshin në këtë kaptinë lëvizjet e ndryshme filozofike që bartin etiketa të tilla si “spiritualizëm” ose “idealizëm”, ose çkado qoftë ndër tendencat bashkëkohore që marrin formën e “moralizmit” ose të “sentimentalizmit”; tashmë kemi folur mjaft për këto çështje dhe thjesht do të përkujtojmë faktin që, nga pikëpamja jonë, këto qëndrime të mendjes nuk janë më pak profane sesa materializmi teorik ose praktik dhe, në të vërtetë, janë shumë më pak të larguar nga ajo sesa do të mund të dukej në pamjen e parë; nga ana tjetër, nëse disa mbeturina të spiritualizmit të vërtetë janë ruajtur, kjo mund të ndodhë vetëm përkundër pikëvështrimit bashkëkohor dhe në kundërshtim me të. Sa u përket saktësisht elementeve perëndimore, pikërisht vetëm në sferën e religjionit munden ende të gjenden këto mbeturina të spiritualitetit; por ne tashmë kemi theksuar sa është rrudhur koncepti i religjionit në kohën e sotme dhe çfarë ideje të cekët dhe mediokër edhe vetë besimtarët kanë formuar prej saj dhe deri në çfarë shkalle është zbatuar ajo nga intelektualiteti, i cili nuk është tjetër pos e njëjta gjë si spiritualiteti i vërtetë; në këto kushte, nëse ende mbeten disa mundësi, ato zor se mbeten ashtu pos në mënyrë latente, kurse ndikimi i tyre efektiv tani arrin shumë pak. Megjithatë, duhet të admirohet fuqia e një tradite religjioni kur, ndonëse e tërhequr në një lloj njëmendësie, ajo mbetet gjallë përkundër të gjitha përpjekjeve të bëra gjatë disa shekujve për t’ia zënë frymën dhe për ta asgjësuar; ndërsa nëse njeriu pushon të mendojë për të, do të jetë e qartë se ka diçka mbi rezistencën e këtij lloji që nënkupton praninë e më shumë se një

fuqie njerëzore; por edhe një herë le të përsëritet, tradita në fjalë nuk i përket botës bashkëkohore, as që formon ajo një nga elementet përbërëse të saj, por është saktësisht e kundërt me të gjitha tendencat dhe aspiratat e saj. Është e domosdoshme të thuhet kjo haptas dhe të mos kërkohet pajtim i rrejshëm; midis pikëpamjes religjioze, në kuptimin e vërtetë të fjalës, dhe qëndrimit bashkëkohor të mendjes nuk mund të ketë gjë tjetër pos antagonizmit; çdo kompromis mund vetëm të shërbejë për ta dobësuar të parën dhe për ta forcuar këtë të fundit, as që armiqësia e mentalitetit modern do të pakësohet në atë shkallë, sepse nuk ndihmon të dëshiruarit e shthurjes së gjithmbarshme të çdo gjëje të njerëzimit që pasqyron një realitet sipëror ndaj njerëzores.

Thuhet se Perëndimi bashkëkohor është i krishterë, por kjo është gabim: botëkuptimi bashkëkohor është i kundërkrishterë sepse në thelb ai është kundërfetar; ndërsa është kundërfetar për arsye se në një kuptim edhe më të gjerë, ai është kundërtradicional; pikërisht kjo i jep karakter të veçantë dhe e bën të jetë ai që është. Me siguri, diçka nga Krishterimi ka kaluar madje në qytetërim kundër Krishterimit të kohës sonë, duke dhënë si pasojë që përfaqësuesit e saj më të “avancuar” (siç e quajnë veten në gjuhën e tyre të posaçme) të mos mund të jenë nënshtruar dhe të mos vazhdojnë t’i nënshtrohen, pa dëshirë dhe mbase pavetëdijshëm, njëfarë ndikimi të krishterë, qoftë edhe të tërthortë; kjo është kështu për shkak se shkëputja me të kaluarën, sado rrënjësore, kurrë nuk mund të jetë krejt e plotë dhe e tillë që të përfshijë gjithë vazhdimësinë. Do të shkojmë më tutje dhe të themi se çdo gjë me çfarëdo vlere që ende gjendet në botën bashkëkohore erdhi aty nga Krishterimi, ose në çfarëdo përmase përmes Krishterimit, i cili solli me vete gjithë trashëgiminë e traditave të mëhershme dhe ka mbajtur atë trashëgimi të gjallë, për aq sa kanë lejuar kushtet e Perëndimit, dhe ende i ka mundësitë latente brenda vetes; por a është dikush në kohën e sotme edhe ndër ata që e quajnë veten të krishterë i cili ruan vetëdije të plotë për këto mundësi? Ku duhet edhe në Katolicizëm të gjenden njerëz që kuptojnë domethënien më të thellë të doktrinës që ata e shprehin hapur nga jashtë dhe të cilët thjesht nuk janë të kënaqur me “besimin” në mënyrë pak a shumë sipërfaqësor, më shumë në mënyrë sentimentale sesa përmes inteligjencës, por të cilët vërtet “dinë” të vërtetën e traditës së religjionit të cilën e pretendojnë për të tyren? Do të ishte e mirëseardhur evidenca e ekzistimit së paku të pak njerëzve të tillë, meqë kjo do të ishte shpresa më e madhe dhe mbase e vetmja e shpëtimit të Perëndimit; por duhet të pranohet se deri në ditën e sotme askush prej tyre nuk e bëri veten të njohur; a mund të supozohet se, sikur në disa etapa të Lindjes, ata jetojnë të veçuar në ndonjë tërheqje të paqasshme, apo më në fund duhet të braktiset kjo shpresë e fundit? Perëndimi ishte i krishterë në Mesjetë, por nuk është i tillë më; po të thuhet se do të mund të bëhej përsëri i tillë, nuk gjendet kush që dëshiron këtë më me afsh se ne, dhe u bëftë që në një kohë më të shkurtër se e gjithë ajo që mund të shihet rreth nesh, të shkojmë drejt asaj që marrim me mend; por të mos mashtrohet askush për këtë çështje; nëse kjo duhet të ndodhë bota bashkëkohore do ta shohë ditën e vet.

## Kreu i tetë

# CENIMI I PERËNDIMIT

Shthurja bashkëkohore kishte zanafillën e saj në Perëndim, ashtu siç kemi vërejtur tashmë, dhe deri në kohë të vonshme ajo ngeli atje si diç krejt lokale; por sot po paraqitet një ndryshim graviteti i të cilit nuk guxon të nënçmohet: kjo shthurje po përhapet në të gjitha drejtimet madje duket se edhe Lindja po i dorëzohet. Është e vërtetë se cenimi i Perëndimit nuk është i tëri i kohës së fundit, por deri më sot ai është kufizuar në mbizotërim pak a shumë të ashpër mbi popujt e tjerë, ndërsa efektet e tij u kufizuan në fushat politike dhe ekonomike; përkundër të gjitha përpjekjeve për propagandë që dinte si të vishej në shumë stile të ndryshme, fryma orientale nuk iu nënshtrua asnjërës nga këto shmangie dhe qytetërimi i lashtë tradicional mbeti gjallë dhe i paprekur. Sot, nga ana tjetër, lindorët janë ata që janë duke u uesternizuar vetë pak a shumë tërësisht, duke braktisur traditën e tyre dhe kanë përvetësuar shkarjet e bashkë-punimit bashkëkohor, ndërsa elementet e shtrembëruara nga mësimet e universiteteve evropiane dhe amerikane janë bërë shkak i telasheve dhe shqetësimeve në vetë vendet e tyre. Rëndësia e tyre nuk duket, megjithatë, të zmadhohet, së paku jo tash për tash; në Perëndim njerëzit janë të prirur të marrin me mend që këta individë zhurmëmëdhenj, por jo në numër të madh, paraqesin Lindjen e vërtetë, ndërsa ndikimi i tyre vërtet nuk është aq i përhapur as aq i thellë sa mund të duket: kjo përshtypje e rrejshme shpjegohet lehtë nga fakti se Perëndimi nuk i njeh lindorët e vërtetë të cilët, për më tepër, nuk dalin nga rruga e tyre për t’u bërë të njohur, ndërsa vetëm modernistët, nëse kështu mund të quhen, të cilët tërheqin vëmendjen ndaj vetes, bisedojnë, shkruajnë dhe angazhohen në të gjitha mënyrat e agjitacionit. Është megjithatë e vërtetë se kjo lëvizje kundër-tradicionale është në gjendje të gjejë mbështetje, dhe çdo rast i mëvonshëm, qoftë edhe më i pafavorshmi, duhet të kihet parasysh; fryma tradicionale tashmë po përpiqet, si të thuash, të tërhiqet në vete, duke u mbyllur gjithnjë e më shumë në qendrat ku ajo është ruajtur e paprishur dhe duke u bërë i vështirë depërtimi në to: kurse kjo përhapje e përgjithshme e shthurjes përkon saktësisht me atë që duket në etapat e fundit të *Kali-Jugas.*

Le të thuhet fare haptas: meqenëse ky pikëvështrim është diçka krejtësisht perëndimore, ata që ndikohen nga ai, qoftë edhe të jenë lindorë nga të lindurit, duhet të klasifikohen për nga mendimi si perëndimorë, sepse atyre u janë bërë plotësisht të huaja të gjitha mendimet lindore; mospërfillja e tyre ndaj doktrinave tradicionale është e vetmja arsye për sjelljen e tyre armiqësore ndaj tyre. Ajo që mund të duket bukur interesante, madje edhe kundërthënëse, është fakti se po këta njerëz të njëjtë të cilët intelektualisht konvertohen në aleatë të Perëndimit, ose thënë më saktësisht, në armiq të gjithë intelektualitetit të vërtetë, ndonjëherë ndodh të bëhen politikisht kundërshtarë të Perëndimit. Kjo megjithatë nuk duhet vërtet të shtrohet si pyetje, meqenëse pikërisht ata po përpiqen të fusin idenë e “kombeve” në Lindje, ndërsa të gjitha format e “nacionalizmit” kundërshtohen sipas rregullës nga botëkuptimi tradicional; kur dëshi-

rojnë t’i rezistojnë mbizotërimit të huaj ata u drejtohen të njëjtave metoda të cilat i përdorin njerëzit e Perëndimit në kundërshtimet ndërmjet vete; dhe mbase ky është arsyetimi i vërtetë për ekzistimin e tyre. Njëmend, nëse gjendja është bërë e tillë që këto metoda të jenë gati sigurisht ato të përvetësuarat, ato kanë vetëm gjasa të jenë futur në lëvizje nga elementet në një komunitet që është shkëputur nga tradita; ka mundësi, pra, që këto elemente të përdoren përkohësisht për këtë qëllim dhe prandaj të mënjanohen, si vetë perëndimorët. Për më tepër, ekziston vetëm logjika se mendimet që i kanë përhapur perëndimorët duhet të kthehen në drejtimin e tyre, meqenëse mendimet e tilla kurrë nuk mund të jenë gjë tjetër pos shkaktarë të përçarjeve dhe të rrënimeve; pikërisht si pasojë e këtyre mendimeve, qytetërimi perëndimor do të prishet në një mënyrë a në një tjetër; nuk ndryshon shumë puna nëse fundi vjen si rezultat i kundërshtimeve midis vetë popujve të Perëndimit, qoftë midis kombeve ose midis klasave, ose, siç besojnë disa të jetë e mundur, përmes një pushtimi të lindorëve të “uesternizuar” ose me anë të ndonjë kataklizme që vijon pas “procesit të shkencës”; sido që të jetë, rreziqet që i kërcënohen botës perëndimore do të jenë ndjellur për të ekzistuar përmes gabimeve të veta dhe janë vetë prodhim i saj.

Bërthama e kësaj çështjeje është kjo: a do të detyrohet Lindja thjesht si rezultat i ndikimeve moderne të pësojë krizën e përkohshme dhe sipërfaqësore, apo është Perëndimi i destinuar të përmbledhë gjithë njerëzimin në shkatërrimin e vet? Do të ishte vështirë në këtë çast t’i jepej përgjigje kësaj pyetjeje në mbështetje të ndonjë evidence të sigurt; që të dyja qëndrimet e kontrastuara të mendjes ekzistojnë sot pranë njëri-tjetrit në Lindje, ndërsa gjithmonë ka mundësi që fuqia shpirtërore e pranishme në traditë, ndonëse kundërshtarët e saj nuk e njohin, do të triumfojë mbi fuqinë mendore, kur kjo e fundit do ta ketë luajtur rolin e vet, duke shkaktuar të shpërbëhet si errësira që shpërbëhet nga drita; mund madje të thuhet se ajo do të triumfojë më herët apo më vonë, por njëkohësisht kuptohet se para kësaj mund të ndërhyjë një periudhë e errësirës së përgjithshme. Fryma tradicionale nuk mund të shuhet, meqenëse është në thelb mbi vdekjen dhe ndryshimin; por mund të tërhiqet plotësisht nga bota e jashtme dhe në rast të tillë vërtet do të ishte “fundi i botës”. Nga e gjithë ajo që u tha mund të perfundohet se ndonjë farë rasti i tillë kurrsesi nuk ka gjasa të ndodhë në të ardhmen jo të largët; në konfuzionin e tashëm, i cili u rrit së pari në Perëndim dhe tani me të shpejt po e vërshon Lindjen, është e mundshme të dallohet “fillimi i fundit”, shenjat që i paraprijnë çastit kur, sipas një shprehjeje të traditës hinduse, doktrina e shenjtë ka fatin të mbyllet në guaskë kërmilli, nga e cila ajo do të dalë edhe një herë e paprekur në agimin e botës së re.

Por t’i lëmë parashikimet dhe t’u kthehemi ngjarjeve të tashme: mbetet fakt i pamohueshëm se Perëndimi po cenon gjithkund; ndikimi i tij bëri që ai cenim të ndjehej në sferën materiale, ku pati mundësi të depërtonte lehtë, duke vepruar me pushtim me dhunë ose përmes tregtisë, si dhe duke siguruar kontroll të pasurive natyrore të vendeve të tjera; por tani procesi po zhvillohet edhe më tutje. Perëndimorët, gjithmonë të nxitur nga ajo nevojë për t’u konvertuar, gjë që është karakteristikë e rrënjosur e tyre, kanë arritur deri diku t’ua paraqesin popujve të tjerë pikëvështrimin e tyre kundërtradicional dhe materialist; dhe derisa forma e parë e pushtimit fundja ndikonte vetëm në trupin e njerëzve, kjo e fundit helmon mendjen dhe ua vret spiritualitetin. Njëri lloj i depërtimit, aq më tepër, ka përgatitur rrugën për tjetrin dhe e bëri të mundshëm zhvillimin, kështu që më në fund pikërisht me forcë brutale Perëndimi do të ketë arritur të mbrojë ndikimin e vet gjithkund, ashtu si edhe vërtet është pritur, meqenëse e vetmja epërsi e vërtetë e qytetërimit të tij, aq inferior nga të gjitha pikëpamjet e tjera, i përket vetëm kësaj sfere.

Cenimi perëndimor është cenim i materializmit në të gjitha format e tij, dhe nuk mund të bëhet diçka tjetër; asnjë nga maskat pak a shumë hipokritike, asnjë nga pretekstet moraliste, asnjë nga deklaratat humanitare, asnjë nga dinakëritë e propagandës që di si të futet tërësisht për t'i futur më mirë në rreth qëllimet e saj shkatërruese, asnjë nga këto gjëra nuk është në gjendje të kundërshtojë këtë fakt, i cili mund të mohohet vetëm nga njerëzit mendjelehtë ose nga ata që kanë ndonjë lloj interesi të rrezikuar i cili është vërtet "satanik" në kuptimin më të saktë të fjalës.

Për çudi të madhe, në këtë çast të pikërishëm kur ndikimi perëndimor po gjen mbështetje gjithkund, disa njerëz e gjejnë të përshtatshme të ngrehin zërin për një përshkim të imagjinuar të ideve të Lindjes në Perëndim, duke shpallur si rrezik i cili na kall tmerrin; çfarë shkarje e re mund të jetë kjo? Perkundër dëshirës për t'u kufizuar në konsiderata të një rrafshi të përgjithshëm, nuk mund të mos zëmë ngoje, së paku shkurtas, një libër të titulluar "Défense de l'Occident" (Mbrojtja e Perëndimit), i botuar rishtas[1] nga M. Henri Massis, i cili siguron një shembull tipik të kësaj forme të mendimit. Libri është konfuz dhe herë-herë kundërthënës dhe tregon më tutje të dhënën se shumica e atyre që kanë mendjen të reagojnë kundër shthurjes bashkëkohore janë të paaftë të bëjnë këtë në mënyrë vërtet efektive, sepse ata nuk e kanë as shumë të qartë kundër kujt janë duke luftuar. Autori herë pas here mohon çfarëdo qëllimi për të sulmuar Lindjen e vërtetë; dhe po të ishte kufizuar vërtet në të kritikuarit e ndonjë fantazie pseudo-orientale në rrjedhë e sipër, do të thotë po të ishte thjesht një ndër teoritë perëndimore të përhapura me etiketa mashtruese dhe vetëm edhe një nga shumë prodhimet e paqëndrueshmërisë së tashme, njeriu nuk do të mund të bënte tjetër pos të pritte me mirëseardhje këtë të dhënë, sidomos, siç kemi tërhequr vërejtjen tashmë, për rrezikun shumë të vërtetë nga kjo gjë si dhe për vlefshmërinë e saj nga pikëpamja intelektuale. Për fat të keq, megjithatë, ai e sheh të domosdoshme njëkohësisht t'i mveshë koncepte Lindjes të cilat janë thuaja fiktive; për këtë qëllim ai mbështetet në citate të huazuara nga vepra të nduarnduarshme pak a shumë "zyrtare" të orientalizmit, në të cilat doktrinat lindore, siç ndodh aq shpesh, shtrembërohen deri në shkallë karikature; çka do të thoshte ai sikur dikush të përvetësonte të njëjtin proces sa i përket Krishterimit dhe të pretendonte të gjykonte në bazë të forcës së prodhimeve të "hiperkritikave" të veta akademike? Ai ka bërë pikërisht këtë me doktrinën e Indisë dhe të Kinës, me kundërshtim të shtuar që shkrimtarët perëndimorë në dëshminë e të cilëve ai thirret nuk kanë as njohurinë e drejtpërdrejtë më të vogël të këtyre doktrinave, ndërsa kolegët-kritikë të tyre, të cilët vetëm merren me Krishterimin, duhet së paku të njohin atë deri në një shkallë, ndonëse armiqësia e tyre ndaj çdo gjëje që ka të bëjë me religjionin u pengon të kuptojnë formën e drejtë. Mund të shtohet në lidhje me këtë se ndonjëherë kemi hasur në vështirësi të konsiderueshme duke i bindur lindorët se shpjegimet e këtij apo atij orientalisti ishin krejtësisht dhe thjesht rezultat i mungesës së të kuptuarit dhe jo i anësisë së vetëdijshme dhe të qëllimtë; aq të ngopura janë shkrimet e tyre me atë atmosferën e armiqësisë së natyrshme në pikëvështrimin kundërtradicional; ndërsa M. Massisit mund t'i bëhet pyetje nëse ai vërtet konsideron me "përparësi" të sulmojë traditën çdokund tjetër ndërsa në të njëjtën kohë të provojë ta rikthejë atë.

[1] Deri tani ai libër lexuesit mund t'i duket i vjetruar; por siç ka shpjeguar edhe autori, llojet e botëkuptimeve që i nisi të shprehte ende gjejnë vend, në forma të ndryshme, në botëkuptimin bashkëkohor të Perëndimit, dhe për këtë arsye dukej e këshillueshme të ruheshin pasuse që reflektoheshin në tërësi, pa u përpjekur për t'i ndryshuar. - *Përkthyesit në anglishte.*

Ne përdorim shprehjen “përparësi” si të preferueshme për arsye se për autorin në fjalë e gjithë biseda përcillet në fushën politike; duke përvetësuar, siç bëjmë ne, një qëndrim tjetër në shkrimet tona, gjegjësisht atë të intelektualitetit të pastër, e vetmja çështje që mund të shtrohet është ajo e së vërtetës; por një pikëpamje e tillë mund të duket tepër e pavarur për të kënaqur ata me mendje polemikash dhe është madje e dyshimtë nëse me funksionin e tyre si kundërshtues ka mundësi që konsiderata për të vërtetën integrale të zërë një vend shumë të shquar në preokupimet e tyre.

M. Massis shtiret se zemërohet me veprimtaritë e atyre që ai i quan “propagandistë lindorë”, një shprehje që në vetvete është kundërthënëse meqë fryma propagandiste, siç kemi vërejtur shpesh, është diçka tërësisht perëndimore, kështu që kjo tendencë tashmë zbulon njëfarë shkalle të moskuptimit nga ana e tij. Në të vërtetë, ndër propagandistët të cilët i ka në mend ai dallohen dy grupe, i pari nga ato përbëhet tërësisht nga perëndimorët; po të mos ishte shenja e padijes më të mjerueshme që ka të bëjë me çështjet lindore, do të ishte qesharake të shihen gjermanët dhe rusët të radhitur ndër përfaqësuesit e mentalitetit lindor; autori bën disa vështrime që kanë të bëjnë me ta, të cilat janë fare me vend, por pse nuk tregon haptas për çka janë ato? Në këtë grupin e parë duhet të përfshihen edhe sekte të tjera të ngjashme, terminologjia orientale e të cilëve thjesht u shërben si petk për t’u imponuar mendjelehtëve dhe të çinformuarve, duke fshehur natyrën e vërtetë të ideve të cilat janë aq tërësisht të huaja për Lindjen sa janë edhe të afërta në zemrën e Perëndimit modern; njerëzit e këtij lloji janë më të rrezikshëm sesa vetë filozofët, për arsye të qëllimeve të tyre për “ezoterizëm”, të cilin ata, në të vërtetë, nuk e kanë më shumë se filozofët, por për të cilin ata shtiren me qëllim që të tërheqin ndaj vetes njerëz që kërkojnë diçka më të mirë se spekulim “profan” dhe të cilët në mesin e kaosit të tashëm nuk dinë kah të shkojnë; është për t’u befasuar që M. Massis rrallë zë ngoje këtë grup njerëzish. Sa i përket grupit të dytë, do të merret vesh se ai përmban një numër orientalësh të uesternizuar të tipit që tashmë e kemi zënë ngoje; duke njohur aq pak idetë e vërteta të Lindjes sa dhe njerëzit që kemi vendosur në grupin e parë, ata do të jenë fare të paaftë të përhapin idetë e tilla në Perëndim, madje duke marrë me mend se ishte qëllimi i tyre të bënin ashtu; qëllimi i tyre i vërtetë, megjithatë, është pikërisht i kundërt, meqenëse ata dëshirojnë t’i shkulin pikërisht këto ide nga vetë Lindja dhe njëherit t’ia ekspozojnë Perëndimit Lindjen e tyre të modernizuar pasi të kenë shkaktuar të përputhet me teoritë që janë futur në ta në Evropë dhe në Amerikë; si agjentët haptas më vdekjeprurësit e të gjitha formave të propagandës perëndimore, duke ndikuar, si të thuash, drejtpërsëdrejti në inteligjencien, këta njerëz janë rrezik pikërisht për Lindjen dhe jo për Perëndimin imitues të vërtetë të të cilit janë. Sa u përket lindorëve të vërtetë, M. Massis nuk i ka zënë fare ngoje, prandaj mund të merret me mend se ai nuk e njeh asnjërin nga ata; pamundësia e tij e plotë për të zënë ngoje emrin e një lindori të pauesternizuar mund të mos i ketë dhënë atij mbështetje për të menduar dhe të mos ta ketë shpënë të shohë se, në të vërtetë, nuk ekziston një gjë e tillë si “propagandist lindor”. Përveç kësaj, ndonëse kjo na obligon të paraqesim një referencë personale, e cila nuk është në përputhje me shprehitë tona të zakonshme, është e domosdoshme të pohohet se deri këtu, për aq sa jemi të vetëdijshëm, askush tjetër pos nesh nuk ka parashtruar në Perëndim në mënyrë të qëndrueshme idetë e mirëfillta lindore;[1] ndërsa ne gjithmonë kemi vepruar ashtu

[1] Ky pohim, ndonëse i zbatueshëm kur ky libër u shtyp së pari, tani kërkon ndryshime nga pikëpamja e faktit se një numër veprash tjera janë paraqitur që prej atëherë, të cilat trajtojnë doktrinat lindore të cilat, për dallim nga të gjitha ato që nën kreun e "orientalizmit", janë përmbledhur në një frymë të

saktësisht në të njëjtën mënyrë siç do të kishte bërë çdo lindor i shtytur nga rrethana të ngjashme, do të thotë, pa dëshirën as më të vogël për të propaganduar ose popullarizuar, dhe ekskluzivisht në dobi të atyre që janë në gjendje të kuptojnë doktrinat pikërisht siç janë, dhe jo pasi të jenë çnatyrëzuar duke u shfajësuar se po i bëjnë më të pranueshme; kurse mund të shtohet se, përkundër rënies së intelektualitetit të Perëndimit, ata që tregojnë kuptim nuk janë aq të pakët sa mund të supozohet, ndonëse sipas çdo paraqitjeje ata mbeten një pakicë e vogël. Një ndërmarrje e këtij lloji i përket një kategorie shumë tjetërfare nga ato ndërmarrjet propagandiste që ekzistojnë bollshëm në imagjinatën e M. Massisit, ku duket se ato janë lindur nga dëshira për kauzën e tij, siç mund të thotë dikush, që del nga toni politik i librit të tij; për të dhënë një pamje sa më të favorshme që ka mundësi mbi këtë rast, njeriu duhet të supozojë se i ka marrë me mend këto gjëra për shkak se mendja i është fanitur nga një parandjenjë e një katastrofe pak a shumë të shpejtë që i kërcënohet qytetërimit perëndimor: por në atë rast është për të ardhur keq që ai nuk ka qenë në gjendje të shohë qartë ku qëndrojnë vërtet shkaqet që mund të sjellin këtë katastrofë, ndonëse herë pas here ka dhënë prova për një ashpërsi të arsyeshme ndaj disa aspekteve të botës bashkëkohore. Shpjegimi i luhatjes së vazhdueshme të argumentit të tij qëndron këtu: nga një anë, ai nuk është fare i sigurt kush janë kundërshtarët të cilët duhet t'i sulmojë, kurse nga ana tjetër, "tradicionalizmi" i tij e lë atë fare të painformuar sa i përket çdo gjëje që përbën thelbin e vërtetë të traditës, të cilën ai haptas e përzien me një lloj konservativizmi politiko-fetar të llojit më të skajshëm. Se M. Massis trazohet nga frika është mbase e dukshme më së miri nga qëndrimi mendor i jashtëzakonshëm madje edhe fare i pakuptueshëm që ai ua mvesh të të ashtuquajturve "propagandistë lindorë": ai do të donte të besonim se ata janë frymëzuar nga një urrejtje e fuqishme e Perëndimit dhe se është jashtë dëshirës që të ofendohen dhe të ndjehen të nxitur t'i japin doktrinat e veta, do të thotë, të japin begatinë e tyre më të çmueshme, atë që përbën, si të thuash, pikërisht thelbin e frymës së tyre. Kundërthënia e qartë e hipotezës së tillë mjafton të lërë njeriun në gjendje të shushatjes së plotë; argumenti i ngritur në mënyrë të vështirë bie për toke, megjithatë, do të dukej se autori as që ka dyshuar në këtë të dhënë, sepse rështirë se është e mundshme të ketë qenë i vetëdijshëm se një teori e tillë nuk ka fare gjasa, dhe ai thjesht ka llogaritur në mungesën e mendjemprehtësisë së lexuesit në mënyrë që t'i bëjnë ata të pranojnë atë. Nuk nevojitet fare përpjekje shumë e madhe e imagjinatës për të kuptuar se gjëja e parë që duhet bërë, nëse dikush do të ndjente një mospëlqim aq të madh ndaj Perëndimit, do të ishte të ruheshin me xhelozi doktrinat e veta për përdorim të vet, ndërsa të bëhej çdo përpjekje për të mohuar qasjen e perëndimorëve në to; në të vërtetë, ky është një qortim që herë pas here është drejtuar kundër lindorëve, me më shumë ngjashmëri të arsyetimit. E vërteta e kësaj çështjeje, megjithatë, është bukur ndryshe; përfaqësuesit e mirëfilltë të doktrinave tradicionale nuk shfaqin kurrfarë urrejtjeje kundër askujt, ndërsa rezerva e tyre ka vetëm një motiv; ata e quajnë të padobishme t'u shpjegojnë disa të vërteta njerëzve të cilët nuk janë vërtet në gjendje t'i kuptojnë, por kurrë nuk kanë refuzuar t'ia japin ato kujtdo që ka "kualifikimet" e domosdoshme, pa marrë parasysh prej nga është vendi i prejardhjes së atij personi; dhe a janë ata në ndonjë kuptim që duhet të fajësohen, nëse në të vërtetë nuk mund të numërohen më

përputhjes besnike me burimet tradicionale. I mbetet autorit të shpreh dëshirën që tani të tërhiqet vëmendja në këto koncepte, si për hir të përpikërisë ashtu edhe më posaçërisht për shkak se ato shënojnë një ndryshim të rëndësishëm, kur të krahasohet me gjendjen e gjërave vetëm para disa vjetësh. - *Përkthyesit në anglishte.*

shumë se disa perëndimorë ndër ata persona? Për më tepër, nga një pikëpamje tjetër, nëse masa e zakonshme e njerëzve të Lindjes është bërë në fund definitivisht armiqësore ndaj perëndimorëve, pasi të shoshitet një kohë të gjatë pa paragjykime, kush duhet fajësuar për këtë? A duhet të akuzohet elita intelektuale e cila, e pushtuar në meditim, e mban veten zakonisht të përmbajtur nga marrëzia e jashtme, ose a nuk është më tepër gabim i vetë perëndimorëve për arsye se kanë bërë aq shumë për ta bërë praninë e tyre të padukshme? Mjafton të shtrohet çështja si duhet në këtë mënyrë që përgjigjja secilit t'i bëhet e qartë; duke pranuar se lindorët, të cilët deri këtu kanë dhënë evidencë për mahnitjen e vuajtjes së gjatë, së paku po tregojnë dëshirë të bëhen të zotët e vetë shtëpisë së tyre, a ka njeri i cili mund në mënyrë të ndershme t'i kritikojë për këtë? Është e vërtetë që kur disa epshe vëhen në lojë gjërat që janë identike në vete mund të shpjegohen në mënyra shumë të ndryshme madje edhe kundërthënëse sipas rrethanave: për shembull, kur një popull i Perëndimit i reziston një pushtimi të huaj, kjo quhet "patriotizëm" dhe meriton më të lartin shpërblim, por kur një popull i Lindjes bën të njëjtën gjë, ajo quhet "fanatizëm" ose "ksenofobi" dhe nuk meriton tjetër pos urrejtje dhe përbuzje. Për më tepër, a nuk është e vërtetë se në emër të "së drejtës" dhe "lirisë", "drejtësisë" dhe "qytetërimit", evropianët kanë pretenduar ta imponojnë mbizotërimin e tyre çdokund dhe t'i pengojnë të tjerët të jetojnë dhe të mendojnë ndryshe nga vetë ata? Duhet të pranohet se "moralizmi" i vërtetë e ka bërë përdorimin e vet, përveç nëse nuk parapëlqehet përfundimi më i thjeshtë të cilin tashmë e kemi bërë vet, gjegjësisht, se pos përjashtimeve, sa të nderuara aq dhe të rralla, perëndimorët munden praktikisht të reduktohen deri në dy klasë të njerëzve: në mendjemprehtët, të cilët i marrin këto argumente mjaft të qëndrueshme para se të vlerësojnë dhe të besojnë në "mision qytetërues", të pavetëdijshëm, siç janë, për materializmin barbar në të cilin janë zhytur vetë ata, dhe në njerëz finokë, të cilët e shfrytëzojnë këtë gjendje të mendjes për t'i kënaqur instinktet e tyre të dhunës dhe të lakmisë. Për çdo rast, një gjë është e sigurt dhe kjo është që lindorët nuk kërcënojnë asnjeri dhe nuk ëndërrojnë të pushtojnë Perëndimin në asnjë mënyrë çfarëdo qoftë ajo; ata kanë mjaft çka të bëjnë në këtë çast për të mbrojtur veten nga trysnia evropiane, e cila u kërcënohet, siç po bën, t'ua mbysë edhe mendjen e tyre; ndërsa është interesante, së paku të thuhet kështu, kur të shihet që agresorët përvetësojnë pozitën e viktimave.

Përmbledhja e bërë lart ka qenë e domosdoshme për arsye se ka disa gjëra që lypset të thuhen; por do të ishte gabim të flitet më tutje për këtë temë, meqenëse argumenti i "mbrojtësve të Perëndimit" fundja është shumë i brishtë dhe i paqëndrueshëm. Për më tepër, po qe se për një çast kemi braktisur qëndrimin e zakonshëm të rezervës ndaj individëve për të zënë ngoje M. Massisin, kjo bëhet kryesisht për shkak se ai ndodh të paraqesë një degë të mentalitetit bashkëkohës, gjë që po ashtu kërkon të merret parasysh në çfarëdo shqyrtimi të gjendjes së botës bashkëkohore. Si mundet ky "tradicionalizëm" i rendit të ulët, i ngushtë dhe i padallueshëm dhe mbase edhe disi artificial, t'i bëjë ndonjë rezistencë të vërtetë dhe efektive një fryme me të cilën ai ka aq shumë të përbashkët? Në të dyja rastet haset praktikisht e njëjta padije e parimeve të vërteta; është i njëjti paragjykim kundër çdo gjëje që nuk gjendet brenda disa kufizimeve të përshkruara, e njëjta pamundësi për të pranuar ekzistimin e qytetërimeve të ndryshme dhe po ato besëytni vlejnë edhe për klasicizmin greko-latin. Ky reagim me gjysëm zemre është me interes të vogël, përveç nëse ai përkon me një kuptim shqetësimi në lidhje me gjendjen e tashme të gjërave të përbashkëta me një numër bashkëkohësish tanë; për më tepër, ka shfaqje të tjera që lindin po nga ky qytetërim që mund të provohen të afta për zhvillim në mënyrë më të

plotë nëse do të drejtoheshin si duhet; por për kohën e tashme e gjithë kjo është shumë kaotike, dhe megjithatë vështirë është të shihet ku shpie ajo. Mirëpo, në këtë aspekt mundet ndoshta të rrezikohen dukshëm disa hamendje; por meqenëse kjo temë lidhet ngusht me faktin e botës bashkëkohore, ajo mund njëherit të shërbejë për të sjellë përfundime për punën e tashme, për aq sa është e lejueshme të nxirren përfundime të tilla pa u krijuar tepër shumë hapje për sulm nga këndi i të kuptuarit profan, duke zhvilluar argumente në mënyrë të ngutshme, gjë që do të ishte e pamundshme të provoheshin me mjete të zakonshme. Ne nuk kemi të njëjtën pikëpamje me ata që pohojnë se për çdo gjë mund të bisedohet pa dallim, së paku jo kur dikush e braktisë doktrinën e pastër për fushën e zbatimeve; sepse në këtë rastin e fundit disa rezerva janë të dëshirueshme, ndërsa çështjet e rastit nuk mund të lihen pa u llogaritur; por kjo rezervë e vlefshme, madje edhe e pashmangshme, nuk ka gjë të përbashkët me disa frika fëmijësh, të cilat janë thjesht rezultat i një forme të padijes të krahasueshme me atë të njeriut i cili, siç thonë hindusët, “e merr gabimisht litarin për gjarpër”. Pa marrë parasysh ato që pëlqejnë dhe që nuk pëlqejnë individët, ajo që duhet të thuhet patjetër duhet të thuhet ashtu siç mund të kërkojnë rrethanat; as kundërshtimi i anshëm i disa njerëzve as armiqësia e pavetëdijshme e të tjerëve nuk mund ta pengojnë këtë ngjarje, sado që padurimi i njerëzve të zënë në ngutje ethesh të jetës moderne dhe afshi për të kuptuar çdo gjë përnjëherë mund të shkaktojnë që disa gjëra të detyrohen të dihen para kohës së tyre të duhur; por së paku këta njerëz mund të ngushëllojnë veten me mendimin se inercioni vazhdimisht në rritje e sipër i ngjarjeve ka gjasa që vet të japë një përgjigje mjaft të shpejtë; mos u detyrofshin të ndjejnë keqardhje pse nuk janë përgatitur sa duhet për të pranuar dijen që aq shpesh ndiqet me më shumë entuziazëm sesa me mendjemprehtësi.

# Kreu i nëntë

# DISA PËRFUNDIME

Kur nisëm të shkruanim këtë libër qëllimi ynë kryesor ishte të tregonim si zbatimi i të dhënave tradicionale i bën të mundur njeriut të arrijë në mënyrën më të drejtpërdrejtë të zgjidhë çështjet që i rrin ndesh sot njerëzimit, të shpjegonim gjendjen e tashme të njerëzimit të kësaj bote dhe të formonim gjykime mbi natyrën e qytetërimit bashkëkohor që mbështeten mbi të vërtetën, dhe jo vetëm mbi një tufë rregullash konvencionale ose mbi parapëlqime sentientale. Nuk pretendojmë të pohojmë se kemi shtirë këtë temë ose që e kemi trajtuar në të gjitha hollësitë e saj apo që kemi zhvilluar aspektet e saj plotësisht pa të meta; aq më tepër, parimet me të cilat jemi drejtuar e bëjnë të domosdoshme paraqitjen e botëkuptimeve që janë qenësisht sintetike, e jo analitike si ato që rrjedhin nga mësimi "profan"; por këto botëkuptime, pikërisht për arsye se janë sintetike, e shpiejnë njeriun në drejtim të shpjegimeve të vërteta shumë më larg sesa do të mund ta shpinin ndonjëherë analizat të cilat, në të vërtetë, kanë vetëm pak më shumë se vlerë përshkruese. Për çdo rast, besojmë se është thënë mjaft sa për t'u bërë të mundur atyre që kanë aftësi të kuptojnë për të nxjerrë një përfundim për vete, së paku për një pjesë pasojash që dalin nga ajo që është marrë në konsiderim; kurse ata mund të pushojnë të sigurt se puna për të vepruar ashtu do të tregohet shumë më e dobishme sesa format e tilla të leximit që nuk lënë vend për të menduar ose për të medituar; përkundrazi, ajo që kemi dëshiruar të bëjmë gjatë gjithë kohës ka qenë t'i sigurojmë lexuesit një pikënisje të përshtatshme, prej nga ai do të mund të shpresojë të ngrihet mbi shqyrtimet e kota të mendimeve individuale.

Na mbetet tani të shtojmë disa vërejtje për atë që mund të quhet rëndësi praktike e studimit të tillë: ky aspekt i kësaj teme ka mundur të mënjanohet plotësisht, po të kishim tentuar t'i përmbaheshim saktësisht brenda sferës së parimeve metafizike, në raport me të cilat zbatimet luajnë një rol jo më shumë se të rastit dhe të pasigurt; por në rastin e tashëm ne kemi të bëjmë pikërisht me zbatime. Zbatimet, për më tepër, kanë arsyetim të dyfishtë, përveç anës së tyre praktike: së pari, ato janë pasoja të përligjura të parimeve, zhvillim normal i një doktrine e cila, meqenëse është vetëm një dhe universale, duhet të përfshijë çdo rrafsh të realitetit pa përjashtim; ndërsa, së dyti, ato sigurojnë mjete parapërgatitëse, së paku për disa njerëz, për t'u ngritur në rrafsh më të lartë të dijes, po në atë mënyrë siç e kemi përshkruar tashmë kur i jemi referuar "shkencës së shenjtë". Në të njëjtën kohë, kur njeriu gjendet në fushën e zbatimeve, nuk ka gjë kundër që t'i shqyrtojë ato edhe në vetvete dhe sipas vetë vlerës së tyre, aq sa kurrë nuk i lejon vetes të udhëhiqet gabimisht në mospërfillje të varësisë së tyre nga parimet; ky është rrezik shumë i vërtetë, meqenëse është burim i atij gabimi që ka bërë të mundshëm degjenerimin në "shkencë profane"; megjithatë, ai paraqet rrezik për ata që kuptojnë se çdo gjë që rrjedh dhe varet plotësisht nga intelektualiteti, dhe rrjedhimisht se çkado që nuk rrjedh vetëdijshëm nga ai nuk arrin të bëhet më shumë se iluzion. Siç kemi vërejtur aq shpesh, pikënisja gjithmonë duhet të jetë dija; dhe kështu ajo që duket se është

larguar më së shumti nga rrafshi praktik, në të vërtetë, ushtron ndikimin më të fuqishëm brenda vetë atij rrafshi, sepse pa ndihmën e saj këtu, si dhe çdokund tjetër, është e pamundshme të arrihet çkado qoftë me vlerë të vërtetë ose të arrijë më shumë se një agjitacion të zbrazët dhe sipërfaqësor. Por t'i kthehemi më posaçërisht kësaj çështjeje që po e marrim në konsiderim, mund të thuhet që nëse njerëzit kanë arritur të kuptojnë çka nevojitet për të krijuar botën bashkëkohore, ajo botë atje dhe atëherë nuk do të ekzistojë më, sepse ekzistenca e saj, si ajo e vetë padijes dhe e çdo gjëje që nënkupton përkufizim, është thjesht negative: ajo ka dalë në ekzistencë vetëm përmes mohimit të së vërtetës tradicionale dhe mbinjerëzore. Në një rast të tillë do të shkaktohej ndryshim pa ndonjë katastrofë, i cili duket se vështirë mund të mënjanohet me çfarëdo mjeti tjetër; a gabojmë atëherë kur themi se dija e tillë është në gjendje të ketë pasoja praktike vërtet të pamatshme? Për fat të keq, megjithatë, është shumë vështirë të merret me mend që çdokush do të arrijë këtë dije, nga e cila shumica sot janë larguar më shumë se kurdoherë më parë; por nga kjo nuk del se të gjithë duhet patjetër të arrijnë atë dije, meqenëse do të mjaftonte sikur të ngrihej një elitë numerikisht e vogël por e stabilizuar mirë për të vepruar si prijëse e masës, e cila do të reagonte me ndikimin e saj, pa kërkuar të dijë çkado qoftë për ekzistimin e saj ose për metodat me të cilat funksionon ajo; a ka ende mundësi që të mund të themelohet një elitë e tillë efektive në Perëndim?

Ne nuk propozojmë të përsëritet çdo gjë që tashmë kemi pasur rastin të themi gjetiu, duke pasur parasysh rolin që elita intelektuale mund të luajë në rrethana të nduarnduarshme, e cila mund të shikohet si diç që ka gjasa për t'u paraqitur në të ardhmen jo të largët. Ne do të kufizohemi në këto vërejtje: në çfarëdo mënyre që mund të shkaktohet ndryshimi i cili shënon atë që mund të quhet kalim nga një botë në tjetrën dhe qoftë kjo të jetë çështje e qarqeve më të mëdha ose më të vogla, edhe pse ky ndryshim mund të duket plotësisht i ndërprerë, ai kurrë nuk mund të përfshijë ndërprerje absolute, sepse gjithmonë ekziston një varg shkaqesh që lidh të gjitha qarqet njërin me tjetrin. Po qe se elita në fjalë do t'ia dilte të formohej derisa ende ka kohë, ajo do të mund të përgatiste rrugën për ndryshim, kështu që do të mund të ndodhte në rrethanat më të parapëlqyeshme, kurse trazimi i cili patjetër do ta shoqëronte me anë të tij do të reduktohej deri në minimum; por edhe po të mos ishte kjo e mundshme, gjithmonë do të mbetej edhe një detyrë madje edhe më e rëndësishme, ajo për të ndihmuar të ruhen ato elemente të botës së sotme të cilat janë paracaktuar të mbeten gjallë dhe të shfrytëzohen për ndërtimin e kësaj bote që duhet të vijojë. Qartas, nuk ka kurrfarë arsye të pritet derisa të jetë ndaluar lëvizja teposhtë për të filluar përgatitjen e mënyrës për shërim, kur njëherë dihet se duhet të vijë një shërim, ndonëse mund të mos tregohet si i mundshëm pengimi i lëvizjes që shpie teposhtë, para së gjithash, në një lloj kataklizme; dhe kështu, në cilindo rast qoftë, puna e elitës nuk do të ishte pa efekt; ajo as mund të privohet nga rezultatet e benificuara përsa i përket vet elitës, as që do të duhet të mbetet nga ky aspekt pa rezultate të fundit në emër të njerëzimit në tërësi.

Kjo pozitë, pra, duhet të shikohet në këtë mënyrë: elita ende ekziston në qytetërimet lindore, dhe ndonëse pranohet se numri i saj vazhdimisht po pakësohet për shkak të cenimeve moderniste, megjithatë do të vijojë të ekzistojë deri në fund për arsye se prania e saj është e domosdoshme për të ruajtur bërthamën e traditës, e cila nuk mund të lejohet të prishet, dhe për të siguruar transmetimin e çdo gjëje që duhet të ruhet. Në Perëndim, përkundrazi, elita nuk ekziston më; mund të pyes njeriu veten, pra, se a do të ripërtërihet edhe një herë para se të marrë fund koha jonë, domethënë se a do të ketë bota perëndimore rol për të luajtur në këtë detyrë të ruajtjes dhe të transmetimit, përkundër shmangies së saj nga rruga tradicionale? Nëse kjo nuk do të ndodh, atëherë si

pasojë do të jetë që qytetërimi perëndimor detyrimisht do të zhduket në tërësinë e vet për shkak se i mungojnë çfarëdo elementesh për të mbetur gjallë, të cilat do të mund të jepnin ndonjë kontribut për të ardhmen, kurse gjurmët e fundit të frymës tradicionale do të merrnin fund përfundimisht. Kjo çështje e shprehur kështu mund të ketë vetëm rëndësi të dorës së dytë, sa i përket rezultatit përfundimtar; megjithatë, ajo ofron një shkallë interesimi nga pikëvështrimi relativ, i cili duhet të merret parasysh kur njeriu të pajtohet të shqyrtojë kushtet e posaçme të periudhës në të cilën po jetojmë. Nga pikëpamja primare, do të mjaftonte të përkujtojmë se bota perëndimore, fundja, formon një pjesë të tërësisë nga e cila duket se është ndarë në fillim të periudhës bashkëkohore dhe se, me integrimin e fundit të këtij cikli, të gjitha pjesët duhet përsëri të bashkohen në një mënyrë apo në një tjetër; por kjo nuk nënkupton doemos ndonjë ripërtëritje të mëparshme të traditës perëndimore, meqenëse kjo e fundit ka mundësi të ruhet thjesht në gjendje të stabilitetit të përhershëm në burim të vet, pa marrë parasysh frymën e posaçme me të cilën mund të jetë veshur në çfarëdo periudhe qoftë. Ne nuk mund të bëjmë më shumë sesa të prekim këtë mundësi, sepse për ta bërë pikërisht të kuptueshme do të ishte e domosdoshme të paraqitej çështja e marrëdhënies midis traditës së qëmotshme dhe traditës së nënshtruar, të cilën nuk mund të provojmë ta bëjmë këtu. Kjo zgjidhje do të ishte më e paparapëlqyeshmja nga të gjitha të tjerat për botën perëndimore të vështruar në vete, kurse gjendja e tashme e asaj bote të shtyn të frikohesh se kjo mund vërtet edhe të ndodhë; megjithatë, siç kemi vërejtur, ka shenja të nduarnduarshme të cilat mundësojnë të përfundohet se e gjithë shpresa e një çështjeje të parapëlqyeshme nuk është e domosdoshme të braktiset përfundimisht.

Sot ka në Perëndim më shumë njerëz sesa mund të merret me mend të cilët po bëhen të vetëdijshëm për atë që mungon në qytetërimin e tyre; nëse përpjekjet e tyre kufizohen pak a shumë në aspirata konfuze ose në hulumtime të pafrytshme, nëse ata ndonjëherë madje edhe humbin rrugën plotësisht, kjo ndodh për shkak se atyre u mungojnë kushtet paraprake të vërteta, të cilat kurrë nuk mund t'i zëvendësojë asgjë tjetër dhe nuk kanë asnjë organizatë të aftë për t'i siguruar me udhërrëfimet doktrinare të domosdoshme. Këtu, natyrisht, nuk po u referohemi atyre që kanë qenë në gjendje të gjejnë atë udhërrëfim në njërën apo në tjetrën traditë evropiane, dhe të cilët prandaj duhet të konsiderohen se intelektualisht i përkasin pjesës jashtë botës perëndimore; njerëzit e tillë, të cilët, për më tepër, do të mbeten doemos raste përjashtimi, nuk mund të formojnë një pjesë integrale të elitës perëndimore; ata vërtet arrijnë në zgjerim të elitës lindore dhe një ditë do të mund të bëheshin një lidhje bashkuese midis atyre elitave dhe asaj të Perëndimit, kur t'ia kenë dalur njëherë ta stabilizojnë veten; por kjo e fundit, si të thuash sipas rregullës, mund të themelohet vetëm si rezultat e iniciativës nga ana e vetë perëndimorëve, ndërsa pikërisht aty qëndron vështirësia kryesore. Kjo iniciativë do të mund të përfshinte vetëm njerëz nga këto dy forma: ose do t'i zbulojë në vete Perëndimi mjetet e nevojshme, duke u kthyer drejtpërsëdrejti kah tradita e vet, i cili do të arrinte në një lloj rizgjimi spontan të mundësive latente të veta; ose përndryshe elemente të ndryshme perëndimore do të përmbushin detyrën e ripërtëritjes me ndihmën e njëfarë njohurie të doktrinave lindore, gjë që, në këtë rast, megjithatë, nuk do të ishte absolutisht njohuri e drejtpërdrejtë, sepse ata për të cilët është fjala do të duhej të mbeteshin posaçërisht perëndimorë; por njohuria do t'u vinte me anë të ndikimit të dorës së dytë, si të thuash, duke punuar me anë ndërmjetësuesish ashtu si ata që posa i zumë ngoje. E para nga këto dy hipoteza është shumë e pabesueshme sepse ajo nënkupton ekzistencën e së paku të një pike bashkuese në Perëndim, ku do të jetë ruajtur e paprekur fryma tradicionale, ndërsa, siç kemi theksuar tashmë, ekzistimi i një

qendre të tillë, përkundër pohimeve të kundërta, duket se është shumë i dyshimtë: është, pra, pikërisht hipoteza e dytë ajo që kërkon të vështrohet më për së afërmi.

Në një rast si ky do të ishte përparësi, ndonëse jo domosdoshmëri absolute, nëse elita që ishte në proces të zhvillimit do të mund të zinte rrënjë në një organizatë perëndimore që tashmë gëzon një ekzistencë efektive; duket fare e qartë se tani është vetëm një organizatë e cila ka karakter tradicional dhe që ka ruajtur një doktrinë të aftë që të shërbejë si bazë e përshtatshme për punën në fjalë: ajo organizatë është kisha Katolike. Do të mjaftonte që ajo t'i kthehej doktrinës së vet, pa ndryshuar asgjë nga forma e religjionit që mban së jashtmi, përmbajtja më e thellë vërtet e nënkuptueshme në të, por për të cilën duket se përfaqësuesit e saj të tashëm nuk janë të vetëdijshëm më, pikërisht siç nuk janë të vetëdijshëm më as për unitetin e vet qenësor me format tradicionale të tjera; këto dy gjëra, për më tepër, janë të pandashme njëra nga tjetra. Kjo do të bënte që të kuptohej Katolicizmi në kuptimin e vërtetë të fjalës, i cili etimologjikisht shpreh idenë e universalizmit, një fakt që lehtë mund të mos e vërejnë ata që dëshirojnë t'u shërbejnë thjesht si emërtim ekskluziv i një forme të posaçme dhe thjesht perëndimore, duke mos pasur kurrfarë lidhjeje efektive me traditat e tjera: në të vërtetë, mund të thuhet se në gjendjen e sotme të gjërave Katolicizmi ka vetëm një ekzistencë të vërtetë, sepse nuk duket të ketë në të vetëdije të universalitetit: por megjithatë, është e vërtetë se ekzistimi i një organizate që mban emrin e tillë është vetëm tregues i një baze të mundshme për rikthimin e frymës tradicionale në kuptimin e saj të plotë, aq më tepër, për shkak se gjatë Mesjetës ai tashmë kishte shërbyer si përkrahje e asaj fryme në Perëndim. Prandaj, vërtetë, gjithë çka kërkohet do të ishte të riformohej ajo që ka ekzistuar përpara devijimit në kohën bashkëkohore, duke lejuar çfarëdo përshtatjesh që kërkojnë rrethanat e ndryshuara të një periudhe tjetër; ndërsa, po të ketë njerëz që shqetësohen ose tmerrohen nga një mendim i tillë, kjo mund të jetë vetëm për arsye se, duke mos njohur veten dhe mbase edhe kundër dëshirës së tyre, ata udhëhiqen nga botëkuptimi bashkëkohor deri në atë shkallë sa plotësisht të harrojnë kuptimin e traditës nga e cila atyre nuk u ka mbetur asgjë pos gëzhojës. Pyetje e rëndësishme që duhet të shtrohet është nëse formalizmi i "shkronjës", e cila është edhe një varietet i "materializmit' të marrë sipas kuptimit që ia kemi dhënë më lart, në të vërtetë, ia ka zënë frymën "shpirtit", ose nëse kjo e fundit nuk është gjë më shumë se e errësuar përkohësisht por ende është e aftë për rizgjim mu në thelb të organizatës ekzistuese; asgjë pos rrjedhës së vërtetë të ngjarjeve nuk mund t'i japë përgjigjen e fundit kësaj pyetjeje.

Mund të ndodh vërtet, që më herët a më vonë vetë rrjedha e ngjarjeve t'i detyrojë udhëheqësit e kishës katolike, për hir të domosdosë, të njohin disa gjëra rëndësia e të cilave mund të mos duket drejtpërsëdrejti nga pikëpamja thjesht intelektuale; është vërtet për të ardhur keq që rrethanat aq të përkohshme, si ato që kanë të bëjnë me fushën e politikës, të vështruara të veçuara nga çdo parim më i lartë, duhet vetë të vërtetojnë aftësinë e ndikimit stimulues në këto çështje; megjithatë, duhet të pranohet se rasti për zhvillimin e mundësive latente duhet gjithmonë të jepet përmes atyre mjeteve që e do puna të jenë në çfarëdo kohe më të qasshmet në të kuptuarit e njeriut. Prandaj ne ofrojmë këtë vështrim: të ballafaquar nga intensifikimi i një gjendjeje konfuzioni e cila po përhapet gjithnjë e më shumë, do të duhej të kërkohej me mend bashkimi i të gjitha forcave të tilla shpirtërore që ende mund t'u ndjehet veprimi në botën e jashtme, si në Lindje ashtu edhe në Perëndim; ndërsa përsa i përket Perëndimit, nuk shohim ndonjë forcë tjetër të tillë pos asaj të kishës katolike. Po të vëhen në kontakt këto të fundit me përfaqësuesit e traditës lindore, njeriut i mbetet vetëm të gëzohet me këtë rezultat të

parë i cili mund të shërbejë si pikënisje e ardhjes së gjërave më të mëdha, meqenëse nuk do të kalojë shumë kohë para se të bëhet e dukshme se kuptimi thjesht i jashtëm dhe “diplomatik” ishte mashtrues dhe nuk mund të jepte rezultatet e dëshiruara; do të jetë pastaj e domosdoshme të kalohet në atë që duhet normalisht të ishte e para, do të thotë në shqyrtimin e një përputhjeje parimesh, për të cilin kushti qenësor por i mjaftueshëm do të ishte që përfaqësuesit e Perëndimit të zbulonin një vetëdije të vërtetë për ato parime, të cilën Lindja kurrë nuk e shpori sysh. Të kuptuarit e vërtetë, le të përsëritet edhe një herë, mund të dalë vetëm nga brenda, gjë që bën të thuhet se ai duhet të ngrihet në atë rrafsh që mund të quhet, po ashtu me të drejtë, intelektual ose shpirtëror, meqenëse këto dy fjalë vërtet bartin një kuptim thuaja identik; pastaj, duke u nisur nga kjo çështje, vetë marrëveshja do të shtrihej nga forca e ngjarjeve në çdo sferë tjetër, njësoj si kur një herë të jetë shpallur një parim nuk mbetet asgjë tjetër pos të nxirret përfundim, ose thënë më mirë, të jepen qartë të gjitha pasojat që nënkuptohen me të. Vetëm një pengesë mund të qëndrojë në këtë rrugë: kjo është dashuria perëndimore për prozelitizmin, e cila pengon njohjen e faktit se të keshë “aleatë” që nuk janë subjekte ndonjëherë ka përparësi pozitive, ose thënë më saktësisht, ajo dashuri është pikërisht mungesë e të kuptuarit nga e cila del ai prozelitizëm si njëri prej pasojave të saj: a ka mundësi të kapërcehet kjo pengesë? Po u tregua kjo si e pakapërcyeshme, atëherë elita, duke kërkuar të stabilizojë veten, nuk do të mund të mbështetej më mbi asgjë tjetër pos mbi përpjekjet e atyre që do të ishin sa duhet të kualifikuar me aftësitë e tyre intelektuale, pa marrë parasysh asnjë rrethanë të posaçme, dhe gjithashtu, s’ka nevojë të thuhet, që të mbështetej mbi pikëpamjet e Lindjes; prandaj puna e tyre do të tregohej më e vështirë, ndërsa ndikimi i tyre do të mund të fillonte të ndjehej pas kalimit të një intervali të gjatë të kohës, sepse vetë do të duhej të krijonte të gjitha instrumentet që do t’i nevojiteshin, në vend që t’i gjente të gatshme për t’i përsosur si në ndonjë rast tjetër të mëvonshëm; por jemi larg asaj që të marrim me mend se këto vështirësi, sado të mëdha që mund të jenë, janë të një natyre që pengojnë përmbushjen e asaj që duhet të bëhet në një mënyrë a në një tjetër.

Prandaj e shohim të udhës që lypsen bërë edhe këto vërejtje: tashmë ka shenja të padyshimta në botën perëndimore për një lëvizje, deri tani e përcaktuar keq por e cila është mjaft e aftë të prijë, dhe vërtetë, në rrethana normale do të detyrohej të printe, në rithemelimin e një elite intelektuale, me kusht që të mos ndodhte së shpejti ndonjë kataklizëm, që të zhvillohej rrugës së vet. Vështirë se ka nevojë të theksohet sa do të ishte kjo përparësi e kishës, sa i përket rolit që ajo duhet të luajë në të ardhmen, po të kishte mundësi ajo disi të parandalonte lëvizjen e tillë, më mirë sesa të lejonte të zhvillohej pavarësisht, duke rrezikuar kështu që të detyrohet të vijojë pas saj me vonesë në mënyrë që të ruajë ndikimin që do të kishte rrëzik t’i rrëshqasë nga dora: nuk është e domosdoshme të përvetësohet një pikëpamje posaçërisht e lartë ose e paqasshme në mënyrë që të shquhet fakti se pikërisht kisha do të përfitojë më së shumti nga një qëndrim i cili, larg asaj që të nënkuptojë kompromisin më të vogël në çështjet doktrinare, do të dilte, përkundrazi, si rezultat ruajtja e saj që të mos i përshkruhej fryma bashkëkohore, ndërsa njëherit duke mos lejuar të bëheshin farë ndryshimesh të jashtme. Do të ishte diçka paradoksale të shihej që Katolicizmi integral të realizohej pa bashkëpunimin me kishën katolike, i cili, në një rast të tillë, do të mund të kishte nevojë të çuditshme për t’u detyruar të pranojë mbrojtjen nga sulmet e tërbuara më të tmerr-shmet me të cilat është ballafaquar ndonjëherë nga individët udhëheqësit e të cilëve, ose së paku ata të cilët u kanë lejuar të flasin në emër të tyre, janë përpjekur më herët t’i diskreditojnë duke ua hedhur dyshimet më të këqija: ndërsa sa na përket neve, do të na

vinte keq të shihnim të ndodhnin gjëra të tilla; por nëse nuk ndodhin gjëra të tilla, vërtet është koha që ata të cilëve pozita u ngarkon përgjegjësitë më të mëdha të veprojnë me vetëdije të plotë dhe të mos lejojnë veprimet që do të mund të lindnin pasojat më të mëdha, t'i nënshtroheshin rrezikut të zhgënjimit për shkak të mungesës së të kuptuarit ose të vullnetit të keq të disa njerëzve pak a shumë të nënshtruar; një gjë e tillë tashmë dihet se ka ndodhur dhe kjo, megjithatë, tregon edhe një herë deri në çfarë shkalle mbizotëron konfuzioni sot gjithkund. Mund të ndodhë fare mirë që këto vështrime të mos jenë posaçërisht të mirëseardhura, ndonëse janë bërë nga pikëqëndrimi i pavarur dhe në frymë të paanësisë së plotë; por ajo ka pasoja të vogla, ndërsa njeriu nuk duhet të mos i thotë gjërat që duhet thënë kurdoqoftë që duket se rrethanat kërkojnë këtë dhe në një mënyrë e cila është më e përshtatshmja në atë rast. Vërejtjet e mësipërme nuk janë gjë tjetër pos një përmbledhje e një grumbulli përfundimesh të cilave u jemi drejtuar gjatë disa hulumtimeve fare të vona, nënkuptohet, të bëra në një fushë thjesht intelektuale; nuk ka kurrfarë nevoje, së paku jo tash për tash, të hyhet në hollësi të shumta, të cilat, për më tepër, do të ishin me interes të vogël në vetvete; por mund të vërehet se asgjë nuk është shkruar në shënimet e më larta pa reflektim të bollshëm. Do të ishte e padobishme të bëheshin kundërshtime delikate në formë argumentesh filozofike, të cilat në rastet më të shumta nuk përfillen: ne po flasim seriozisht për gjëra serioze dhe nuk kemi kohë për të humbur në grindje verbale që nuk shërbejnë për asgjë. Nuk kemi kurrfarë dëshire të vijmë në kundërshtim ose të përzihemi në çështje shkolle ose partie, ndërsa nuk do të mund të zhytemi në asnjërën nga temat e nduarnduarshme të pranishme tani në Perëndim, sepse asnjëra nuk do t'i përshtatej këtij rasti.

Një fjalë qortimi mund t'u drejtohet atyre që, për arsye të prirjes për mirëkuptim më të lart, nëse jo për arsye të shkallës së dijes deri në të cilën ata vërtet kanë arritur, duken të paracaktuar të bëhen elemente të një elite të mundshme. Pa asnjë dyshim fryma moderniste, e cila vërtet është "diabolike" në çdo kuptim të fjalës, po rropatet me të gjitha mjetet që ka në dorë për t'i penguar këto elemente, sot të izoluara dhe të shkapërderdhura, që të mos arrijnë kohezionin që është i domosdoshëm nëse duhet të ushtrojnë çfarëdo ndikimi real në mentalitetin e përgjithshëm; është, pra, detyrë e atyre të cilët tashmë kanë arritur gjendje të vetëdijes pak a shumë të plotë, sa i përket natyrës së qëllimit ndaj të cilit përpjekjet e tyre duhet të drejtohen, të qëndrojnë të fortë kundër çfarëdo vështirësish që mund t'u dalin në rrugë. Për ata që nuk kanë arritur shkallën prej së cilës drejtimi i pagabueshëm nuk lejon më të gabohen nga rruga e vërtetë, ende duhet të kemi frikë se mos shmangen në mënyrë më serioze; prandaj kërkohet maturia më e madhe, dhe ne do të thoshim madje se duhet shtyer deri në pikë të dyshimit, për arsye se "kundërshtari" i cili deri në këtë pikë nuk është kapërcyer perfundimisht, di si të marrë me mend mashtrimet më të llojllojshme dhe kohë pas kohe edhe më të papriturat. Nganjëherë ndodh që njerëzit të cilët mendojnë se iu kanë shmangur ndikimit të materializmit modern bëhen pre e lëvizjeve të cilat, derisa duket se i kundërshtojnë atij, vërtet i përkasin të njëjtit rrafsh të gjërave; kurse nga aspekti i kthimit të mëndjes së shumë perëndimorëve është e dëshirueshme nga kjo pikëpamje të vëhen në mbrojtje ata sidomos kundër fuqisë së tërheqjes që mund të ushtrohet mbi ta me "dukuri" të një lloji pak a shumë të jashtëzakonshëm: pikërisht kjo tërheqje mban përgjegjësi të madhe për të gjitha gabimet e "spiritualizmit të ri", ndërsa duhet të pritet që ky rrezik i posaçëm do të vazhdojë të shtohet, meqenëse fuqitë e errëta që e mbajnë gjallë hutinë e tanishme gjejnë në të një nga instrumentet e tyre më të fuqishme. Ka mundësi madje që ne të mos jemi shumë larg nga koha që tregon profecia ungjillore, për të cilën tashmë kemi bërë fjalë gjetiu: "Sepse krishtë të rrejshëm dhe profetë të rrejshëm do të ngrihen, dhe do të

tregojnë shenja dhe mrekulli për të kandisur, po të jetë e mundshme, edhe të zgjedhurin". "Të zgjedhurit", siç tregon fjala, janë ata që shkojnë të përbëjnë elitën në kuptimin e plotë të fjalës, gjë që, për më tepër, është arsye pse ne parapëlqejmë të përdorim këtë term përkundër keqpërdorimit të vazhdueshëm të tij në botën profane; anëtarët e elitës, "të zgjedhurit", në saje të të "kuptuarit" të brendshëm që kanë arritur, nuk janë më në gjendje të kandisen, por kështu nuk qëndron puna me ata që deri tani nuk kanë poseduar gjë më shumë se mundësitë e njohurisë, thënë saktësisht, janë vetëm të "thirrurit"; dhe kjo është arsyeja pse thuhet në Ungjill se "shumë thirren por pak zgjidhen".

Po hyjmë në një kohë kur do të jetë jashtëzakonisht vështirë të ndahet "shapi nga sheqeri" dhe të kryhet si duhet ajo që teologët e quajnë "mbajtja e shpirtrave", si për shkak të konfuzionit të përgjithshëm që shfaqet në forma të intensifikuara dhe gjithnjë e më të llojllojshme, po ashtu edhe për shkak të nevojës për dije të vërtetë ndër ata funksioni i të cilëve është t'u prijnë të tjerëve, dhe të cilët sot janë gjithnjë e më shpesh pak më të mirë sesa "prijës të verbër". Pastaj do të jetë koha të shihet nëse, në rrethana të tilla, ka ndonjë dobi nga hollësitë dialektike dhe nëse një filozofi, qoftë ajo edhe më e mundshmja, do të mjaftojë të pengohet zgjidhja e "fuqisë së skëterrës"; edhe ky është një iluzion për të cilin disa njerëz kërkojnë të qortohen, sepse ka shumë asish që marrin me mend, nga padija mbizotëruese sa i përket natyrës së intelektualit, që mund të mbështetet njeriu në njohurinë thjesht filozofike, e cila madje edhe në kohët më të mira do të arrijë në vetë hijen e njohurisë së vërtetë, për të vënë çdo gjë në rrugë të drejtë dhe për të shkaktuar riorientimin e mentalitetit bashkëkohës, pikërisht siç janë disa që besojnë se mund të gjejnë madje në shkencën moderne një mjet për t'u ngritur deri në rrafshin e të vërtetave më të larta, ndërsa kjo shkencë, në të vërtetë, mbështetet në pohimin e vetë atyre të vërtetave. Të gjitha këto iluzione ia dalin në aq shumë raste të shkojnë rrugës së gabuar; shumë përpjekje prandaj bëhen më kot, dhe kështu shumë nga ata që sinqerisht dëshirojnë të reagojnë kundër botëkuptimit modern janë dobësuar e bërë të paaftë; duke mos ia dalur të zbulojnë parimet thelbësore, pa të cilat i gjithë veprimi është dënuar të jetë joefektiv, i kanë lejuar vetes t'i tërheqë joshja në qorrsokaqe nga të cilat nuk ka kurrfarë rruge të mundshme për të ikur.

Ata që do të kenë sukses të kapërcejnë të gjitha këto pengesa dhe të korrin fitore mbi armiqësinë e një rrethane që kundërshton gjithë spiritualitetin, do të jenë pa dyshim në numër të vogël; por themi edhe një herë, nuk çojnë peshë numrat këtu, sepse mirë është një ku ligjet janë fare tjera nga ato të materies. Nuk ka pra, kurrfarë rasti për humbje shpresash; po edhe po të mos kishte kurrfarë shprese për të arritur çfarëdo rezultati të dukshëm para shkatërrimit të botës moderne përmes ndonjë katastrofe, ajo nuk do të ishte ende arsye e vlefshme për t'u tërhequr nga përvjelja për punë që shtrihet në largësi përtej kohës së sotme. Ata që mund të ndjehen të gatshëm të dorëzohen para shkurajimit duhet të dinë se asgjë e përmbushur në këtë rrafsh nuk mund të humbet përgjithmonë, se konfuzioni, gabimi dhe errësira nuk mund të gëzojnë tjetër përveç tifos e mashtrues dhe të parëndësishëm, se çdo lloj i çekuilibrimit të pjesërishëm dhe kalimtar duhet doemos të kontribuojë në ekuilibrin e madh të tërësisë, dhe asgjë nuk mund të mbisundojë përfundimisht në fuqinë e së vërtetës; për moto të tyre duhet të marrim atë që është përvetësuar në kohët e mëhershme nga disa organizata nismëtare të Perëndimit: *Vincit omnia Veritas*.